# DITURIA ISLAME

NUMËR 293 | VITI 28 | JANAR 2015 | REBIUL-AHIR 1436 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €



## MBAHET TAKIMI I MYFTINJVE TË BALLKANIT NË EDIRNE

## SPROVA E PUSHTETIT
Rrëfimi për Dhulkarnejnin

## DHUNA MBI PLISIN,
dhunë mbi identitetin e shqiptarëve

www. bislame.net

# XHAMIA E SULLTAN MURATIT (XHAMIA E ÇARSHISË E PRISHTINËS)

Sipas të dhënave të tanishme, kjo është xhamia e parë e ndërtuar nga Perandoria Osmane në territorin e sotëm të Kosovës, por jo edhe xhamia e parë në Kosovë. Sipas epigrafit të vënë në rinovimin e vitit 1902/3 (1320 hixhri), themelet e xhamisë i ka vënë vetë sulltan Murad Hudavendigari (1360-1389). Sipas një versioni tjetër, xhamia ishte ndërtuar për nder të fitores në Betejën e Parë të Kosovës (1389), nga djali i dytë i sulltanit të ndjerë, sulltan Jëlldërëm Bejazidi (1389-1403). Sidoqoftë, ajo ishte përfunduar nga sulltan Mehmed Fatihu. Ndërtimi i hajatit të mbyllur dhe minaresë së sotme karakteristike, si dhe disa ndryshime të tjera u bënë nga sulltan Abdulhamidi II më 1902/03. Minareja e mëparshme kishte formën tipike të minareve osmane dhe ishte e mbuluar me llamarinë plumbi.



*Studimi është pjesë e shkëputur e monografisë "Xhamitë e Republikës së Kosovës – Komuna e Prishtinës, Monografia Nr. 1", autorë: Mr.Sc. Sami Isufi (Arch) dhe Mr. Esat Ramadani (Arch), Prishtinë, 2011.*

## PËRMBAJTJA






# Myftiu Tërnava flet në takimin e myftinjve të Ballkanit në Edirne

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga këshilltari i Kryesisë, Vedat Sahiti, kryetari i KBI-së së Prishtinës, Bahri ef. Sejdiu, ai i Prizrenit, Lutfi ef. Ballëku, dhe ai i Pejës, Musli ef.Arifi, morën pjesë në takimin e shtatë të Myftinjve të vendeve të Ballkanit, që u mbajt në Edirne të Turqisë. Krahas takimit të myftinjve të Ballkanit, në konferencë po marrin pjesë edhe 80 myftinj regjional të Turqisë, të cilët patën rastin të dëgjojnë prezantimin e myftinjve të Ballkanit, që fliste për aktivitetet në vendet përkatëse. Në anën tjetër, në fjalimin e tij, Myftiu Tërnava, ka folur për zhvillimet e jetës fetare në Kosovë, sfidat e bashkësive fetare Islame në Ballkan, çështjet me të cilat ballafaqohen, si dhe për sfidat me të cilat po përballet bota Islame në kohën tonë. Myftiu Tërnava, ka vënë theksin në domosdoshmërinë e bashkëpunimit të bashkësive fetare islame në Ballkan, sidomos në fushën e arsimimit fetar dhe përgatitjes së kuadrit, gjegjësisht imamëve, që të fitohet aftësia për t'u përballur me mësimet dhe interpretimet e rrymave ekstreme, të cilat janë të padobishme për shoqërinë.(R.Sh)

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Mr. Isa Bajçinca / Korrektor: Besnik Jaha /
Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë /
Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ /
Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Puna e përbashkët rrit dialogun ndërfetar

*"Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe."*
*( El Maide, 3)*

*Mbajtja e forumit të tretë botëror katoliko-mysliman në Vatikan, në muajin nëntor, ku u debatua mbi temën "Të punojmë së bashku për t'u shërbyer të tjerëve", veçmas mbi çështjet "Të punojmë së bashku për t'i shërbyer rinisë, të punojmë së bashku që t'i shërbejmë rritjes se dialogut ndërfetar dhe, të punojmë së bashku që t'i shërbejmë shoqërisë", mbetet ngjarje e madhe në dialogun ndërfetar në mes fesë krishtere dhe Islame. Marrja pjesë e Myftiut të Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava në këtë Forum, e begatoi dhe i dha shtesë të fuqishme vazhdimit dhe rritjes së dialogut ndërfetar, me ç'rast solli shembuj të bashkëpu nimit katoliko-mysliman në fushën e edukimit, humanizmit e të tjera.*

*Myftiu Tërnava është pritur në audiencë nga Papa Francesku, i cili u shprehu mirëseardhje përfaqësuesve myslimanë, si dhe i falënderoi ata për kontributin që po japin në ndërtimin e paqes, harmonisë, bashkëjetesës e tolerancës në mes popujve dhe feve. Papa çmoi lart sidomos kontributin që po japin prijësit myslimanë në këtë forum të përbashkët, i cili ka për diskutim temën "Të punojmë së bashku për t'u shërbyer të tjerëve". Nga ana e tij, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, në fjalën e tij falënderoi Papën për kontributin dhe kujdesin e Papës dhe të Vatikanit për Kosovën. Myftiu i vuri në dukje Papës nderin që i ka bërë kombit shqiptar me rastin e vizitës së tij në Shqipëri. Me këtë rast Myftiu Tërnava i dhuroi Papës "Monografinë e xhamive të shkatërruara gjatë luftës së fundit në Kosovë".*

*Pjesëmarrësit e këtij forumi njëzëri dënuan rastet e dhunës në emër të fesë, terrorizmit, shtypjes ndaj personave të pafajshëm, përdhosjes së vendeve të shenjta dhe shkatërrimit të trashëgimisë kulturore.*

*Gjithashtu një vend të merituar në trajtimin e çështjeve zuri edhe sfera e rinisë. Pjesëmarrësit u pajtuan që edukimi i rinisë, qoftë ai në familje, shkollë, universitet, kishë apo xhami, është shumë i rëndësishëm për të promovuar një identitet të pastër, që ndërton respekt për të tjerët, për çka në vazhdimësi planprogramet shkollore dhe librat shkollor duhet të paraqesin një imazh objektiv dhe respekt për kulturat dhe civilizimet e tjera të njerëzimit.*

*Për kapërcimin e paragjykimeve, dyshimeve, përgjithësimeve joadekuate, si dhe çdo gjëje që dëmton marrëdhëniet paqësore që të gjithë synojmë, pjesëmarrësit konfirmuan rëndësinë e dialogut ndërfetar dhe ndërkulturor për të thelluar mirëkuptimin. Takimi i parë i Forumit katoliko-mysliman është mbajtur në vitin 2008 në Vatikan, i dyti në Jordani, më 2011, ndërsa ky ishte takimi i tretë i radhës.*

*Mbajtja e takimeve të tilla dhe të ngjashme do të zvogëlonte dhe eliminonte paragjykimet dhe urrejtjen ndaj fesë Islame dhe myslimanëve në përgjithësi. Respektimi i figurave fetare mbetet elementi më kulmor për secilin njeri që mendon se do të kontribuojë në ndërtimin e paqes, harmonisë dhe dashurisë në mes njerëzve. Çdo shfaqje mosrespekti ndaj Islamit do të minonte harmoninë dhe bashkëjetesën në mes feve. Në këtë proces, pesha më e rëndë bie mbi mediet e komunikimit masiv, të cilat me portrete, karikatura e analiza të ndryshme për qëllime tejet të ulëta po ndezin fitilin e përçarjes. Ato, gjoja në emër të shprehjes dhe mendimit të lirë, po robërojnë zemra e shpirtra të miliona myslimanëve. Nga veprimet ku tjetri nënçmohet, tallet e satirizohet, e aq më shumë në çështje tejet të ndjeshme, siç janë figurat dhe simbolet fetare, s'bëhet fjalë për zhvillim dhe prosperitet të përgjithshëm, në të cilin bota do të jetonte në liri dhe dashuri në mes bijve të Ademit. Në fakt, roli i njeriut në Tokë është i rimëkëmbjes, dhe ky është qëllimi i krijimit të tij në këtë Tokë, dhe jo të bëjë çrregullime, dhunë e, ruana Zot, të derdhë gjak në emër të cilësdo kulture apo cilitdo qytetërim.*

*Bota është e madhe, dhe ajo ka vend për të gjithë, që të jetojnë të qetë e duke kryer obligimin dhe amanetin hyjnor që kanë pranuar.*

*Mr.Rexhep Suma*

# Muhamedi a.s., një model që duhet ndjekur*

Edhe ky sesion shkencor që po mbahet sot, këtu në ambientet e "Medresesë Alaudin", paralelja e Gjilanit, organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjilan, po i kushtohet Muhamedit a.s., pejgamberit tonë të fundit, të cilit Allahu xh.sh. i shpalli Kuranin.

Rikujtimi i ditëlindjes së Muhamedit a.s. nga ana e myslimanëve është një e mirë që tek myslimanët trashëgohet shekuj me radhë. Dita kur Allahu xh.sh. na nderoi me ardhjen e Muhamedit a.s. në këtë botë është festë e gjithë njerëzimit. Kjo dritë, që e solli në jetë Zoti zh.sh., ndriçoi botën mbarë, dhe në saje të kësaj drite u zhdukën errësirat, gjithësia u përfshi nga ndriçimi, e ky është favori më i madh i Zotit për njeriun. S'ka dyshim se myslimani nuk mund të gjejë shembull më të mirë se Muhamedi a.s. në organizimin e jetës së vet, pa marrë parasysh gjendjen , kohën dhe vendin.

Allahu xh.sh. në Kuranin e madhërishëm thotë: "Ju e kishit shembullin më të mirë në të Dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh Allahun (Sureja El-Ahzabë: 21).

"E Ne nuk të dërguam ty (Muhamed) veçse si mëshirë për të gjitha botët. (Sureja El-Enbija: 107).

Muhamedi a.s. ishte model e shëmbëlltyrë për mbarë njerëzimin, ngase vetë përzgjedhja për pejgamber nga ana e Zotit xh.sh., dhe zbritja e Kuranit tek ai ishin mëshirë për njerëzimin.

Kurani për Muhamedin a.s. ishte ajër, ujë, armë, mburojë, kala. Me Kuran ai merrte frymë, me të ngjitej si retë në qiej, me të u shkonte në ndihmë njerëzve në trajtën e shiut të mëshirës, me të përhapte dritë në mbarë botën.

Gjatë tërë historisë njerëzore, nuk ka njeri tjetër si ai në botë që studiuesit e jetës, biografisë, të kenë pasur qasje si edhe në imtësitë më të vogla të jetës, biografisë së Muhamedit a.s., pra, duke përfshirë



gjithë segmentet e jetës së tij. Andaj edhe mbetet shembull që duhet ndjekur për të gjithë brezat, deri në Kiamet. Ndaj edhe jeta e tij, mësimet dhe veprat e tij, na mësojnë se Muhamedi, a.s., ishte: ai që na mësoi si ta besojmë Zotin, edhe nëpërmes fjalës së parë të zbritur: "Lexo!"; ai që na mësoi se askush tjetër nuk meriton adhurimin përveç Allahut xh.sh.; ai që na mësoi mbi kushtet e besimit dhe tërë atë që shpalli Allahu te ai; ai që luftoi për të drejtat e të gjithë njerëzve, qysh para 14 shekujsh, dhe promovoi në praktikë të drejtat e burrit, gruas e fëmijëve; ai që garantoi të drejtat e njeriut atëherë kur mungonin konventa të ndryshme, ligje e kode ndërkombëtare; ai që urdhëroi në dashuri mes të afërmve dhe fqinjëve, urdhëroi në bujari, guxim mirësi e falje; ai që na mësoi të punojmë të lejuarat e të ndalemi para të ndaluarave; ai që vendosi dhe respektoi marrëdhëniet mes myslimanëve dhe jomyslimanëve; ai që na mësoi se çfarë është dhe si bëhet marrëveshja, për të jetuar në paqe dhe harmoni edhe me jomyslimanët; ai që na mësoi si të respektohet besimi i tjetrit, se çfarë është toleranca, harmonia dhe respekti mes

besimeve.

Është Muhamedi a.s. ai që na mësoi për këto vlera para 1400 vjetësh, të cilat sot aq shumë po i mungojnë botës moderne.

Ai ngriti marrëdhëniet brenda familjes. Marrëdhëniet që kanë të bëjnë me babanë, nënën, dhe të drejtat e mëdha që kanë fëmijët. Ndaloi padrejtësinë dhe mizoritë. Thirri në drejtësi, dashuri dhe bashkëpunim për të mirë.

Ai këshilloi që të ndihmohet ai që është në nevojë, e të vizitohet ai që është i sëmurë. Urdhëroi në respekt, këshillë e dashuri mes njerëzve. Ndaloi veprat e liga te myslimanët, siç janë: vjedhja, dyfytyrësia, tradhtia, mbytja, mizoria, si dhe veprat tjera të liga.

Ai na mësoi neve dhe botën mbarë: si t'u shërbejmë prindërve; se besimtari duhet të jetë i mëshirshëm për ata që janë të vegjël, për gratë, të dobëtit, të varfërit, jetimët, të shtypurit, të moshuarit etj.

Lufta e tij e vazhdueshme ishte kundër skllavërisë dhe pabarazisë mes njerëzve.

Ai na mësoi se njeriu nuk duhet t'i bëjë keq njeriut, e as gjallesave tjera: shtazërisë dhe shpezërisë, insekteve, etj.

Ai na mësoi edhe si të sillemi me ambientin ku jetojmë, duke mos e prishur ambientin me pakujdesin tonë.

Na mësoi të kemi kujdes që edhe pemët e lista të mos i presim pa nevojë.

Muhamedi a.s. ishte ai që na mësoi se myslimani duhet të reflektojë vetëm mëshirë, të jetë i mëshirshëm me gruan e vet, fëmijët, deri në ditën e fundit të jetës së tij. Ai gjithashtu na mësoi edhe: mbi sjelljen dhe moralin njerëzor;

na urdhëroi të mësojmë se çfarë ka në qiej e në tokë, në det e lumenj; se Islami është paqë e përgjithshme, dhe se myslimani duhet të distancohet apo largohet nga gjërat që i sjellin dëm individit, familjes dhe shoqërisë.

Ai na mësoi se myslimani duhet të reflektojë siguri dhe paqe, se roli i tij është për të përfaqësuar sigurinë në çdo pjesë të shoqërisë.

Ai na mësoi se askush nuk ka të drejtë të ushtrojë dhunë mbi tjetrin në emër të fesë, qoftë mysliman apo jomysliman; se nuk kemi kemi të drejtë të vrasim, dhunojmë, plaçkisim, shkatërrojmë në emër të fesë; se Islami është kundër çdo lloj dhune e mizorie; se mësimet islame nuk guxojnë të keqinterpretohen dhe keqpërdoren për interesa individuale, grupore e klanore, të çfarëdo natyre qofshin ato, duke i dhënë vetës të drejtë të vrasin e ushtrojnë dhunë, të shkatërrojnë çdo gjë që u del para, kinse në emër të fesë.

Është ai që na mësoi të respektojmë udhëheqësin që është zgjedhur nga mesi ynë.

Këto dhe mësime të tjera na bëjnë me dije se Muhamedi a.s. erdhi mëshirë për mbarë njerëzimin. Se ai erdhi që t'i largojë njerëzit nga idhujadhurimet, e të zëvendësojë këto besime me besim në Zotin Një. Erdhi të vendosë gjërat në vendet e veta, t'i japë jetës domethënie, pra erdhi shëmbëlltyrë që duhet ndjekur.

Ai ndryshoi besimet pagane që ishin deri në atë kohë, dhe i zëvendësoi besimet e kota me besim në Zotin, si dhe ndryshoi idenë, besimet dhe shpirtrat e njerëzve.

Muhamedi a.s. kur pati mundësi të dënojë, ai fali. Kur pati mundësi të hakmerret, ai këtë nuk e bëri. Prandaj mesazhi i tij hyjnor kishte qëllimin dhe detyrën më fisnike: "të rrënohen besëtytnitë që ishin vënë mes njeriut dhe Krijuesit, që njeriu t'i kthehet Zotit pas atij kaosi në idhujtari".

Këtu qëndron arsyeja pse Muhamedi a.s. është krenaria e njerëzimit, ndërsa edhe gjenitë dhe dijetarët më të mëdhenj të përmasave botërore, por edhe shumë teoricienë e mendimtarë, yje të qiellit tonë të mendimit, kanë qëndruar të përulur nën hijen e tij, duke i thënë: "Ti je njeriu për të cilin ne krenohemi se i përkasim."

Koha, rrethanat e ndryshme, ideologjitë e shumta, perandoritë, kritikat e sulmet nuk patën mundësi ta zbehin në ndjenjat tona asnjë nga të vërtetat që i përkasim atij. Ai vazhdon të jetë i gjallë dhe i freskët në zemrat tona, saqë çdo moment mendojmë se do të takohemi me të. Prandaj me plot gojën, dhe nga thellësia e zemrës dhe e shpirtit, themi: "Krenohemi që i përkasim Ymetit të Muhamedit a.s."

Mesazhi i tij qe një burim paqeje e qetësie, dhe e vetmja për të bërë njerëzimin që të shijojë këtë paqe e qetësi është që njerëzve t'ua mësojmë shëmbëlltyrën e tij dhe atë që solli ai.

Ky mesazh edhe ndërtoi perandorinë shpirtërore më të madhe në mbarë botën.

Ky ishte i Dërguari i Allahut xh.sh., Muhamedi a.s.

Nëse dëshirojmë ta krahasojmë me dikë, është i pakrahasueshëm, dhe të gjithë mbesin të vegjël para shëmbëlltyrës së tij.

Ja pse besimtarët e duan dhe e çmojnë kaq shumë!

* Fjala e Myftiut të Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, mbajtur më 24 janar 2015, në sesionin shkencor në Gjilan, me rastin e muajit të Mevludit.

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf"- (16)

## Sprova e pushtetit - Rrëfimi për Dhulkarnejnin

وَيَسْأَلُونَكَ عَن ذِي الْقَرْنَيْنِ قُلْ سَأَتْلُو عَلَيْكُم مِّنْهُ ذِكْرًا. إِنَّا مَكَّنَّا
لَهُ فِي الْأَرْضِ وَآتَيْنَاهُ مِن كُلِّ شَيْءٍ سَبَبًا. فَأَتْبَعَ سَبَبًا. حَتَّى إِذَا بَلَغَ
مَغْرِبَ الشَّمْسِ وَجَدَهَا تَغْرُبُ فِي عَيْنٍ حَمِئَةٍ وَوَجَدَ عِندَهَا قَوْمًا
قُلْنَا يَا ذَا الْقَرْنَيْنِ إِمَّا أَن تُعَذِّبَ وَإِمَّا أَن تَتَّخِذَ فِيهِمْ حُسْنًا. قَالَ
أَمَّا مَن ظَلَمَ فَسَوْفَ نُعَذِّبُهُ ثُمَّ يُرَدُّ إِلَى رَبِّهِ فَيُعَذِّبُهُ عَذَابًا نُّكْرًا.
وَأَمَّا مَنْ آمَنَ وَعَمِلَ صَالِحًا فَلَهُ جَزَاء الْحُسْنَى وَسَنَقُولُ لَهُ مِنْ
أَمْرِنَا يُسْرًا. ثُمَّ أَتْبَعَ سَبَبًا. حَتَّى إِذَا بَلَغَ مَطْلِعَ الشَّمْسِ وَجَدَهَا
تَطْلُعُ عَلَى قَوْمٍ لَّمْ نَجْعَل لَّهُم مِّن دُونِهَا سِتْرًا. كَذَلِكَ وَقَدْ أَحَطْنَا
بِمَا لَدَيْهِ خُبْرًا. ثُمَّ أَتْبَعَ سَبَبًا. حَتَّى إِذَا بَلَغَ بَيْنَ السَّدَّيْنِ وَجَدَ
مِن دُونِهِمَا قَوْمًا لَّا يَكَادُونَ يَفْقَهُونَ قَوْلًا. قَالُوا يَا ذَا الْقَرْنَيْنِ إِنَّ
يَأْجُوجَ وَمَأْجُوجَ مُفْسِدُونَ فِي الْأَرْضِ فَهَلْ نَجْعَلُ لَكَ خَرْجًا عَلَى
أَن تَجْعَلَ بَيْنَنَا وَبَيْنَهُمْ سَدًّا. قَالَ مَا مَكَّنِّي فِيهِ رَبِّي خَيْرٌ فَأَعِينُونِي
بِقُوَّةٍ أَجْعَلْ بَيْنَكُمْ وَبَيْنَهُمْ رَدْمًا. آتُونِي زُبَرَ الْحَدِيدِ حَتَّى إِذَا سَاوَى
بَيْنَ الصَّدَفَيْنِ قَالَ انفُخُوا حَتَّى إِذَا جَعَلَهُ نَارًا قَالَ آتُونِي أُفْرِغْ عَلَيْهِ
قِطْرًا. فَمَا اسْطَاعُوا أَن يَظْهَرُوهُ وَمَا اسْتَطَاعُوا لَهُ نَقْبًا. قَالَ هَذَا
رَحْمَةٌ مِّن رَّبِّي فَإِذَا جَاءَ وَعْدُ رَبِّي جَعَلَهُ دَكَّاء وَكَانَ وَعْدُ رَبِّي حَقًّا.

*"Të pyesin ty për Dhulkarnejnin, thuaju: "Do t'u rrëfej për punën e tij me Kuran (me shpallje)". Ne i mundësuam atij forcë në tokë dhe i dhamë mundësi për çdo send që të mund ta arrijë. Ai iu rrek një aso mundësie (dhe mori rrugën nga perëndimi). Deri kur arriti në vendperëndimin e diellit, e gjeti se po perëndon në njëfarë burimi me lym të zi, dhe aty e gjeti një popull. E Ne i thamë: "O Dhulkarnejn, ose do t'i dënosh, ose do t'i marrësh me të mirë e t'i udhëzosh!"Ai (Dhulkarnejni) tha: "Ai që vazhdon edhe më tej të jetë zullumqar, atë do ta dënojmë, pastaj i kthehet Zotit të vet e Ai e dënon atë me një dënim të tmerrshëm". Sa i përket atij që besoi dhe bëri vepra të mira, atij i takon shpërblimi më i mirë (xhenneti), dhe atij nga ana Jonë do t'i bëjmë lehtësi (në jetë). Pastaj, ai iu rrek një aso mundësie (mori rrugën e lindjes). Deri kur arriti vndlindjen e diellit, e gjeti se po lind mbi një popull që nuk i kemi dhënë ndonjë mbulojë prej tij (diellit). Ashtu (bëri edhe me këtë popull), e Ne e kemi ditur gjendjen e tij (mundësitë dhe sundimin e drejtë të tij). Mandej, ai iu rrek përsëri një aso mundësie (një rruge të tretë mes perëndimit e lindjes - nga veriu), deri kur arriti mes dy kodrave (si penda), dhe prapa tyre gjeti një popull që thuajse nuk kuptonte asnjë gjuhë (përveç gjuhës së vet).*

*Ata thanë: "O Dhulkarnejn, vërtet Jexhuxhi dhe Mexhuxhi janë duke bërë shkatërrime në tokë, a bën që ne të të japim ty një kontribut (në formë tagre a tatimi), e që të bësh një pendë mes nesh dhe mes tyre?" Ai (Dhulkarnejni) tha: "Atë që mua ma mundësoi Zoti im është shumë më e mirë (nga ajo që më ofroni ju), po ju më ndihmoni me fuqi punëtore të bëj një pendë të fortë mes jush dhe mes atyre!". Më sillni copa të hekurit! E kur e nivelizoi ai me dy anët e kodrave, tha: "Ndizeni!", e kur e bëri atë (hekurin) zjarr (si zjarr nga të ndezurit) tha: "Më sillni bakër të shkrirë t'ia hedhë atij!" E ata as nuk arritën ta kapërcenin atë e as ta shponin. Ai (Dhulkarnejni) tha: "Kjo është një e mirë nga Zoti im, e kur të vjen caktimi i Zotit tim, Ai e rrafshon atë, e caktimi i Zotit tim është i sigurtë". (El-Kehf, 83-98)*



### Lidhmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Pas përfundimit të ngjarjes së çuditshme dhe enigmatike në mes Musait a.s. dhe Hidrit a.s., nga e cila nxorëm mësime, porosi e përfitime të shumta, I Lartmadhërishmi e pasoi këtë rrëfim të udhëtarit të botës në kërkim të dijes (Musait a.s.) me rrëfimin tjetër edhe më enigmatik, atë të udhëtarit të botës në kërkim të kënaqësisë së Allahut, duke dhënë çdo gjë nga vetja vetëm për ta arritur këtë qëllim fisnik.

Madhështia e kësaj lidhmërie shihet edhe në faktin se Allahu xh.sh. rrëfimin e Musait a.s. me Hidrin a.s. qëllimisht e ka vendosur para atij të Dhulkarnejnit, për hir të epërsisë dhe vlerës që ka Dituria kundrejt Xhihadit.[1] Pikërisht për hir të kësaj epërsie xhihadi apo përpjekja duhet ta pasojë diturinë, sepse xhihadi që nuk përcillet e ndihmohet me dituri, që në këtë rast nënkupton njohjen e thellë të Sheriatit, mund të çojë në ekstremizëm dhe devijim nga e vërteta.

Rrëfimi i Dhulkarnejnit, i këtij mbreti të urtë të cilit Allahu ia dha të gjitha mundësitë, duke ia lehtësuar çdo nismë të tij në lartësimin e fjalës së Allahut, si një udhëheqës i paepur ushtarak dhe sundimtar i drejtë, na mëson se ai që i mbështetet Allahut me sinqeritet të plotë do ta ketë ndihmën dhe përkrahjen e Tij të përhershme, ashtu siç e kishte edhe Musai a.s., i cili e la popullin dhe vendin e tij vetëm për t'u pajisur me dituri hyjnore.

### KOMENTI

### Kush është Dhulkarnejni a.s.?

وَيَسْأَلُونَكَ عَن ذِي الْقَرْنَيْنِ قُلْ سَأَتْلُو عَلَيْكُم مِّنْهُ ذِكْرًا.

*83. Të pyesin ty për Dhulkarnejnin, thuaju: "Do t'u rrëfej për punën e tij me Kuran (me shpallje)".*

Historia njerëzore na mëson se jeta është një arenë e vazhdueshme betejash mes të mirës dhe të keqes. Historia është një libër i hapur në të cilin individët dhe shoqëritë përbëjnë (shkruajnë) fletët e tij. Vitet dhe shekujt lënë gjurmët e tyre, saqë shpeshherë mendja turbullohet kur lexon për gjithë ato konflikte të përgjakshme, të nxitura më së shumti nga mendjet e sëmura njerëzore, si shfryrje e epsheve dhe egove të çakërdisura. Pothuajse gjithë këto konflikte përgjatë historisë prapavijë kryesore kishin shtypjen, egërsinë dhe pushtetin e dhunshëm.

Por, në të tilla çaste të ndjeshme për njerëzimin, gjithmonë ka pasur njerëz të mëdhenj, të pastër, të çiltër e të pajisur me forcën e besimit (imanit). Këta njerëz ishin të fuqizuar nga Allahu i Plotfuqishëm, që krahas Pejgamberëve, edhe këta të çojnë në vend drejtësinë dhe të ndihmojnë në përhapjen e fesë së Allahut. Njëri prej këtyre mbretërve të drejtë, të fuqishëm e të devotshëm, i përzgjedhur për këtë mision fisnik, ishte edhe Dhulkarnejni, për të cilin flet edhe Kurani famëlartë.

Surja "El-Kehf" është e mbushur me plot mistere e enigma, e një prej këtyre mistereve është personaliteti i Dhulkarnejnit. Për të Kurani na flet vetëm pak, apo thënë më mirë vetëm aq sa ka pasur nevojë që ne ta njohim atë dhe t'i njohim të bëmat e tij gjatë udhëtimeve në lindje e në perëndim.

Meqë pikërisht personaliteti enigmatik i Dhulkarnejnit ishte njëra nga pyetjet e kurejshëve drejtuar Muhamedit a.s., pyetje këto që ua kishin mësuar çifutët e Medinës, na shtyn edhe neve të hulumtojmë e gjurmojmë nëpër libra të historisë, nëpër tefsirët e moçëm dhe bashkëkohor (komentimet e Kuranit) etj., vetëm e vetëm të përafrohemi tek e vërteta.

A thua kush ishte, apo kush është Dhulkarnejni i përmendur në Kuran? Dijetarët e tefsirit, historianë dhe studiues të tjerë kanë dhënë mendime të ndryshme, të cilat në të shumtën e rasteve janë larg nga e vërteta. Madje, disa prej tyre janë të ndikuara kryesisht nga predikimet e "Ehli-Kitabit", dhe janë jashtë çdo logjike të shëndoshë. Disa të tjerë kanë shkuar aq larg në hamendësime të parafytyruara, duke e konsideruar Dhulkarnejnin jo të kësaj bote. Sidoqoftë, ne do të sjellim të gjitha këto mendime, për të dhënë në fund edhe mendimin përfundimtar, që në bazë të fakteve dhe të dhënave historike të mbledhura nga dijetarët edhe mund të jetë më i afërti me të vërtetën.

Në Kuranin famëlartë emri i Dhulkarnejnit është përmendur tri herë, dhe atë në ajetet 83, 86 dhe 94, të sures "El-Kehf".

Nga vetë emri "Dhulkarnejn" bëhet e qartë se ky nuk mund të jetë emër i tij, por është një nofkë, titull apo ofiq. Ndonëse, as në Kuran e as në hadithe nuk kemi ndonjë sqarim të qartë se çfarë nënkuptohet me fjalën Dhulkarnejn, megjithatë dijetarët kanë dhënë mendimet e tyre rreth domethënies së këtij emri. Në aspektin gjuhësor, fjala "*dhu*" do të thotë pronar i diçkaje, ndërsa "*karnejn*" nënkupton brirë, shekull, gërsheta të flokëve etj. Në vazhdim do të sjellim disa nga këto mendime:

- Është quajtur Dhulkarnejn për shkak të udhëtimeve dhe marshimeve të tij ushtarake në lindje e në perëndim. Pjesa dërmuese e dijetarëve anojnë dhe e përkrahin këtë mendim, të cilit i bashkëngjitemi edhe ne.
- Ka pasur dy gërsheta të gjata të flokëve.
- Thuhet se përkrenarja apo kurora e tij mbretërore ka pasur dy brirë.



- Thuhet se ai ka hyrë në dritë dhe në errësirë gjatë ekspeditave të tij ushtarake.

- Thuhet se prejardhja e tij ishte fisnike, si nga ana e babait ashtu edhe nga ana e nënës.

- Është quajtur kështu për shkak se gjatë jetës së tij kanë kaluar dy gjenerata (dy shekuj), etj.

Kurse, sa i përket vetë personalitetit të Dhulkarnejnit, se kush ishte ky mbret i madh, ne gjithashtu do të sjellim disa mendime që janë përmendur nga dijetarët nëpër kohë të ndryshme:

1. Mendimi i parë dhe më i fuqishmi rreth Dhulkarnejnit është se ai ishte një prej mbretërve më të mëdhenj që kanë sunduar ndonjëherë mbi fytyrën e tokës. Përveç që ishte një mbret i fuqishëm, për çka flasin edhe ajetet kuranore, mbi të gjitha ai ishte edhe një besimtar i devotshëm dhe mysliman i sinqertë, që vazhdimisht ishte në lëvizje me ushtrinë e tij, në lindje e në perëndim të tokës. Kudo që shkonte ai, e përhapte Islamin, fenë e Allahut, u ndihmonte të varfërve dhe popujve të dobët e të shtypur, duke vënë rregull e drejtësi të pashembullt në tokë.

Është transmetuar nga Muxhahidi, të ketë thënë: "Mbretër të tokës, në lindje e perëndim të saj, janë katër. Dy prej tyre besimtarë, e dy prej tyre jobesimtarë. Mbretër besimtarë ishin Sulejmani, i biri i Davudit, (Paqja e Allahut qoftë mbi ta), dhe Dhulkarnejni, ndërsa mbretër jobesimtarë ishin Nebuchadnezzari (Nebukadnessari) dhe Nemrudi."[2]

Ibn Kethiri thotë: "Allahu e ka lavdëruar Dhulkarnejnin për drejtësi, duke na njoftuar se ai kishte arritur pikat më të skajshme në Lindje e në Perëndim të tokës. Kishte nën pushtet (sundim) shumë territore, rajone e krahina, duke sunduar me drejtësi të plotë, pa i bërë zullum (dëm) askujt. Mendimi më i saktë në lidhje me të është se ai ka qenë mbret prej mbretërve të drejtë."[3]

Ibn Haxheri, në lidhje me Dhulkarnenjnin, ka thënë: "Dijetarët kanë mospajtime për Dhulkarnejnin. Është thënë për të se ishte pejgamber; është thënë se ishte engjëll; dhe është thënë po ashtu se nuk ishte as pejgamber e as engjëll, por ishte mbret, dhe të këtij mendimi janë shumica e dijetarëve."

Dijetari bashkëkohor, Muhammed Hajr Ramadan Jusuf, mendon se Dhulkarnejni i vërtetë është vetëm Dhulkarnejni i Kuranit, për të cilin na ka njoftuar Allahu xh.sh., sa për ta dalluar nga Dhulkarnejnët e ngjashëm përgjatë historisë, e për të cilët do të flasim në vazhdim.[4] Mbase, Dhulkarnejni të cilin jemi duke e synuar në këtë komentim mund të jetë një person që ka jetuar në kohën e Ibrahimit a.s., dhe e ka pranuar fenë Islame nëpërmjet këshillave të tij. Këtë mendim e ka përmendur El-Ezrekiu, dhe është një prej mendimeve që, mbase, mund të jetë më i sakti. Kjo për arsye se ekzistojnë disa transmetime në lidhje me këtë.

2. Disa nga mufesirët e mëhershëm, si dhe disa historianë, konsiderojnë se Dhulkarnejni i përmendur në Kuran është Aleksandri i Madh, i biri i Filipit të II të Maqedonisë.

Është për t'u çuditur për naivitetin dhe mendjelehtësinë e këtyre "dijetarëve", të cilët këto mendime të paargumentuara i marrin kallëp nga disa pjesëtarë të "*Ehlil-Kitabit*". Aleksandri i Madh, me pushtimet e tij të njohura mbi Perandorinë romake dhe mbi Persinë,

pastaj pushtimin e Indisë dhe një pjese të territoreve kineze, vërtet kishte sunduar në lindje dhe në perëndim, të njohur deri atëherë, por në asnjë mënyrë nuk mund të jetë Dhulkarnejni i përmendur në Kuran, të cilit Allahu (xh.sh.) ia kishte dhënë të gjitha vetitë e një mbreti të devotshëm e të drejtë, që ngado që shkonte sillte drejtësi e dashuri mes njerëzve.

Natyrisht se një mendim i këtillë joserioz është hedhur poshtë nga shumica dërmuese e dijetarëve myslimanë, si: Ibn Kethiri, Ibn Haxheri, Ibn Tejmije, e shumë të tjerë. Për shembull, Ibn Haxheri thotë: "Aleksandri i Maqedonisë jetoi tre shekuj para Isait a.s., ndërsa Dhulkarnejni për të cilin flet Kurani, ai ishte 20 shekuj para Isait a.s., pra në kohën e Ibrahimit a.s. Dallimi në mes tyre është i madh, sepse përveç kohës kur jetuan Dhulkarnejni i përmendur në Kuran ishte mbret, besimtar, i drejtë dhe i sinqertë, kurse Aleksandri i Madh, i cili mësues e kishte Aristotelin, ishte idhujtar (pagan) që besonte në shumë zota.

Të njëjtin mendim e ka edhe Ibn Kethiri, i cili thotë se dallimi në mes Dhulkarnejnit dhe Aleksandrit të Madh është i dukshëm, sepse i pari është besimtar i devotshëm kurse i dyti idhujtar. Prandaj si mund të krahasohet i pari me të dytin? Këta të dy nuk janë absolutisht të ngjashëm e as të barabartë. Këtu, dallimin nuk mund ta bëjë vetëm një i marrë, i cili nuk di të dallojë gjërat.[5]

Ibn Tejmije ka thënë: "Aristoteli ishte mësues dhe ministër i Aleksandrit, të birit të Filipit të Maqedonisë. Jetoi rreth 300 vjet para Isait a.s., dhe i mundi persianët. Por ky nuk është Dhulkarnejni i përmendur në Kuran, të cilën gjë e besojnë një grup i njerëzve. Dhulkarnejni i Kuranit e ka ndërtuar pendën për të penguar Jexhuxhin dhe Mexhuxhin, ndërkohë që Aleksandri i Madh nuk ka arritur kurrë tek penda, e as që ka ndërtuar diçka të tillë. Përderisa i pari ishte besimtar i drejtë, i dyti ishte idhujtar që besonte në yje, planete dhe idhuj të shumtë.[6]

3. Dhulkarnejni mund të jetë një mbret nga Jemeni. Es-Sa'b Dhulkarnejn el Himjeri, për të cilin thuhet se ka jetuar 1000 vjet para Isait a.s.

4. Dhe së fundmi, ka disa dijetarë që mendojnë se Dhulkarnejni ishte Kurush (Syrus) el Ahmini, mbreti legjendar i Perandorisë persiane, i cili ka jetuar gjatë viteve 600-529, para lindjes së Isait a.s.

Nëpër librat e Tefsirit ekzistojnë edhe disa mendime të tjera rreth asaj se kush mund të jetë Dhulkarnejni, por ne qëllimisht përmendëm vetëm ata më kryesorët, sepse mendimet e tjera nuk kanë gjetur ndonjë mbështetje më serioze.

Duke analizuar këto mendime, edhe ne fuqishëm përkrahim mendimin e parë, pra se Dhulkarnejni nuk është asnjëri prej katër nga fundi, por është vetëm Dhulkarnejni i Kuranit, emrin dhe historinë e të cilit I Lartmadhërishmi qëllimisht e ka lënë enigmë. Pra ishte një mbret i drejtë, i devotshëm, i cili me lejen e Allahut nënshtroi nga lindja në perëndim, duke çliruar popujt të shumtë nga adhurimet e kota, dhe duke i udhëzuar në rrugën e vërtetë. Ky është Dhulkarnejni që e ndërtoi pendën për t'i ndaluar dyndjet e popujve mizorë, Jexhuxh dhe Mexhuxh, të cilët do ta shpërthejnë këtë pendë pak para Kiametit, për të bërë shkatërrim të madh në tokë, e që është edhe njëra prej parashenjave të Kiametit. Ai vazhdimisht ishte në udhëtimet e tij të famshme nëpër tokë. Kurani famëlartë përmend tre udhëtime të tij: I pari në perëndim, idyti në lindje, kurse i treti në verilindje, për të cilët udhëtime do të bëjmë fjalë në vazhdim të komentimit.- *vijon*

1) El-Bukai "Nadhmud-d-Durreri fi tenasubi-l ajati ve-s-suver", Kajro, 1984, v.12, f. 128. 2) Shih Tefsirin e Taberiut 5/433. 3) Shih Ibn Kethiri, "El-Bidajeve-n-Nihaje", v.2, f. 311. 4)Muhammed Hajr Ramadan Jusuf "Dhulkarnejn-El-Kaidu-l Fatih vel Hakimu-s-Salihu", Damask-Bejrut, 1994, f. 248. 5) Ibn Kethiri, "El-Bidajeve-n-Nihaje", Damask-Bejrut, 2010, v.2, f. 310. 6) Ibn Tejmije, "Mexhmu'ul Fetava", v.9, f. 171-172.



Prof. Ass. Dr. Musa Vila

# Misioni i Isait a.s. pas zbritjes në tokë

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ (رَضِيَ اللهُ عَنْهُ) قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ (صلى الله عليه و سلم): وَ الَّذِى نَفْسِى بِيَدِهِ ، لَيُوشِكَنَّ أَنْ يَنْزِلَ فِيكُمُ ابْنَ مَرْيَمَ عَدْلاً ، فَيُكَسِّرَ الصَّلِيبَ ، وَ يَقْتُلَ الْخِنْزِيرَ وَ يَضَعَ الْحَرْبَ وَ يَفِيضُ الْمَالَ ، حَتَّى لاَ يَقْبَلُهُ أَحَدٌ ، حَتَّى تَكُونَ السَّجْدَةُ الْوَاحِدَةُ خَيْرًا مِنَ الدُّنْيَا وَ مَا فِيهَا ، ثُمَّ يَقُولُ أَبُو هُرَيْرَةَ: وَ اقْرَؤُوا إِنْ شِئْتُمْ" وَإِنْ مِنْ أَهْلِ الْكِتَابِ إِلَّا لَيُؤْمِنَنَّ بِهِ قَبْلَ مَوْتِهِ وَيَوْمَ الْقِيَامَةِ يَكُونُ عَلَيْهِمْ شَهِيداً "

*Ebu Hurejre r.a. tregon se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Për Atë, në Duart e të Cilit është shpirti im, pa dyshim që Isai, biri i Merjemes, shumë shpejt do të zbresë mes jush (myslimanëve) dhe do të gjykojë (njerëzimin) me drejtësi (sipas ligjeve të Kuranit, si udhëheqës i drejtë). Ai do të thyejë kryqin, do të vrasë derrin dhe nuk do të ketë më taksë (xhizje). Kapitali do të jetë me aq bollëk, saqë askush nuk do të pranojë të marrë para (po t'i jepen). Dhe një sexhde ndaj Allahut do të vlejë më tepër se e gjithë bota dhe gjithë ç'ka në të". Ebu Hurejra shtoi se, nëse dëshironi, mund të lexoni nga Kurani: "Dhe askush nuk duhet të mbetet nga popujt e librave të parë, përveçse doemos të besojnë në të (Isain, si i Dërguar i Allahut) para vdekjes së tij (Isait). Dhe Ditën e Kiametit ai (Isai) do të jetë dëshmitar kundër tyre". (En-Nisa, 159)*[1]

## Transmetuesi i hadithit

Ky është Ebu Hurejra, emri i tij thuhet se është Abdurrahman bin Sahër Ed-Devsij El-Jemanij. Nofka e tij mori aq famë, saqë mbizotëroi mbi emrin e tij. I Dërguari i Allahut e kishte thirrur Eba Hir dhe Ebu Hurejre. Fenë Islame e pranoi herët, para se të shpërngulej nga atdheu i tij. Migroi në Medinë bashkë me tetë shtëpi të fisit të tij - Ed-Devs. Kur erdhi te Pejgamberi a.s., ky ishte në Hajber. Ebu Hurejra ishte përfitues i presë së luftës së Hajberit. E kishte shoqëruar Pejgamberin a.s. katër vjet rresht, në shtëpi dhe udhëtime. Pejgamberi a.s. e kishte njoftuar për njerëzit e Ehlu Suffes dhe për pozitën e tyre. Ai e donte shumë diturinë. I Dërguari i Allahut a.s. kishte bërë lutje që Allahu t'i jepte memorie të fortë në nxënien e diturisë. Konsiderohet as'habi që ka transmetuar më së shumti hadithe nga Muhamedi a.s. - 5374 hadithe. Buhariu thotë: "Kanë transmetuar prej tij tetëqind e më tepër njerëz të ditur, as'habë dhe tabi'inë".[2] Imam Ahmedi në "Musnedin" e tij ka regjistruar 3848 hadithe. Buhariu dhe Muslimi kanë rënë në ujdi në 326 hadithe. Buhariu u dallua në transmetim në 93 hadithe, kurse Muslimi u dallua për 190 hadithe të tij. Ebu Hurejre vdiq në Medinë në moshën 78-vjeçare, në vitin 59 të hixhretit. U varros në Bekije të Medinës.[3]

## Shpjegimi i hadithit

Shprehja në hadith: "*Pasha Atë, në duart e të Cilit është shpirti im!*

Ky është një betim i Profetit a.s. që ka kuptimin "për Allahun". Si shpirti i Profetit a.s., ashtu edhe i të tjerëve është në duart e Allahut. Në disa versione është cekur edhe vetë emri i Muhamedit a.s.: "Pasha Atë, në duart e të Cilit është shpirti i Muhamedit! Pra, ky lloj betimi është përsëritur shpesh në hadithet e Profetit a.s. Kjo formë betimi tregon për përforcim të madh të betimit. Ky lloj betimi lejohet për këdo, ashtu siç lejohet betimi i qartë në qenien e Allahut, emrat dhe cilësitë e Tij. Ndërsa betimi jo në emër të Allahut, është i ndaluar, si për shembull betimi në melekët, profetët, Qabenë, prindërit, fëmijët etj.. Betimi i Profetit a.s. në fillim të hadithit me përforcim, është një fakt se kjo ndodhi doemos do të ndodhë kur t'i vijë koha. Të shprehurit në hadith në këtë formë tregon se ndoshta dikush ka dyshime në zbritjen e Isait a.s. Ebu Hurejra, transmetuesi i hadithit, apeloi në fund të hadithit për ata që kanë një fije dyshimi, që ta lexojnë, nëse dëshirojnë, ajetin 159 të sures En-Nisa. Me këtë Ebu Hurejra dëshiron të përforcojë edhe një herë atë ndodhi që paralajmëroi Profeti a.s., e cila është e vërtetë dhe në të cilën nuk duhet dyshuar.

Shprehja në hadith: "*Le jushikenne*" - gjithsesi është shumë afër – "*lejkrabenne*" dita kur Isai, i biri i Merjemes,



do të zbresë.

Kjo ka të bëjë me jetëgjatësinë e kohës dhe jo me jetëgjatësinë e individit. Pra, nuk ka fare dyshim se koha kalon shumë shpejt dhe çdo e ardhme është edhe e afërt, kurse çdo e shkuar është edhe e largët. Dhe zbritja e Isait do të ndodhë, madje shumë shpejt, sepse koha e zbritjes së Isait gjithnjë është duke u afruar dhe jo duke u larguar*.

### Zbritja e Isait a.s. dhe drejtësia e tij

Shprehja në hadith: *"En jenzile fikum"* – do të zbresë mes jush, ka kuptimin se do të zbresë në këtë Ymet, në mesin e myslimanëve. Ky është një mesazh për një pjesë të Ymetit, për ata që do të jenë të pranishëm në fund të kohës së zbritjes së Isait a.s. Ai do të zbresë në kohën e Dexhallit, dhe do ta vrasë atë, pastaj do të sundojë sipas ligjeve të Sheriatit. Do të qëndrojë në Tokë për një kohë të caktuar nga ana e Allahut xh.sh., dhe pastaj do të vdesë. Myslimanët do t'ia falin xhenazen dhe do ta varrosin. Çdo mysliman është i obliguar të besojë zbritjen e tij dhe atë që na flet Kurani, se atë nuk e kanë vrarë hebrenjtë dhe as e kanë gozhduar, por Allahu xh.sh. e ka ngritur tek Ai dhe ai nuk do të vdesë para se të zbresë në Tokë, në prag të Ditës së Kiametit. Zbritja e tij do t'i heqë të gjitha dilemat dhe dyshimet e Ehli kitabëve lidhur me fenë e vërtetë Islame.

Shprehja në hadith: *"Adlen"* – do të gjykojë (në Tokë) me drejtësi.

Në një version tjetër thuhet: *"hakemen mukësitan"* – gjykatës i drejtë.[4] Në versionin tjetër *"imamen mukësitan"* – udhëheqës i drejtë. D.m.th. Isai a.s. do të zbresë si gjykatës i drejtë, udhëheqës i drejtë, sundues me Sheriatin tonë, e nuk do të zbresë si profet me legjislacion të ri. Ai do të jetë vetëm një prej udhëheqësve të këtij Ymeti. Sipas transmetimit të Et-Taberaniut: "Isai, biri i Merjemes do të zbresë konfirmues i Muhamedit ndaj Ymetit të tij". Se si do të manifestohet kjo drejtësi, më së miri e tregon edhe ky hadith, i cili tregon se nga drejtësia e tij do të përfitojnë edhe kafshët. Profeti a.s. thotë: "... Në kohën e tij (Isait), Zoti do t'i zhdukë nga toka të gjitha fetë përveç Islamit. Mbi tokë do të vijë siguria dhe devetë do të kullosin bashkë me luanët, fëmijët do të luajnë me gjarpërinjtë..". Zbritja e tij do të jetë pretekst mëshire për botën njerëzore, shtazore dhe bimore. Drejtësia e vërtetë kishte munguar për një kohë të gjatë, kështu që, me zbritjen e tij, drejtësia do të vendoset në krye të çdo çështjeje.

Shprehja në hadith: *"fejukessira es-salibe"* – do të thyejë kryqin.

Thuhet se kjo thyerje e kryqit është thyerje e drejtpërdrejtë dhe e vërtetë. Gjithashtu me këtë nënkuptohet se Isai a.s., më në fund, do ta mposhtë teorinë mbi kryqin si shpëtimtar, dhe do të përgënjeshtrojë madhërimin e tij nga ana e të krishterëve. Kështu do të rrëzohet i tërë krishterimi dhe teoria e tij. Këtë veprim të tij e kërkon vetë drejtësia. Ajo thotë se kemi një Zot, një fe, një Tokë. Ky veprim i Isait është në përputhje me konotacionin e kontekstit profetik, se e kemi detyrim që gjërat e këqija t'i ndryshojmë në bazë të mundësive që posedojmë: "Kush prej jush e sheh me sy të keqen, le ta ndryshojë atë me dorën (forcën) e tij, e, nëse nuk ka mundësi, atëherë me gjuhën e tij, e nëse nuk ka mundësi, atëherë me zemrën e tij, e ky është besimi më i dobët".[5] Ibn Haxheri thotë: "Lejohet thyerja e kryqeve nëse jemi në luftë me të krishterët si dhe lejohet thyerja e kryqeve të minoriteteve, nëse ata i shkelin marrëveshjet që kemi nënshkruar. E nëse ata nuk e bëjnë këtë marrëveshje, atëherë thyerja e kryqit nga myslimani konsiderohet vepër armiqësore, sepse për këtë (për lirinë e kultivimit të besimit) ata paguajnë taksat".[6]

Shprehja në hadith: *"ve jekëtulel hinzire"* – do ta vrasë derrin.

Vrasja e derrave do të jetë e drejtpërdrejtë dhe e vërtetë. Prej kësaj shprehjeje del se kultivimi i derrave është i ndaluar, mishi i tyre është i ndaluar, dhe derri është krijesë e papastër. Sikur të kishim pak dobi prej tyre, atëherë me siguri nuk do të lejohej asgjësimi i tyre. Por derri në çdo aspekt mbetet i padobishëm për jetën tonë. Neveviu thotë: "Mendimi më i zgjedhur i drejtimit tonë (Esh-shafij), dhe i shumicës së dijetarëve (El-xhumhur) është se, nëse hasim derra në vendet e krishtera dhe jo të krishtera, dhe na jepet mundësia, i vrasim ata". Me këtë Isai a.s. do t'i tregojë botës së krishterë se mishi dhe kultivimi i derrit asnjëherë nuk ka qenë i lejuar, por ka qenë një keqkuptim nga një pjesë e njerëzve, të cilët kanë inkurajuar kultivimin, rritjen dhe ngrënien e derrit. Sot ka ardhur koha ta kuptoni ndalesën e tij.

Shprehja në hadith: *"ve jeda'al harbe"* – dhe do ta heqë taksën.

Në shumicën e versioneve ka ardhur nocioni *el-xhizje*, që nënkupton taksën e detyruar për jomyslimanët në një shtet islam, të cilët duan të mbajnë fenë e tyre e të mos përqafojnë Islamin. Isai a.s. do të anulojë taksën për pasuesit e librave qiellorë, që nuk do të merret më prej tyre. Njerëzit duhet ta përqafojnë Islamin dhe nuk ka zgjidhje tjetër. Kjo nuk nënkupton se Isai do të anulojë një vendim të fesë (Sheriatit), por ky hadith tregon se marrja e taksës nga pasuesit e librave (Ehlil kitab) është caktuar deri në zbritjn e Isait a.s., pas tij nuk do të vazhdojë. Anulimin e taksës e ka sqaruar Muhamedi a.s., dhe Isai a.s. mbetet vetëm ekzekutues i atij sqarimi. Pra:

- do të jetë vetëm një fe, kështu që nuk do të mbetet asnjë prej Ehli kitabëve ose minoriteteve joislame, që të paguajnë taksë (el-xhizje);
- pasuria do të shumohet jashtëzakonisht, kështu që nuk mbetet vend ku të shpenzohet xhizja. Njerëzit nuk do të kenë nevojë për të;
- Isai a.s. nuk do të pranojë nga jomyslimanët asgjë pos Islamit, ose do t'u shpallë luftë. Këtë e konfirmon hadithi që transmeton Ahmedi në "Musnedin" e tij: "Do të ketë vetëm një ftesë (për Islam)".

Shprehja në hadith: *"ve jefidul male hatta la jekëbeluhu ehaden"* – atëherë kapitali do të shumohet me aq bollëk, saqë askush nuk do të pranojë të marrë para (po t'i jepen).

Në atë kohë, në prag të fundit të botës, kapitali do të shumohet në përmasa të mëdha, nga qielli zbresin vetëm të mira (shira të mëshirshëm), mirësitë shumohen, toka nga brendia e saj nxjerr thesarin e bollshëm, kurse njerëzit do të lakmojnë shumë pak pasurinë, për shkak se do të kuptojnë që Dita e Kiametit është shumë afër dhe pasuria shkakton vetëm telashe. Në ato momente njerëzit dëshirojnë të bëjnë vetëm vepra të mira e të pranueshme tek Allahu xh.sh.. Profeti a.s. thotë: "Do t'i braktisin devetë, nuk do t'i rrisin ato (nga asketizmi). Nuk do të ketë koprraci, armiqësi dhe xhelozi. Do të thirren për pasuri e askush nuk do të pranojë ta marrë"."Pastaj tokës i thuhet: Rrite frytin tënd, nxirre bereqetin që ke. Atëherë do të hahet një pjesë e shegës e lëvoret e saj do t'u mjaftojnë shumë njerëzve për hije. Do të ketë bereqet qumështi, saqë një e mjelë e devesë do t'i mjaftojë një shumice njerëzish. Një e mjelë e lopës do t'i mjaftojë një fisi të tërë. Një e mjelë e deles do t'i mjaftojë një grupi njerëzish".

Pasuria, kapitali dhe bereqetet e shumta do të jenë si rezultat i vënies në jetë të drejtësisë nga Isai a.s. për të gjykuar në mes njerëzve.

**Vlera e fesë dhe besimi i Ehli kitabëve**

Shprehja në hadith: "hatta tekunes-sexhdetul- vahidetu hajran mined dunja ve ma fiha" – dhe një sexhde ndaj Allahut do të vlejë më tepër se e gjithë bota dhe gjithë ç'ka në të.

Me këtë tregohet se njerëzit nuk do të lakmojnë pasurinë dhe të mirat e kësaj bote, për shkak se do të kuptojnë që Dita e Kiametit është shumë afër, prandaj do të dëshirojnë të bëjnë sa më shumë vepra të mira dhe t'i japin fesë përparësi ndaj kësaj bote dhe gjërave të saj.

Fjala *"es-sexhdetu"* nënkupton përkulje të thellë, rënie me fytyrë përtokë gjatë faljes. Ose me këtë fjalë aludohet për namazin apo rekatin që fal besimtari.

Thuhet se me pjesën e këtij hadithi aludohet për atë se njerëzit dëshirojnë të afrohen tek Allahu vetëm me adhurime shpirtërore (namaz) e jo me bamirësi nga pasuria, pasi një sexhde për atë që fal namazin, është më e vlefshme se dhënia e gjithë botës për sadaka. Gjithashtu në atë kohë pasuria do të jetë me bollëk, njerëzit nuk do të kenë nevojë për të, dhe koprracia do të zhduket. E vetmja formë e gradimit me shpërblime mbetet namazi



dhe vepra të ngjashme me të.

Shprehja në hadith: "Ebu Hurejra shtoi se, nëse dëshironi, mund të lexoni (nga Kurani): "Dhe askush nuk duhet të mbetet nga popujt e librave të parë, përveçse doemos të besojnë atë (Isain si të dërguar nga Allahu) para vdekjes së tij".

Nga ana e jashtme, kjo pjesë e hadithit shikohet sikur është e shkëputur – mual-lekun, por e vërteta është se senedi i tij është i lidhur me të njëjtin sened të përmendur.

Komentatorët e Kuranit kanë mospajtime në komentimin e ajetit për shkak të përemrit vetor "të tij", te fjala *"kable meutihi"* – para vdekjes së tij.

Disa thonë se përemri vetor ka për qëllim Isain a.s., kështu që kuptimi i ajeti është: "Asnjë nga pasuesit e librave (çifutë dhe të krishterë) në kohën e zbritjes së Isait nuk do të mbetet pa i besuar atij, dhe do ta dinë se Isai është rob i Allahut dhe djalë i nënës së tij". Bazuar në këtë, edhe përemri vetor i vetës së tretë, në fjalën "bihi" – në të, ka për qëllim Isain a.s.. Të këtij mendimi janë Ibn Abasi, El-Hasan El-Basrij, Katade dhe Et-Taberiu, këtij mendimi i kanë dhënë përparësi ndaj mendimeve të tjera.

Ibn Kethiri thotë: "Nuk ka dyshim se mendimi i Taberiut është i saktë, ngase vetë forma e ajetit mposht teorinë e çifutëve se Isai a.s. është vrarë si dhe teorinë e të krishterëve për kryqëzimin e tij. Allahu xh.sh. na ka informuar se çështja nuk qëndron ashtu, por krejt ç'mund të thuhet, është se ato janë përngjasime dhe dyshime. Ata kanë vrarë dikë që i ngjante, kurse Isai është ngritur, është i gjallë dhe do të zbresë para Ditës së Kiametit, ashtu siç tregojnë edhe hadithet kolektive.[7]

Disa komentatorë të tjerë thonë: "Përemri vetor ka për qëllim çdo pasues të librave (çifut ose të krishterë), kështu që kuptimi i ajetit është se çdo çifut apo i krishterë në kohën që i vjen meleku i vdekjes t'ia marrë shpirtin, do të besojë dhe do të bindet se Isai qe vetëm i Dërguar i Allahut, rob i Tij dhe djalë i nënës së vet. Ai nuk kishte aspak pjesë në shenjtëri, në të qenët Zot. Për këtë kanë si mbështetje mënyrën e leximit të Ubeje bin Ka'bit: "Il-la lejuëminenne bihi kable meutihi" – "përveçse doemos të besojnë në të (Isain a.s.) para vdekjes së tyre (ehli kitabët)".

Po të vijë kjo kohë, për këdo prej tyre nuk do të vlejë më ky besim pas ardhjes së melekut të vdekjes, ngase në këtë gjendje, duke dhënë shpirt, nuk vlen asgjë, as Islami e as mohimi i tij, as trashëgimia, as shitblerja e asnjë fjalë tjetër, duke u mbështetur në ajetin: "Pa asnjë përfitim është pendimi i atyre që vazhdojnë të bëjnë vepra të këqija, derisa t'u vijë përballë vdekja, dhe pastaj thonë: "Tani pendohem". (En-Nisa, 18)

Të këtij mendimi janë Muxhahidi, Ikrime, Ibn Sirini, Dahaku etj.

Në Kuran ka shenja të qarta që tregojnë se zbritja e Isait a.s. do të jetë prej shenjave të mëdha të Kiametit.

Këtë e dëshmon fjala e Allahut të Lartësuar:"Ai (Isai) do t'u flasë njerëzve që në djep e në burrëri, dhe do të jetë prej të drejtëve". (Ali Imran, 46). Isai u ka folur njerëzve që në djep, duke pastruar të ëmën nga shpifjet. Fjalën e tij e përshkruan edhe Kurani famëlartë: *"Inni abdullahi"* – "Vërtet unë jam rob i Allahut".

Ndërsa në fazën e burrërisë ende nuk u ka folur njerëzve për mposhtjen e teorive krishtere dhe çifute. Ai nuk ka folur për këto teori, ngase është ngritur lart në qiell para se të arrinte moshën e burrërisë. Fjala "kehlen" - i moshuar, sipas Kurtubiut[8] kap moshën që futet në të dyzetat. Sipas Ahfeshtit: Burrëria është në vitet tridhjetë e tre e më tej, adoleshenca është deri në gjashtëmbëdhjetë vjeç, rinia është deri në tridhjetë e dy vjeç.

Isai a.s. do të zbresë në moshën tridhjetetrevjeçare, në moshën e burrërisë. Ai do t'u flasë siç u kishte folur në djep: "Vërtet unë jam rob i Allahut". Në këtë kontekst Allahu thotë: "Dhe vërtet ai (Isai, biri i Merjemes) është shenjë njohëse për ardhjen e Ditës së Kiametit. Pra, mos dyshoni kurrsesi në të (Ditën e Kiametit) dhe më ndiqni mua, se kjo është rruga e drejtë". (Ez-Zuhruf, 61)

Nga ky ajet nënkuptohet zbritja e Isait a.s. nga qielli dhe vërtet ai është shenjë e vërtetë që tregon se Kiameti është në prag të ardhjes. Disa as'habë fillimin e këtij ajeti e kanë lexuar kështu: *"Ve innehu le'alemun lis-sa'ati"* – "Vërtet ai është shenjë për Kiametin". Fjalën *"le'alemun"* e kanë shpjeguar *"imaretun"* – shenjë e qartë.

Shevkaniu, në një libër të quajtur "Ettevdihu fi tevaturi ma xhae fil-ehadithi fil-Mehdi ved-dexhxhali, vel mesihi", numëron më se njëzet e nëntë hadithe për zbritjen e Isait, të cilat i konsideron edhe hadithe kolektive (mutevatir).

1) "Sahihul Buhari", Kitabul Enbijai, nr. 3448; "Sahihu Muslim", v.. II, f.. 189. 2) Ibn Haxher, "Tehdhibu tehdhib", v. 12, f. 263. 3) Ibn Sead, "Et-Tabekat", v.3, f. 286. Mr. Musa Vila, "Komentimi i haditheve ..".., f. 120. 4) Et-Tirmidhij, "Es-sunen", v.4, f. 439, nr. 2233.* Për ne si gjeneratë, dy mijë vitet e kaluar janë vetëm një numër që e numërojmë, i cili nuk ndërhyn në shkurtimin apo zgjatjen e jetës sonë. Kështu do të jetë edhe me gjeneratat që do ta arrijnë zbritjen e Isait, nuk do të jetë fare vonë dhe aspak nuk do të ndikojë në jetën e tyre që t'ua shkurtojë apo t'ua zgjasë. Kështu për jetëgjatësinë e kohës do të jetë e shpejtë zbritja e Isait a.s., ngase kohës i ndërpritet jetëgjatësia e saj dhe përfundon me Ditën e Kiametit. 5) "Sahihu Muslim", v.2. f. 21. 6) "Fet'hul Bari", v.6 f. 567. 7) Ibn Kethir, "Tefsirul Kuranil adhim", v.1, f. 637. 8) El-Kurtubij, "Tefsirul ahkamil Kurani", v.4. f. 91.

Mr. Ejup Haziri

# Ngritja e duarve gjatë tekbirit fillestar

I Dërguari i Allahut, kur shqiptonte tekbirin, i ngriste duart derisa ato ishin në nivelin e veshëve të tij..".

## Ngritja e duarve është sunet

Ngritja e duarve gjatë tekbirit fillestar është sunet. Ndonëse ka edhe mendime tjera,[1] ajo se nga dijetarët anojnë më tepër, është fakti se ngritja e duarve është sunet, sepse i Dërguari i Allahut në vazhdimësi i ngriste duart me rastin e fillimit të namazit, e dihet fare mirë se ajo që i Dërguari i Allahut kishte praktikuar në kontinuitet, konsiderohet sunet. Edhe shokët e tij (ashabët) praktikonin një sunet të tillë. Edhe Ebu Hanife ishte i mendimit se ngritja e duarve është sunet.[2] Të këtij mendimi ishin edhe themeluesit e tri shkollave të tjera juridike dhe pjesa dërrmuese e dijetarëve, e njëherësh ky është mendimi i përzgjedhur në këtë çështje.

Për ngritjen e duarve gjatë tekbirit fillestar kanë transmetuar pesëdhjetë as'habë, në mesin e të cilëve janë dhjetë të përgëzuarit me Xhenet. Në këtë kontekst Bejhekiu përcjell mendimin e Hakimit, i cili thotë: "Nuk dimë për ndonjë sunet, që janë pajtuar në transmetimin e tyre nga i Dërguari i Allahut katër Halifët e Drejtë, dhjetë të përgëzuarit me Xhenet, as'habët (shokët e Pejgamberit a.s.) e të tjerë që, megjithë ndarjen e tyre nëpër vende të ndryshme, për këtë sunet janë pajtuar (për ngritjen e duarve gjatë tekbirit fillestar).[3]

Ibën Mundhiri, në lidhje me ngritjen e duarve, thotë: "Të gjithë dijetarët janë dakorduar se i Dërguari i Allahut i ngriste duart me fillimin e namazit",[4] dhe se për këtë thuajse askush nuk ka polemizuar. Mirëpo, gjëja për çka është polemizuar, është fakti se deri ku duhet ngritur duart.[5] Mirëpo, para se të flas për çështjen, se deri ku duhet ngritur duart, do të flas për një çështje tjetër, e që ka të bëjë me ngritjen e duarve, pra se kur duhet të ngritur ato.

## Kur ngriten duart?

Nuk ka dyshim se gjatë tekbirit fillestar duart duhet të ngriten, mirëpo dijetarët në lidhje me këtë kanë dhënë disa mendime se kur duhet ngritur duart, gjithnjë duke u bazuar në tekstet profetike që kanë ardhur në këtë kontekst.

Për këtë çështje kemi disa mendime, gjegjësisht tre, e që do të përmenden këtu:

1. Mendimi i parë thotë se së pari ngriten duart, e pastaj shqiptohet tekbiri. Duke u bazuar në hadithin e transmetuar nga Ibn Omeri në koleksionin e Muslimit, në të cilin thuhet: "I Dërguari i Allahut, kur hynte në namaz, i ngriste duart derisa ato ishin në drejtim të supeve të tij, e pastaj shqiptonte tekbirin..". (Muslimi në Sahih, nr. 587)



2. Sipas mendimit të dytë duart ngriten në momentin kur edhe shqiptohet tekbiri fillestar, duke u bazuar në hadithet e transmetuara nga disa as'habë, si: Malik ibn el-Huvejrithi, në koleksionin e Muslimit: "I Dërguari i Allahut, kur shqiptonte tekbirin, i ngriste duart derisa ato ishin në nivelin e veshëve të tij..". (Muslimi në Sahih, nr.589)

Gjithashtu nga Koleksioni i Muslimit, hadithi që transmetohet nga Vail ibn Huxhri, i cili e kishte parë të Dërguarin e Allahut që kishte ngritur duart kur hyri në namaz dhe shqiptoi tekbirin, e Hemmami (njëri nga transmetuesit), e kishte përshkruar (ngritjen e duarve) në drejtim të veshëve, e që më pastaj pështolli rrobën e tij dhe vendosi dorën e djathtë mbi të majtën..". (Muslimi në Sahih, nr.608)

3. Ndërsa, sipas mendimit të tretë, së pari shqiptohet tekbiri, e më pas ngriten duart, duke u mbështetur në hadithin e transmetuar nga Enesi që gjendet në koleksionin e Darekutniut, në të cilin thuhet: "I Dërguari i Allahut, kur hynte në namaz, shqiptonte tekbirin e më pastaj i ngrinse duart derisa gishtat e mëdhenj ishin paralel (në nivel) me veshët e tij, e më pas thoshte: "Subhanek Allahumme ve bihamdike ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke". (Darekutni në Sunen, 1160 dhe thotë se transmetuesit e këtij hadithi janë besnikë)

Dhe në hadithin e transmetuar nga Ebu Humejdi në Koleksionin e Ibn Maxhe-s, ku ai tha: "Unë jam më i dituri për namazin e të Dërguarit të Allahut". Të tjerët i thanë: "Pse"? "Sepse unë isha prej atyre që e pasonte dhe e shoqëronte më shumti atë"- u tha atyre. Ata i thanë: "Atëherë na shfaq faljen e tij". Ai tha: "I Dërguari i Allahut, kur ngrihej për namaz, shqiptonte tekbirin e më pas ngriste duart..". (Ibn Maxhe në Sunen, nr. 1051. Albani thotë se hadithi është autentik; Sahih ve Daif ibn Maxheh, nr. 1061, el-Irva, nr.305)

Në shkollën tonë juridike kemi tre mendime në lidhje me çështjen se kur ngiten duart, ndonëse njëri nga të cilët tashmë u përmend si mendim, pa u përkrahur shumë nga juristët, prandaj i bie se kryesisht janë dy mendime të njohura. Megjithëkëtë, do t'i përmendin të tre, po, për shkak të popullaritetit të tyre dhe animit të juristëve, do të ndalemi më gjatë tek dy të parët.

1. Sipas mendimit të parë, që është i përzgjedhur dhe në bazë të tij vepron shkolla hanefite, duart ngriten me fillimin e shqiptimit të tekbirit dhe, në bazë të këtij mendimi jepet edhe fetvaja në shkollën tonë juridike. Ky është edhe mendimi i përcjellë nga Ebu Jusufi dhe i mbështetur në praktikë nga Tahaviu.[6] Këtë mendim e mbështesin edhe shejhu-l islami Kadi Han, autorët e librave "Tuhfetul fukaha","Bedai Es senai" dhe "Muhit el Burhani". Kadi Han është i mendimit se, me fillimin e ngritjes së duarve, duhet të fillojë edhe shqiptimi i tekbirit, ndërsa mbarimi i tekbirit përfundon atëherë kur nga tekbiri fillestar".

Këtë mendim e kanë edhe themeluesit e shkollave juridike, Maliku (sipas njërit mendim), Shafiu dhe Ahmedi. Të këtij mendimi janë një pjesë e juristëve nga shkolla shafiite (ky është mendimi kryesor i tyre). Madje Neveviu, në librin e tij të njohur "el-Mexhmu", në këtë kontekst është shprehur: "Duart duhet të ngriten atëherë kur të fillojë shqiptimit i tekbirit, dhe ngritja e duarve mbaron me përfundimin e shqiptimit të tekbirit".[7] Buhariu, sipas Sahihut të tij, ka të njëjtin mendim, pra se duart ngriten me fillimin e shqiptimit të tekbirit.

2. Sipas mendimit të dytë, të cilin e shohin si qëndrim më të drejtë në këtë çështje, së pari ngriten duart e më pas shqiptohet tekbiri fillestar, sepse me këtë veprim largohet mendjemadhësia, meqenëse, me ngritjen e duarve, simbolikisht e hedhim përditshmërinë (dynjallëkun) prapa kurrizit dhe, kur shqiptojmë "Allahu Ekber", pohojmë se çdo gjë është e kotë përveç Allahut të Madhëruar![8]

Autori i librit të mirënjohur "El-Hidaje", thotë: "Qëndrimi më i drejtë është të ngriten duart, e pastaj të shqiptohet tekbiri". Zahidiu në këtë kontekst thotë: "Të këtij mendimi janë pjesa dërrmuese e dijetarëve hanefitë".[9] Këtë fakt e thekson edhe Ajniu në librin e tij të vëllimshëm "Nuhabu-l Efkar", ku sjell mendimin e Serahsiut, se pjesa dërrmuese e hanefitëve janë të mendimit se së pari duhet ngritur duart, e më pas të shqiptohet tekbiri.[10] Madje, sipas tij, edhe Ebu Hanife dhe Muhamedi janë të mendimit se ngritja e duarve duhet t'i paraprijë shqiptimit të tekbirit.[11] Megjithatë, për këtë çështje, personalisht, nuk kam hasur në ndonjë mendim të Ebu Hanifes e as të Muhamedit se së pari duhen ngritur duart e më pas të shqiptohet tekbiri. Kam shqyrtuar literaturën bazë, por nuk kam hasur të kenë shfaqur një mendim të tillë, ndonëse edhe mund të ketë. Në njërin nga librat bazë të hanefitëve, siç është libri i Muhamedit "El-Asl", i njohur ndryshe si "El-Mebsut", ku nxënësi i Ebu Hanifes, Muhamedi, transmeton mendimet e mësuesit të tij, e në këtë çështje ai një kapitull e ka titulluar "Kapitulli i hyrjes, në namaz", ku mes tjerash, thotë: "Kur njeriu dëshiron të hyjë në namaz, shqipton tekbirin dhe ngre duart e tij paralel me veshët e tij, e më pas thotë: "Subhanek Allahumme ve bihamdike ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke".[12] Nxënësi tjetër i Ebu



Hanifes, Ebu Jusufi, lidhur me këtë çështje, në librin e tij "el-Athar" përcjell një mendim të përgjithshëm të Ebu Hanifes, i cili pason mendimin e Nehaiut, përmes Hamadit, ku thotë: "Kur të shqiptosh tekbirin, ngreji duart, por jo më lart se veshët".[13]

3. Mendimi i tretë, që është shumë pak i popullarizuar, ka të bëjë me shqiptimin e tekbirit e më pas me ngritjen e duarve, që në fakt, është mendim i kundërt me të parin.[14] Ky mendim gjen shumë më pak përkrahës se dy mendimet e tjera. Madje, Shevkani, në librin e tij "Subulu-s Selam", në mënyrë kategorike mohon të ketë një mendim të tillë, ku thotë: "E askush nga dijetarët nuk ka thënë se së pari shqiptohet tekbiri e më pastaj ngriten duart".[15] Megjithatë, ka dijetarë që kanë një qëndrim të tillë, ndonëse numri i tyre është simbolik.

Sidoqoftë, për të gjithë këto mendime ka argumente dhe të gjitha gjejnë mbështetje në hadithet që transmetohen lidhur me këtë çështje, nga një numër i madh as'habësh, të cilët tregojnë se Pejgamberi a.s. ndonjëherë i ngriste duart më herët, e më pas shqiptonte tekbirin, e ndonjëherë tjetër së pari shqiptonte tekbirin e më pas i ngriste duart. Njëkohësisht raportohet se në shumë raste ai duart i ngriste paralelisht me shqiptimin e tekbirit, prandaj cilëndo ta praktikojë namazfalësi, ia ka qëlluar synetin. Në këtë kontekst njëri nga juristët e mëdhenj hanefitë, Ibn Nuxhejmi thotë: "Polemika e kësaj ka të bëjë me faktin se cila është parësore ose cili veprim është më apriori, sepse që të tre praktikoheshin nga i Dërguari i Allahut.."[16] Ngjashëm me këtë thotë edhe juristi tjetër i njohur hanefit, Ibn el-Humam, në "Fet'hu-l Kadir": "Për të tre mendimet ka transmetime nga i Dërguari i Allahut, se ai i ka vepruar të gjitha këto".[17]

Mendoj se mendimi i dytë, që gjen mbështetjen nga një pjesë e madhe e juristëve dhe njëherësh është edhe opinioni zyrtar i shkollës tonë, se duart ngrihen së bashku me shqiptimin e tekbirit, është mendim më i drejtë dhe më i arsyeshëm, dhe kjo praktikë ka gjetur zbatim pothuaj gjithmonë.

### Urtësia e tekbirit dhe e ngritjes së duarve

Dijetarët janë munduar të japin shpjegime rreth urtësive të ngritjes së duarve dhe shqiptimit të tekbirit. Ka mendime se ngritja e duarve dhe shqiptimi i tekbirit

simbolizojnë besimin në Allahun e Vetëm dhe në Njëshmërinë e Tij. Poashtu ka mendime se ngritja e duarve është një shenjë e qartë për të shurdhëtin dhe i tregon atij se, namazi tashmë filloi, e shqiptimi i tekbirit për të verbrin që ta dëgjojë dhe kuptojë se namazi filloi. Gjithashtu ka mendime se ngritja e duarve dhe shqiptimi i tekbirit simbolizojnë dorëzim dhe nënshtrim të plotë, sikurse një njeri që zihet rob e ai i ngre duart në shenjë dorëzimi apo nënshtrimi.

Njëherësh, ngritja e duarve dhe shqiptimi i tekbirit nënkuptojnë që një çështje madhore dhe e rëndësishme po fillon, sikurse që një veprim i tillë mund të kuptojë hedhjen e çështjeve të dynjallëkut dhe të përditshmërisë prapa kurrizit dhe afrimin e falësit tërësisht në namaz.[18] Të gjitha këto mendime mund të jenë të përmbledhura në domethënien e urtësisë së ngritjes së duarve dhe shqiptimit të tekbirit, sepse namazfalësi, kur lidhet në namaz shpreh madhërim absolut ndaj Allahut, i dorëzohet dhe nënshtrohet vetëm Atij. Ai edhe lë të gjitha preokupimet dhe çdo gjë tjetër prapa kurrizit, gjegjësisht ai nuk i kujton ato përgjatë namazit, sepse me tërë qenien e tij, krejtësisht në mënyrë absolute, i përkushtohet çështjes madhore të namazit dhe, si i tillë, qëndron para Madhërisë së Allahut. Vetëm kështu mund të arrihet vëmendja e duhur dhe përqendrimi maksimal për namaz.

### Si duhet të jenë gishtat me rastin e ngritjes së duarve

Me rastin e ngritjes së duarve gishtat nuk duhet të jenë të ngjitur me njëri-tjetrin, por as të jenë humë larg nga njëri-tjetri. Duhet të mbahen në gjendje normale dhe të zakonshme. Pjesa e brendshme e duarve, gjegjësisht shuplaka e duarve, duhet të jetë karshi pozicionit të kibles.

Juristi i mirënjohur hanefit, Samerkandiu, thotë: "Gjatë ngritjes së duarve është synet që gishtat të jenë të hapur, e shuplaka e dorës të jetë në drejtim të kibles. Por jo të jenë krejtësisht të hapur".[19] Të këtij mendimi janë thuajse të gjithë juristët hanefitë.[20] Këta bazohen në tekstet profetike që kanë ardhur në lidhje me mënyrën e ngritjes së duarve, sikurse në hadithin e transmetuar nga Ebu Hurejre, i cili është në koleksionin e Tirmidhiut: "Kur i Dërguari i Allahut shqiptonte tekbirin për namaz (fjala është edhe për ngritjen e duarve), gishtat e duarve i linte hapur (i shtrinte)". (Tirmidhiu në Sunen, nr. 239, dhe thotë se hadithi është i mirë-hasen). Ndërsa në koleksionet e Ibn Huzejmes dhe të Ibn Hibbanit, ky hadith vjen me këtë ndryshim: "I Dërguari i Allahut gjatë (shqiptimit të tekbirit fillestar) namazit, i linte gishtat e tij të shtrirë (hapur)". (Ibn Huzejme në Sahih, nr.458; ibn Hibbani në Sahih, nr.1799)

Jo vetëm shkolla jonë juridike, po edhe shkollat e tjera kanë këtë mendim. Edhe Ibn Kajjimi ka një mendim të tillë.[21] Disa dijetarë nga shkolla juridike malikite, gjegjësisht ata që i përkasin rajonit të Irakut (edhe Ahmedi sipas një transmetimi ka këtë mendim), janë të mendimit se duart gjatë ngritjes, duhet të jenë në këtë gjendje: Pjesa e brendshme e duarve duhet të jetë në drejtim të tokës, e pjesa e jashtme (shpina e dorës) të jetë karshi qiellit. I këtij mendimi është edhe juristi i madh malikit, Sahnun. Ose, siç e përshkruajnë disa prej malikitëve, gishtërinjtë duhet të jenë në drejtim të qiellit. Për bazë marrin hadithin e transmetuar nga Ebu Hurejre, i cili është në koleksionin e Tirmidhiut dhe të të tjerëve: "I Dërguari i Allahut, kur ngrihej për namaz, duart i ngriste të hapura-shtrira (medden)". (Tirmidhiu në Sunen, nr.223) Ndonëse në këtë hadith nuk është saktësuar se deri ku i ngriste duart i Dërguari i Allahut, dhe nuk është përshkruar si të jenë gishtat e duarve, por ata që janë ndërlidhur me fjalën "medd", të ardhur në fund të hadithit, kanë shpjeguar se ajo nënkupton një ngritje apo shtrirje, që tregon se duart, gjegjësisht gishtërinjtë, duhet të jenë të shtrirë.

Sidoqoftë, mendimi i hanefitëve, gjegjësisht i shumicës së juristëve dhe shkollave juridike, është shumë më i fortë dhe më i arsyeshëm.

1) Davudi, Evzaiu, Humejdi (mësuesi i Buhariut) dhe disa tjerë janë të mendimit se ngritja e duarve është vaxhib-obligim, për shkak të praktikës së të Dërguarit të Allahut në kontinuitet dhe numrit të madh të hadtheve që kanë ardhur në lidhje me këtë çështje. San'ani, Subulu-s Selam Sherh Bulugu-l Meram, bot.IV-të, Mektebetu Mustafa el-Babi el-Halebij, 1379-1960, v.1, f.163. 2) Mahmud ibën Ahmed Mazeh el-Buharij Ebu-l Mealij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.1, f.332. 3)San'ani, Subulu-s Selam Sherh Bulugu-l Meram, v.1, f.163. 4) Muhamed ibën Ibrahim Ibën el-Mundhir,el-Ixhma', me recenzurë nga Fuad AbdulMun'im Ahmed, bot.I-rë, Daru-l Muslim li-n neshri ve-t tevzi',1425-2004, f.39; Xhemaludin ez-Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh Liehadithi-l Hidajeh, bot.I-rë, Daru-l Hadith, Kairo-Egjipt, 1995, v.1, f.425. 5) Ebu Bekër ibën Mundhir en-Nisaburi, el-Ishrafu alel Medhahibi-l Ulema, bot.I-rë, Mektebetu Mekketu-th Thekafijetu, 2004, v.2, f.6. 6) Merginani,El-Hidajeh-Sherh Bidajetu-l Mubtedi', v.1 f.307. 7) Ebu Zekerija en-Nevevi, el-Mexhmu'Sherhu-l Muhedhdheb, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, pa vit botimi, v.3, f.307. 8) Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajetu-l Mubtedi', v.1, f.307; Ahmed ibën Ismail Et-Tahtavi, Hashijetu ale-l Meraki-l Felah, f. 186; Ibën Humam, Fet'hu-l Kadir, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, pa vit botimi, v.1 f.282. 9) AbdulGanij el-Gunejmij el-Mejdani, El-Lubab fi Sherhi-l kitab, v.2, f. 143. 10) Serahsij, El-Mebsut, v.1, f.15. 11)Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, me recenzurë nga Es-sejid Ershed el-Medenij, bot.I-rë, Daru-l Jusr, Medine-Arabia Saudite, 2011, v.5, f.105.

Dr. Islam Hasani

# Bej el-Istisna’a
## Shitje sipas konceptit Istisna’a

Sipas shumicës së dijetarëve, istisna’ është pjesë e kontratës selem, prandaj pagesa mund të bëhet në kohën e kontraktimit, por nuk është e kushtëzuar që pagesa të bëhet patjetër e plotë në momentin e nënshkrimit të kontratës, sikurse në formën e financimit sipas kontratës selem. Kjo bëhet në këtë koncept për shkak se veçori kryesore e kësaj kontrate është angazhimi i punëtorit a i kompanisë prodhuese, duke transformuar lëndën e parë në një produkt final ose duke i shtuar vlerë ekonomike atij në ndonjë formë tjetër

### Përshkrimi i Istisna’a-s

Në aspektin gjuhësor *Istisna’a* rrjedh nga fjala arabe *istisna’a*, që do të thotë të kërkohet nga dikush të prodhoj një prodhim specifik. Teknikisht, *bej el-istisna’a* shpjegohet si një marrëveshje kontraktuale me një prodhues/dërtues për të prodhuar/ndërtuar produkte sipas përshkrimit të detajuar, për një çmim të caktuar. Për prodhimin e produktit të porositur, prodhuesi siguron edhe lëndën e parë përveç ekspertizës. Nëse lënda e parë nuk sigurohet nga prodhuesi po nga porositësi, atëherë kjo kontratë konsiderohet kontrate lizingu[1] ose pagese ditore a mujore për angazhim dhe jo për shitje. Istisna’a është një përjashtim nga rregulla e përgjithshme e shitjes, ku malli që synohet të shitet, duhet të ekzistojë dhe të jetë në pronësinë e shitësit. Për sa i përket ekzistimit të produktit që është për shitje në kohën e kontraktimit, ekzistojnë tri lloje të shitjes:

1. Që të dyja, produkti dhe pagesa të ekzistojnë në kohën e shitjes. Kjo është një shitje e rëndomtë.
2. Produkti që është për t’u shitur është i pranishëm, kurse pagesa do të bëhet më vonë, në një kohë të caktuar, që njihet si pagesë e shtyrë ose pagesë me këste.
3. Pagesa është e pranishme kurse produkti do të furnizohet më vonë, në një kohë të caktuar sipas marrëveshjes, që është e njohur si kontrata selem.[2]

Sipas shumicës së dijetarëve, istisna’a është pjesë e kontratës selem, prandaj pagesa mund të bëhet në kohën e kontraktimit, por nuk është e kushtëzuar që pagesa të bëhet patjetër e plotë në momentin e nënshkrimit të



kontratës, sikurse në formën e financimit sipas kontratës selem. Kjo bëhet në këtë koncept për shkak se veçori kryesore e kësaj kontrate është angazhimi i punëtorit a i kompanisë prodhuese, duke transformuar lëndën e parë në një produkt final ose duke i shtuar vlerë ekonomike atij në ndonjë formë tjetër. Veçoritë e tjera të kësaj kontrate do të diskutohen në vazhdim.

### Ligjshmëria e Istisna’a-s

Sipas juristëve, ligjshmëria e kontratës së istisna’a-s bazohet në burime të ndryshme ligjore, në Sunet (traditën e Pejgamberit a.s.), Ixhma (konsensusin e dijetarëve myslimanë), dhe Kijas (argumentim me analogji/krahasim). Transmetohet nga Abdullah Ibn Omeri se Pejgamberi a.s. kishte porositur prodhimin e një unaze për vete. Ky transmetim i jep legjitimitet kontraktimit sipas istisna’a-s në jurisprudencën islame. Sipas juristëve hanefinj, kontrata e bazuar në konceptin e istisna’a-s është legjitime bazuar në praktikën e popullit në të gjitha periudhat kohore, pa pasur ndonjë kundërshtim, që do të thotë se përmbush kriteret e konsensusit ligjor.

### Rregullat dhe kushtet bazë të një kontrate Istisna’a

1. Lënda/Objekti që është për t’u prodhuar duhet të përcaktohet në mënyrë shumë precise - sipas llojit, materialit, cilësisë/kualitetit dhe sasisë/kuantitetit. Kjo për arsye se lënda për t’u prodhuar objekti që është për shitje, është një produkt joekzistues në kohën e kontraktimit, dhe përbën përjashtim nga rregullat e një shitjeje normale. Kjo shitje është gjithmonë e shoqëruar me një rrezik të mbarimit dhe dorëzimit të produktit të kontraktuar, i cili mund të lehtësohet përmes mekanizmit të përshkrimit sa më të mirë dhe të saktë të produktit të kontraktuar për prodhim.

2. Lënda e kontratës në Istisna’a duhet të jetë një gjë që njerëzit janë të mësuar për të kontraktuar në këtë mënyrë, p.sh: ndërtimi i shtëpive dhe makinerive të rënda. Koha e dorëzimit të produktit të kontraktuar duhet të specifikohet shumë qartë, për të mënjanuar paqartësitë që çojnë në konflikte ndërmjet palëve në kontratë.

a. Lënda e parë duhet të sigurohet nga prodhuesi. Nëse lënda e parë sigurohet nga blerësi, atëherë kontrata konsiderohet si koncept i lizingut dhe jo istisna'a - duke ndryshuar edhe obligimet dalluese nga njëra-tjetra.

b. Vendi dhe koha e dorëzimit duhet të caktohet dhe të jetë pjesë e kontratës, nëse produkti i kontraktuar ka shpenzime të ngarkesës dhe transportit.

### Elementet e ndaluara në Istisna'a

Ekzistojnë disa elemente të ndaluara në modelin e financimit sipas Istisna'a-s, që mund të përmblidhen si në vijim:[3]

i. Ekzistimi i gharar (paqartësisë) në të vërtetë, është i ndaluar në çdo kontratë, por në rastin e Istisna'-s kjo ndalesë është edhe më e rreptë, sepse lënda e kontratës (produkti i kontraktuar/i shitur) nuk ekziston në kohën e kontraktimit dhe duhet të prodhohet në të ardhmen. Obligimi i prodhuesit bazohet krejtësisht në përshkrim të produktit. Gjithashtu, përmbushja apo mospërmbushja e obligimeve bazohet në përshkrimin e lëndës së kontratës dhe pajtueshmërinë e palëve në kohën e përmbylljes së kontratës. Prandaj, mangësia e informatave rreth specifikave dhe përshkrimit shumë të detajuar të produktit për t'u prodhuar do ta bënte kontratën të pavlefshme.

ii. Është e ndaluar që lënda e kontratës (produkti i shitur) të ekzistojë në kohën e kontraktimit apo edhe (produkti) i identifikuar si një emërtim i një lloji të padetajuar. Lënda e kontratës duhet të identifikohet me specifika se si do të prodhohet në të ardhmen, pastaj transaksioni përmban shitjen e atij produkti që shitësi nuk e ka në pronësi në kohën e përmbylljes së kontratës.

iii. Çmimi, pas përmbylljes së kontratës, nuk mund të rritet a të zvogëlohet – me justifikimin se çmimi i lëndës së parë është liruar ose shtrenjtuar. Kjo bëhet për të eliminuar elementin e paqartësisë në kontratë.

iv. Lënda e parë për prodhimin e produktit për t'u prodhuar nuk mund të furnizohet nga blerësi, sepse, përndryshe, sikur u përmend edhe më herët, koncepti i kontratës do të konsiderohej si lizing.

v. Nuk lejohet që prodhuesi të deklarojë në kontratë se ai nuk bart përgjegjësi për defektet e mundshme në produktin e kontraktuar. Arsyeja e kësaj ndalese është se Istisna'a është shitje e produkteve të specifikuara mirë, që do të sigurohen në të ardhmen, prandaj mospërfshirja e obligimeve të shitësit për defektet e produktit nuk është e lejuar.

vi. Kontrata e Istisna'a-s nuk mund të bazohet në konceptin e shitjes sipas *murabaha,* duke formuar çmimin sipas modelit 'kosto plus fitimi'. Sepse, në murabaha produkti i financuar duhet të ekzistojë e të jetë në pronësi të shitësit, dhe kostoja e tij është e ditur para se të përmbyllet kontrata. Kurse Istisna'a përmbyllet para se produkti të ekzistojë dhe të jetë në pronësi të shitësit. Prandaj, kostoja e tij nuk mund të dihet saktësisht ashtu siç kërkohet në murabaha.



vii. Në Istisna'a paralele, institucioni financiar nuk mund të jetë thjesht vetëm një ndërmjetësues financiar ndërmjet blerësit dhe prodhuesit. Për t'iu shmangur elementit të kamatës, institucioni financiar duhet të bëjë dy kontrata të pavarura nga njëra-tjetra (ashtu si shpjegohet më poshtë).

#### Llojet e kontratave të Istisna'as

Kontratat e Istisna'as janë të ndara në dy lloje: Lloji i parë quhet 'Istisna'a klasike' dhe përfshin dy palë në kontratë, dhe i dyti quhet 'Istisna'a paralele' dhe përfshin tri palë në kontratë.[4]

#### Istisna'a klasike

Kontrata e modelit të Istisna'a-s klasike është diskutuar në detaje nga juristët e mëhershëm në literaturën e jurisprudencës islame. Ky lloj kontraktimi përfshin vetëm dy palët kontraktuese, blerësin dhe prodhuesin, që është edhe shitës i produktit të kontraktuar për prodhim. Kjo funksionon në këtë mënyrë:

1. Klienti porosit prodhuesin të prodhojë/ndërtojë për të një produkt të përshkruar mirë, për një çmim për të cilin janë pajtuar të dy palët, i cili do të paguhet në një kohë të caktuar.
2. Klienti paguan çmimin për të cilin janë dakorduar sipas skemës së pagesave me para të gatshme ose me këste, sipas skemës së pagesave.
3. Prodhuesi e dorëzon produktin e kontraktuar në kohën e caktuar.

#### Istisna'a paralele

Istisna'a paralele përbëhet nga dy palë kontrata të ndara; në të parën bëhet kontrata ndërmjet bankës si shitës dhe klientit si blerës, kurse kontrata e dytë, lidhet paralelisht ndërmjet bankës dhe prodhuesit të produktit në fjalë. Kjo kontratë funksionon në këtë mënyrë:[5]

1. Klienti kërkon nga banka të ndërtojë/prodhojë një produkt/ndërtim të caktuar për një çmim të paracaktuar, që përmban koston dhe marzhën e fitimit, një çmim që do të paguhet në të ardhmen, sipas skemës së pagesave. Të dy palët nënshkruajnë kontratën e shitjes të bazuar në konceptin e Istisna'-s ISA (*Istisna' sale agrement*), në të cilën figurojnë klienti si blerës dhe banka si prodhues/shitës.



2. Banka e delegon klientin për të zgjedhur kontraktuesin me autorizim të bankës për ndërtimin e produktit, sipas përshkrimit të kontratës dhe çmimit të dakorduar, i cili do të paguhet sipas marrëveshjes.

3. Të dy palët (banka dhe kontraktuesi) nënshkruajnë kontratën e blerjes sipas kontratës Istisna'a IPA *(Istisna'a purchase agreement)*, në të cilën banka është blerës, e kontraktuesi është prodhues.

4. Në kohën e mbarimit të ndërtimit a prodhimit të produktit, kontraktuesi si prodhues do t'ia dorëzojë bankës produktin e prodhuar sipas marrëveshjes, kurse banka do t'ia dorëzojë produktin e prodhuar klientit të vet, sipas marrëveshjes së nënshkruar në hapin e parë, po dorëzimin e produktit klientit të bankës mund t'ia bëjë edhe kontraktuesi, natyrisht me autorizim të bankës.

### Aplikimi i kësaj kontrate në financat bashkëkohore

Në financat islame bashkëkohore kontrata e Istisna'a-s aplikohet për produkte të ndryshme industriale, që mund të ndërtohen a prodhohen dhe mund të mbikëqyren sipas specifikimeve të dakorduara në fillim të marrëveshjes. Për shembull, një kontratë Istisna'a mund të përdoret në ndërtime të banesave, në industritë e teknologjive të avancuare, në pajisje siç janë: avionët, automobilat, pajisje të ndryshme të fabrikave etj..

### Dokumentimi i Istisna'a-s

Dokumentimi i kontraktimit në mënyrë të shkruar dhe të qartë është një element thelbësor në transaksionet financiare islame. Për t'u siguruar se do të plotësohen të gjitha kushtet e një kontrate, dhe se zbatimit praktik i tyre do të jetë në nivel të pranuar, kontrata duhet të përmbajë nene dhe përshkrime të qarta për të dyja palët në kontratë, duke treguar obligimet e dyanshme dhe të domosdoshme në situata të ndryshme[6], siç janë:

1. Përcaktimi i lëndës së kontratës (produktit për t'u prodhuar).

Për të eliminuar të gjitha paqartësitë rreth produktit që është kontraktuat sipas Istisna'a-s, ai duhet të përshkruhet mirë sipas: natyrës, llojit, kualitetit e kuantitetit. Dështimi i përcaktimit të specifikave të rëndësishme të produktit mund ta bëjë kontratën të pavlerë.

2. Dërgesa/dorëzimi i lëndës së kontratës

Është e rëndësishme për të dy palët në kontratë që ta specifikojnë kohën e dorëzimit të produktit që ka për t'u prodhuar; kjo mund të mos bëhet në një datë specifike, por të caktohet një minimum i afatit të dorëzimit, që pas asaj date të mund të lindnin obligime të tjera nga kontrata e parë.

3. Opsionet në rast të mospërmbushjes së kontratës

Palët kontraktuese në kontratë mund të specifikojnë se, nëse produkti nuk është sipas përshkrimeve të bëra në kontratë, atëherë blerësi ka këto opsione:

a. Ta refuzojë pranimin e produktit,

b. Ta pranojë pa kërkuar dëmshpërblim, ose

c. Ta pranojë atë me një ulje nga çmimi i dakorduar në fillim.

4. Çmimi i lëndës së kontratës.

Çmimi duhet të caktohet dhe të bëhet i ditur për të dy palët. Përveç kësaj, në kontratë caktohet edhe mënyra e pagesës: pagesë e parakohshme, mujore, e shtyrë etj.. Kjo kontratë ka fleksibilitet për mënyrën e pagesës.

5. Garantimi i përmbushjes së kontratës.

Palët kontraktuese mund të kërkojnë garantim për të siguruar mirëvajtjen e përmbushjes së kontratës, duke kërkuar hipoteka ose garantues nga pala tjetër.

6. Kompensimi në rast të mospërmbushjes së kontratës.

Neni për kompensim mund të jetë pjesë e kontratës; palët duhet të sigurojnë që produkti i porositur vjen në kohën e paracaktuar. Nëse prodhuesi e vonon dorëzimin e produktit pas datës së caktuar, ai do të jetë i obliguar për kompensim të dëmit të shkaktuar të blerësi për shkak të vonesës.

7. Shkëputja/ndërprerja e kontratës.

Ashtu si është diskutuar më herët, kjo kontratë është obliguese dhe nuk mund të shkëputet njëanshëm. Megjithatë, ka raste kur marrëveshja duhet të ndërpritet:

a. Përmbushja normale e obligimeve nga të dy palët;

b. Pajtimi i ndërsjellë për ndërprerje të kontratës.

Me qëllim të plotësimit sa më të efektshëm të dokumentacionit, palët mund të specifikojnë kur dhe si mund të konsiderohet e ndërprerë.[7]

Në përfundim, mund të thuhet se ky koncept i financimit shfrytëzohet mjaft nga bankat islame bashkëkohore. Ekzistojnë shumë rregulla dhe specifika që duhet të përmenden për kompletim të kontraktimit të të dy apo të tri palëve paralelisht.

Kjo është vetëm një pasqyrë e shkurtër rreth konceptit, por jo edhe rreth aplikimit.

1) ISRA (International Shari'ah Research Academy for Islamic Finance), Islamic Financial System: Principles and Operations, (Kuala Lumpur: Pearson Custom Publishing, 2012), faqe 208. 2) Kontrata selem është një kontratë për të ardhmen, në të cilën pagesa e plotë bëhet në fillim, kurse produkti i blerë dorëzohet në të ardhmen. 3) INCEIF, Shariah Rules in Financial Transactions (Kuala Lumpur: INCEIF, 2009), f. 243-247. 4) Saiful Azhar Rosly, Critical Issues on Islamic Banking and Financial Markets, (Kuala Lumpur: Dinamas, 2005). f.93. 5) Joni Tamkin.

Isa Tërshani

# Shpifja për moral

"Vërtet, ata që akuzojnë gratë e ndershme, besimtare të pafajshme, janë të mallkuar në këtë botë dhe në botën tjetër, dhe ata i pret një dënim shumë i madh". (En-Nur, 23.)

**Shpifja është një prej mëkateve më të mëdha.**

Allahu i Madhëruar e ka konsideruar shpifësin mëkatar të madh, ia ka hequr të drejtën për të dëshmuar dhe ka caktuar dënimin e tij me ajet kuranor. Ngase nderi i besimtarit dhe besimtares është i shenjtë, dhe nuk i lejohet askujt që të shpifë për moralin e tjetrit. Allahu i Madhërishëm në Kuran thotë: "E ata që fyejnë besimtarët e besimtaret, për çka ata nuk janë fajtorë, ata kanë ngarkuar veten me një mëkat shumë të madh." (El Ahzabë, 58). Të kërcënuarit në këtë ajet janë ata që trillojnë dhe njollosin nderin e myslimanëve dhe myslimaneve.

Shpifje quhet akuzimi i tjetrit për kurvëri, duke i thënë: "O lavir" ose duke pretenduar se e ka parë tjetrin duke bërë kurvëri - marrëdhënie intime, apo duke i mohuar dikujt gjenealogjinë.

Fatkeqësisht, gjuha shpesh përdoret për shpifje dhe për të akuzuar njerëz të ndershëm e të sinqertë, për "arsye" të ndryshme. Kjo bëhet posaçërisht me qëllim që t'i vishet besimtarit a besimtares së sinqertë e të ndershme, me qëllim që të sulmohet autoriteti dhe nami i saj.[1] Dëgjojmë pothuaj çdo ditë emra që akuzohen për çështje nderi, ndonëse janë të pafajshëm. "Vërtet, ata që akuzojnë gratë e ndershme, besimtare të pafajshme, janë të mallkuar në këtë botë dhe në botën tjetër, dhe ata i pret një dënim shumë i madh". (En-Nur, 23.)

Allahu i Madhëruar, me kërcënimin dhe mallkimin si në këtë botë ashtu dhe në botën tjetër, për ata që shpifin për personat e ndershëm, paralajmëron qartë ndikimin e rrezikshëm të kësaj cilësie negative. Duke i analizuar këto ajete, vijmë në përfundimin se Allahu xh.sh. i përmend besimtaret e ndershme, pra në mënyrë të qartë tregon përfundimin se gratë shpesh do të jenë në shënjestër të shpifjeve. Edhe pse në ajet përmendet shpifja e femrave, dispozita është e njëjtë si për femra ashtu edhe për meshkuj, dhe kjo është kështu me pajtim unanim.

**Shpifja, mëkat i madh**

Edhe i Dërguari a.s. këtë mëkat e ka radhitur si njërin prej mëkateve më të mëdha, prej të cilit duhet të ruhen shumë myslimanë. Ebu Hurejre r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Largohuni prej shtatë mëkateve të mëdha!" Shokët e pyetën: "Cilat janë ato, o i Dërguari i Allahut?" Ai u përgjigj: "T'i bësh Allahut shok, sihri, vrasja e njeriut pa të drejtë, marrja e kamatës, harxhimi pa të drejtë i pasurisë së jetimit, ikja nga beteja e luftës dhe shpifja për kurvëri ndaj besimtareve të ndershme e të pasherr "![2]

Mirëpo, se sa është e dëmshme shpifja, këtë më së miri e ilustron shembulli i Aishes r.a., gruas së ndershme të Muhamedit a.s., për të cilën u përpoqën të shpifin hipokritët. Mbrojtja e Allahut xh.sh. ndaj kësaj gruaje të ndershme dhe nderit të saj është kryer me intervenimin e Tij të drejtpërdrejtë dhe me afirmimin e dinjitetit të saj moral në kaptinën En Nur, me çka iu bë e qartë të gjithëve se për çfarë shpifjeje të hipokritëve bëhej fjalë. Në këtë ndodhi do të shohim se si Islami trajton çështjen e akuzës pa pasur fakte dhe argumente. Kjo ndodhi na mëson se si duhet të reagojë shoqëria ndaj këtyre fenomeneve, nëse ndodh diçka e tillë.

Sot pothuajse është bërë normale që mediet të transmetojnë shpifje dhe akuza të pabaza për të tjerët, me qëllim shtimin e shikuesve apo lexuesve. Po edhe të gjesh libra që flasin mbi skandalet e dikujt, si dhe, kur na kalon dikush para sysh, fillohet të flitet dhe t'i bëhet biografia, me të bërat e të pabërat e tij!

Nëpërmjet kësaj ndodhie do të shohim se si reagon Islami në të tilla raste. Kushedi, ndoshta Zoti i Madhëruar ka caktuar diçka të tillë me qëllim që të na mësojë si të reagojmë dhe si t'i trajtojmë temat e tilla. Për këtë ndodhi Allahu në Kuran thotë: "…Ju mos e merrni atë si ndonjë dëm për ju, përkundrazi, ajo do të jetë në dobinë tuaj…" (En- Nur, 11.) Kjo, pasi shoqëria mësoi vlera të cilat nuk mund t'i mësojë pa të ndodhur.

Pejgamberi a.s. në çdo betejë që dilte, merrte me vete njërën nga gratë e tij. Në betejën Beni Mustalik,



më foli asnjë fjalë, dhe as unë nuk i fola asnjë fjalë. Ai më shoqëroi nëpër shkretëtirë, derisa arritëm ushtrinë".

Kjo ngjarje nuk u shpëtoi hipokritëve, të cilët menjëherë filluan të përhapnin fjalë dhe shpifje ndaj Aishes r.a.. Hipokritët vazhduan ta përhapnin këtë shpifje derisa arritën në Medinë, ku e mori vesh i gjithë qyteti. Tregon Aisheja r.a.: "Vazhduan fjalët për një muaj të tërë. Unë gjatë asaj kohe isha e sëmurë me temperaturë dhe shumë ditë të muajit i kalova në atë gjendje, pa dëgjuar gjë se çfarë kishte ndodhur. Ajo që shihja, ishte se Pejgamberi a.s., kur

Muhamedi a.s. e kishte marrë Aishen r.a.. Ndodhinë e shpifjes e tregon vetë Aisheja. Ajo thotë: "U ndal ushtria për të pushuar. Gjatë pushimit, unë dola për të kryer nevojat e mia dhe u largova prej ushtrisë. Kur u ktheva, u dha urdhri për t'u nisur. Në atë çast kërkova varësen që e kisha në qafë dhe pashë që nuk ishte. Meqenëse nuk ishte varësja ime, po e një motre së cilës ia kisha marrë hua, zbrita nga mbartësja (tip kasolleje e cila vendosej mbi deve për të qëndruar gruaja) dhe u nisa andej nga kisha qenë për të kërkuar varësen e humbur. Pasi e gjeta, u ktheva, por pashë që ushtria ishte larguar. Gratë në atë kohë ishin të dobëta dhe ata që e kishin vendosur mbartësen time mbi deve, nuk e kishin hetuar-ndier që unë nuk isha brenda. Kështu u gjenda në shkretëtirë, pa njeri. U ula duke menduar me vete se do ta shihnin që nuk isha dhe do të ktheheshin e të më kërkonin. Derisa isha ulur, më mori gjumi dhe fjeta. Në ato çaste erdhi Safvan ibn Muatili. Këtë njeri Pejgamberi a.s. e kishte lënë të udhëtonte pas ushtrisë me qëllim që, po të mbetej kush prapa, ose po të humbte diçka nga ushtria, ai ta merrte. Posa më pa, ai më njohu dhe e ktheu shpinën duke thënë: "Të Zotit jemi dhe tek Ai do të kthehemi", me qëllim që të zgjohesha. Unë u zgjova dhe e pashë që ai e uli devenë dhe hipa në të. Për Zotin e Madhëruar, as ai nuk

hynte brenda, e shihja të mërzitur dhe më thoshte: "Si je, o Aishe?"- pa folur gjë tjetër. Gjithashtu nuk ndieja dashurinë dhe bisedat e ngrohta të tij të mëparshme. Gjatë asaj kohe, unë nuk dija gjë për atë që thuhej rreth meje. Vazhdoi kjo gjendje derisa u shërova dhe dola me disa gra jashtë Medinës. Me ne ishte edhe një grua e mirë me emrin Ummu Mustah…Kjo grua po thotë: "Qofsh fatkeq, o Mustah (për djalin e saj)". Unë i thashë: "Si e mallkon djalin tënd, në një kohë që ai është nga njerëzit e mirë, dhe që ka marrë pjesë në luftën e Bedrit". Ajo m'u kthye e më tha: "Ti nuk e di se çfarë ka thënë dhe çfarë ka bërë ai"? "Çfarë "?- e pyeta unë. Ajo më tha: "Ai dhe shokët e tij të kanë akuzuar për imoralitet me Safvanin". Në atë çast nuk e mbajta veten dhe rashë përtokë duke qarë. Gratë më morën dhe më quan në shtëpinë e prindërve. Muhamedit a.s. në atë kohë kishte një muaj që nuk i vinte Xhibrili, të cilin e priste me padurim që t'i tregonte se si ishte e vërteta. Ai përballej me një situatë shumë të vështirë, pasi akuzohej familja e tij."

Abdullah ibn Ubej ibn Seluli, me atë veprim, doli që e kishte lënduar Muhamedin a.s. më shumë se Ebu Xhehli dhe idhujtarët e tjerë. Kjo sprovë ishte më e rëndë se humbja në Uhud dhe vrasja e Hamzait… Tregon Aisheja r.a.: "Pastaj shkova në shtëpi dhe e gjeta



Pejgamberin a.s. të mërzitur, e i thashë: "A më lejon të qëndroj në shtëpinë e babait, që të kujdeset nëna për mua?" "Po" - tha Pejgamberi a.s. Deri në këtë kohë asnjëri nga shokët e Muhamedit a.s. nuk kishte mundur t'i hapet gjë Pejgamberit a.s. rreth kësaj çështjeje, as vetë Ebu Bekri r.a., që ishte shoku më i ngushtë i tij dhe babai i Aishes r.a.. Mynafikët në atë kohë nuk linin kuvend pa diskutuar për këtë çështje, saqë kishin filluar të nxirrnin edhe barcoleta…[3] Muhamedi a.s. nuk e besonte atë që thuhej për gruan e tij, por ishte mes dy zjarresh. Ai ishte bashkëshort, po ishte edhe udhëheqës i shtetit dhe, si i tillë, duhej të ishte asnjanës, në një çështje që kishte të bënte me gjithë bashkësinë myslimane, derisa të vërtetohej pafajësia…

Pas një muaji i erdhi Xhibrili me ajetet e Kuranit: "S'ka dyshim se ata që trilluan shpifjen, janë një grup prej jush. Ju, mos e merrni atë si ndonjë dëm për ju, përkundrazi, ajo do të jetë në dobinë tuaj. Secilit prej tyre do t'i takojë dënimi sipas pjesëmarrjes në mëkat, e atij prej tyre që e barti pjesën e madhe (të shpifjes), i takon dënimi i madh". (En-Nur, 11.) Ajetet e mëposhtme na mësojnë se si të reagojmë nëse në shoqërinë ku jetojmë, përhapen fjalë të tilla. Na mësojnë se si ta mbrojmë shoqërinë nga skandalet dhe shpifjet, sidomos ato që kanë të bëjnë me nderin e grave. "E përse kur e dëgjuan atë (shpifje) besimtarët dhe besimtaret të mos mendonin të mirën si për vete dhe të thoshin: "Kjo është shpifje e qartë?!" (En-Nur, 12).

### Si të sillemi në rast të dëgjimit të një shpifjeje?

Pra, gjëja e parë që duhet të veprosh kur të dëgjosh një fjalë të tillë është ta përgënjeshtrosh. Pra, të mos lejosh që ajo që dëgjove të të kalojë në zemër dhe ta besosh edhe ti. Sa të dëgjosh një shpifje të tillë, thuaj: "Zoti më ruajtë". Nëse do të mendosh të mirën për të tjerët, edhe të tjerët do të mendojnë mirë për ty. Nëse dikush të tregon një skandal rreth dikujt tjetër, kërkoji dëshmitarë që ta besosh, madje katër dëshmitarë. Kështu thotë Zoti në Kuran: "Përse ata nuk i sollën katër dëshmitarë për këtë? E derisa nuk sollën dëshmitarë, ata, pra, tek Allahu janë pikërisht gënjeshtarët". (En-Nur, 13.)

### Dënimi për shpifje

1. Dënimi fizik; kjo formë e dënimit shprehet duke e zbatuar masën ndëshkuese me rrahje deri në tetëdhjetë goditje me kamxhik. Nëse nuk kanë katër dëshmitarë, ata janë mashtrues dhe gënjeshtarë, prandaj pason ndëshkimi për shpifje, që është tetëdhjetë kamxhikë, sipas ajetit kuranor: "...t'i rrahni ata me nga tetëdhjetë të rëna…".(En-Nur, 4.) Po edhe sipas praktikës së Muhamedit a.s., i cili ndëshkoi me tetëdhjetë të rëna ata që shpifën për Aishen r.a..[4]

2. Dënimi edukativ; ky dënim ndaj shpifësit parashikon mospranimin e dëshmisë për asgjë dhe, në të njëjtën kohë, ai konsiderohet si mëkatar dhe i pabesueshëm: "…dhe atyre mos ua pranoni dëshminë kurrë më…". (En-Nur, 4.)

Myslimani nuk përhap shpifje në komunitetin e tij, pasi e di fare mirë se kjo do ta rangojë në grupin e njerëzve që shkaktojnë telashe tek njerëzit e tjerë, dhe ndërpret lidhjen e dashurisë në mes shokëve. Esma bint Jezid r.a. transmeton se i Dërguari a.s. ka thënë: "A t'ju tregoj se kush është më i miri në mesin tuaj!" Ata i thanë: "Po, o i Dërguar i Allahut". Ai tha: "Ata të cilët, kur t'i shikosh, ta kujtojnë Allahun (për shkak të devotshmërisë së tyre)". Pastaj tha:"A t'ju tregoj se kush është më i keqi në mesin tuaj? Ata që përhapin shpifje qëllimkëqija, shkaktojnë telashe në mes shokëve dhe i hulumtojnë gabimet e njerëzve."[5]

Personi që merret me shpifje, qortohet rëndë në këtë botë, ndërsa në botën tjetër e pret një fat i tmerrshëm.

Prej dëmeve të shpifjes:

1. Shpifja është një prej mëkateve më të mëdha.
2. Shpifja është një vepër e palejueshme për myslimanin, pavarësisht se ndaj kujt bëhet.
3. Mendo për të tjerët atë që mendon për veten tënde!

1) Dr. Shefik Kurdiq, Gjuha shpatë me dy teha. Shkup, 2008. f.74. 2) Hadithin e shënon Buhariu në Sahih, Kitabu-l-vesaja, hadithi nr.2766. 3) Amër Halid, Gjurmëve të të Dashurit tonë. Shkup, 2006. F.322-323. 4) Ebu Bekër el Xhezairi, Minhaxh el Muslim. Tiranë, 2005.f.570. 5) Dr. Muhamed Ali El Hashim. Muslimani ideal. Prishtinë, 2008.f.246.

Dr. Jusuf El-Kardavi

# A ndikon nataliteti në varfëri?

Allahu xh.sh. thotë: "Nëse i frikësoheni skamjes, Allahu me dëshirën e vet do t'ju pasurojë me mirësitë e Tij. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë" (Et-Tebve, 28).

## Nuk ka lidhshmëri ndërmjet natalitetit dhe varfërisë

Perëndimorët bëjnë lidhshmëri ndërmjet natalitetit të vazhdueshëm në botë dhe varfërisë, si të ishte llogari matematikore: "Nëse shtohet numri i popullsisë, do të ketë varfëri"!

Atyre u mungon besimi në Allahun, besimi se kjo gjithësi ka një Zot i Cili është Krijues dhe Furnizues, i Cili që nga krijimi i Tokës. Çdo gjallese ia siguron mjetet për jetesë. Ata nuk i mendojnë këto gjëra. "Nëse shtohet numri i popullsisë, do të ketë varfëri"! Këtë e kishte thënë një ekonomist i quajtur Maltos, i cili e paralajmëroi botën për një fatkeqësi të rrezikshme pas disa viteve ose dekadave. Mirëpo, kaluan disa dekada, madje edhe disa shekuj, e nuk ndodhi fatkeqësia, sepse Allahu u përgatiti njerëzve shkaqet që nuk i dinin më parë, e Allahu e mësoi njeriun me gjëra që nuk i dinte: "Ai krijon edhe gjëra që ju nuk i dini". (En-Nahl, 8).

Njerëzit arritën të mbjellin toka të reja, e të mësojnë kulturën bujqësore të shkretëtirave, dhe të pakësojnë shfrytëzimin e ujit, pasi që tokat e tyre i ujitnin për toke, e filluan t'i ujitin me anë të spërkatjes ose pikëzimit, duke u munduar që të mos avullohet uji ose të humb kot. Madje, u përpoqën dhe shtuan prodhimin në tokën e mbjellë, duke përmirësuar farën e mbjelljes, dhe toka e njëjtë, jepte prodhime më shumë se më parë.

Allahu xh.sh., me anë të ligjeve të trashëgimisë, shartimit tek bimët dhe fekondimit tek kafshët, u përgatiti njerëzve përmirësimin e cilësisë, dhe njeriut iu mundësua përdorimi i energjisë diellore.

Allahu u përgatiti njerëzve shkaqe që nuk i menduan, ndërsa perëndimorët mendojnë se bota e sotme do të jetë edhe botë e së nesërmes dhe e së ardhmes. E ku ta dimë, se Allahu do t'u hapë njerëzve dyer të cilat nuk i ka menduar askush?

"Begatitë, që Allahu ua jep njerëzve nga mëshira e Tij, nuk mund t'i pengojë askush, ndërsa atë që e pengon Ai, nuk mund ta japë askush veç Tij; Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti". (Fatir, 2).

## Allahu është Furnizues

Prej emrave të Allahut është edhe emri "Er-Rezzak -Furnizues". Allahu xh.sh. thotë: "Unë nuk i krijova xhindët dhe njerëzit për tjetër përveç të më adhurojnë. Unë nuk kërkoj prej tyre furnizim, e as s'dëshiroj të Më ushqejnë. Vërtet, Allahu është Furnizuesi i vetëm, i Fuqishmi, i Gjithëpushtetshmi." (Edh-Dharijat, 56-58). "S'ka asnjë gjallesë në Tokë që Allahu të mos ia ketë garantuar furnizimin. Ai e di vendbanimin dhe vendstrehimin e secilës. Të gjitha (këto) janë (të shënuara) në Librin e qartë (Levhi Mahfudh)". (Hud, 6). "Në qiell është furnizimi juaj dhe gjithçka që ju është premtuar. Pasha Zotin e qiellit dhe të Tokës, kjo (që ju premtohet) është një e vërtetë, ashtu siç është të folurit tuaj". (Edh-Dharijat, 22-23).

Mjetet për jetesë ekzistojnë, janë të shpërndara në këtë gjithësi, të depozituara në brendinë e Tokës, ose të shpërndara mbi sipërfaqen e saj. Ekzistojnë gjëra që njerëzit i dinë, por ekzistojnë edhe të tjera që ende nuk i dinë. Përafërsisht ¾ e sipërfaqes tokësore janë ujëra, oqeane dhe dete, të cilat Allahu i la në shërbim të njeriut, por njeriu nuk zbuloi çdo gjë që ekziston në det, e as nuk përfitoi prej shumë gjërave që ekzistojnë në të.

Mjetet për jetesë ekzistojnë, por njeriut i mbetet të mendojë e të kërkojë në viset e tokës, ta kërkojë furnizimin në vendet e fshehta të saj. Allahu xh.sh. thotë: "Ai jua bëri Tokën të përdorshme, andaj ecni nëpër viset e saj dhe ushqehuni me atë që ju ka dhënë Ai. Si të ringjalleni, do të ktheheni tek Ai". (El Mulk, 15).

Ai që ecën nëpër viset e tokës, mendon, kërkon, përpiqet dhe mundohet, - meriton të ushqehet prej furnizimit të Allahut nga kjo tokë, ndërsa atij që dembeloset dhe i lë pas dore punët, meriton t'i ndalen furnizimet e Tij.

Qielli nuk lëshon ar e as argjend, siç ka thënë Omeri r.a., mirëpo njerëzit duhet të qarkullojnë nëpër tokë dhe t'i kërkojnë mirësitë dhe begatitë e Allahut, ta kërkojnë furnizimin e tyre për të arritur tek ai.



**Mes injorancës së vjetër dhe asaj bashkëkohore**

Injorantët e hershëm i mbysnin fëmijët e tyre për shkak se ishin të varfër ose frikësoheshin nga varfëria që mund t'u vinte: "Mos i mbytni fëmijët tuaj për shkak të varfërisë, sepse Ne ju ushqejmë ju dhe ata". (El En'am, 151).

"Mos i vrisni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë! Ne ju sigurojmë ushqim atyre dhe juve (ushqimi i tyre është i garantuar për ta para se të krijohen). Vërtet, vrasja e tyre është mëkat i madh". (El Isra, 31).

Ndërsa injorantët bashkëkohorë, dëshirojnë t'i mbysin fëmijët në barqet e nënave të veta, me anë të abortit. Fëmijët nuk duhet të mbyten, e ne nuk duhet t'i dorëzohemi kësaj injorance bashkëkohore.

Mjetet për jetesë ekzistojnë, janë të shpërndara në Tokë, prej kur Allahu e krijoi Tokën: "E bekoi atë (Tokën) dhe përcaktoi në të furnizimin (për banorët) e saj me masë për katër ditë; ky është shpjegimi për të gjithë ata që pyesin. Pastaj Ai iu kthye qiellit, që ishte në gjendje mjegulli". (Fussilet, 10).

Është e vërtetë se rrizku (ushqimi) nuk jepet me shumicë dhe lehtë, që njerëzit të mos e teprojnë e të mos mbrapshtojnë në Tokë: "Sikur Allahu t'i shtonte mjetet e jetesës për robërit e Vet, ata do ta mbushnin Tokën me mbrapshti. Por Ai u jep me masë, sa dëshiron, sepse Ai i njeh dhe i sheh mirë robërit e Vet". (Esh-Shura, 27). Allahu çdo gjë jep me masë: "Nuk ka asnjë send, thesaret e të cilit të mos gjenden tek Ne; por prej tij Ne japim me masë të caktuar". (El Hixhr, 21). Gjërat shfaqen në kohën e duhur sipas caktimit dhe urtësisë së Allahut.

Gjithashtu, Allahu xh.sh. thotë: "Ne ju kemi vendosur në Tokë dhe aty ju kemi dhënë çfarë ju nevojitet për jetesë. Eh, sa pak mirënjohës që jeni! Ne ju krijuam e pastaj ju dhamë formën; e mandej u thamë engjëjve: "Përuljuni në sexhde Ademit!" (El A'raf, 10-11). Pra, para se Allahu të krijonte Ademin dhe njerëzimin, Ai përgatiti nevojat e tyre për jetesë, e më pastaj i krijoi. Mirëpo, ata sikur e kundërshtojnë Allahun, dhe mendojnë se janë dominues të çdo gjëje, e harrojnë që Allahu është Krijues e Furnizues, dhe Drejtues i të gjitha gjërave: "Thuaj: Kush ju ushqen nga qielli dhe Toka? Kush mundëson të dëgjuarit dhe të pamurit? Kush mund të nxjerrë të gjallën nga e vdekura dhe të vdekurën nga e gjalla? Kush i drejton gjërat?" Ata do të thonë: "Allahu". E ti (o Muhamed) thuaj: "Atëherë, a nuk i frikësoheni Atij?" (Junus, 31).

Mjetet për jetesë janë në duart e Allahut, prandaj nuk duhet të bëjmë lidhshmëri ndërmjet natalitetit dhe varfërisë, një gjë e tillë është e pamundur, sepse Allahu do t'i drejtojë njerëzit për mënyra dhe metoda që ua përgatisin njerëzve mjetet për jetesë dhe furnizimet që Ai ua garantoi atyre.

**Mënyra të refuzuara për qëllime jo të mira**

Lejohet planifikimi i familjes për pasardhësit e tyre nëse ekzistojnë arsyet e justifikueshme me ligj, dhe nëse zgjedhja është bërë nga bashkëshortët, mirëpo refuzohet që një gjë e tillë të bëhet filozofi e përgjithshme për mbarë njerëzinë. Megjithatë, dikush dëshiron ta

arrijë qëllimin e vet nëpërmjet mënyrave të refuzuara, që refuzohen në pikëpamjen islame, morale dhe të vlerave fetare qiellore. Prej këtyre mënyrave është aborti. Lidhur me këtë, në artikuj të ndryshëm lexojmë: "Aborti i sigurt", "Lehtësimi i çështjes për shtatzënën", "Shtatzënia e padëshiruar", etj.. Të gjitha këto nuk janë të pranuara fetarisht, as sipas Islamit e as sipas feve të tjera qiellore. Islami i jep të drejtën e jetës embrionit që është në barkun e nënës, e nuk i lejohet askujt, as prindërve, aborti, madje edhe nëse është zënë me rrugë të ndaluar (jashtëmartesore). Pra, Islami e respekton njeriun që nga faza fillestare kur është embrion në barkun e nënës, madje cakton edhe dispozita për të, pasi myslimanes shtatzënë nuk i lejohet të agjërojë muajin e Ramazanit, nëse agjërimi i saj dëmton fëmijën që ka në bark. Perëndimi e dëshiron lirinë seksuale, kështu që ata kanë zgjidhur litarin e epsheve, pastaj, kur të mbetet femra shtatzënë, i japin të drejtën e shpëtimit prej fëmijës nëpërmjet abortit, duke thënë: "Ajo është e lirë për trupin e saj!" Ditë pas ditësh, bota islame po shtohet, ndërsa Perëndimi po pakësohet. Kjo gjë është e natyrshme, nëse njerëzit frikësohen nga bartja e përgjegjësive familjare. Perëndimorët dëshirojnë të jetojnë në kënaqësi e dëfrime, madje nuk dëshirojnë që fëmijët e tyre t'u bëhen konkurrentë në argëtimet e tyre, njëlloj si në kohën e xhahilijetit-injorancës kur Pejgamberi a.s. është pyetur: "Cili është mëkati më i madh?" E ai është përgjigjur: "T'i bësh shok Allahut, ndërsa ai të ka krijuar". I është thënë: "Pastaj cili?" Tha: "Ta mbysësh fëmijën tënd, nga frika se do të hajë me ty" (transmeton Buhariu nga Ibën Mes'udi r.a.), pra nga frika se do të të bëhet konkurrent në kafshatën e bukës! Perëndimorët nuk dëshirojnë që fëmijët e tyre t'u konkurrojnë në jetën e tyre, por dëshirojnë të kënaqen me jetën e tyre, prandaj nuk është çudi që pasardhësit dhe numri i tyre po pakësohet çdo ditë e më shumë.

### Shpërndarja e pasurisë mes vendeve të zhvilluara dhe atyre të stagnuara

"Perëndimorët dëshirojnë të bëjnë lidhshmëri ndërmjet natalitetit dhe varfërisë. Pse ata nuk e përmendin shpenzimin dhe shpërndarjen e keqe të pasurisë në botë? Kombet e Bashkuara thonë se 25 % e popullatës së botës jetojnë në mesin e vendeve të zhvilluara ose asaj perëndimore, ndërsa shumica e popullatës në botë jetojnë në mesin e vendeve të stagnuara. Megjithatë, 25 % e popullatës shpenzon 75 % të burimeve të botës, prej tyre: 80 % të drurëve, 70 % të mineraleve, 60 % të ushqimit, etj. Kaq shumë shpenzon Perëndimi. Thuhet se në Amerikë vetëm për pijet alkoolike dhe narkotike, për çdo vit shpenzohen 25 bilionë dollarë! Ndërsa me qindra miliarda të tjerë shpenzohen për armatimin.

***Përktheu: Mr. Faruk Ukallo, (Burimi: "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 1998, vëllimi 2, e shkurtuar nga faqet: 229-242).***



Mr. Driton Arifi

# Fejesa në konceptin islam dhe atë tradicional (1)

Nga natyra e akteve dhe kontratave të rëndësishme që kanë rëndësi vitale për jetën e njeriut, është se ato rëndom paraprihen nga disa procedura e dispozita të cilat, mbi të gjitha, synojnë që t'u sigurojnë jetëgjatësi sa më të madhe atyre akteve-kontratave.

Edhe kontrata martesore në konceptin islam konsiderohet padyshim si një prej akteve më të shenjta ndërmjet njerëzve, jetëgjatësinë e të cilit e synon Ligjvënësi. Allahu këtë kontratë në Kuranin fisnik e ka quajtur ”lidhje dhe besatim të fuqishëm”, për çka thotë: ”Në qoftë se dëshironi të ndërroni (të merrni) një grua në vend të një gruaje (të lëshuar), dhe asaj (të lëshuarës) t'i keni dhënë shumë të madhe, mos merrni prej saj asnjë send. A do të merrni atë pa të drejtë e në mënyrë mizore? Dhe si mund të merrni atë kur jeni bashkuar me njëri-tjetrin dhe kur ato kanë marrë prej jush një besë të fortë?” (En-Nisaë, 21-22).

Nga procedurat që i paraprijnë këtij akti kaq të shenjtë, është edhe fejesa, e ashtuquajtur në jurisprudencën islame edhe “*El-hitbeh*”.

### Nocioni i fejesës “El-hitbeh”, sipas Islamit dhe sipas ligjit

Fejesa në konceptin juridik islam është përkufizuar si: “Kërkesë për martesë ose paraqitje e ofertës për martesë, nga cilado palë qoftë ajo, nga mashkullit ose femra..”[1] Ose, siç e përkufizon në formë edhe më të detajuar njëri prej juristëve bashkëkohorë: “Fejesa është kërkesa e mashkullit për martesë me një femër të caktuar, ose paraqitja e ofertës, e bërë një femre ose kujdestarëve të saj, duke e sqaruar gjendjen e tij, dhe negocimi i kërkesës së tillë”.[2] Rreth esencës së një përkufizimi të tillë pothuaj nuk gjejmë të ketë divergjenca nga juristët-fukahatë e shkollave juridike islame. Madje, sa për kureshtje, është e udhës të theksojmë se fejesa është përkufizuar përafërsisht njësoj edhe në “Ligjin për Familjen”, të Kosovës, në të cilin, në nenin e nëntë të pjesës së dytë, thuhet: ”Fejesa është premtim reciprok i dy personave me gjini të kundërt për t'u martuar në të ardhmen”[3], Nga këto përkufizime mund të konstatojmë se fejesa në konceptin juridik islam është vetëm paraqitje e ofertës dhe kërkesës për martesë, dhe ajo nuk përmban asnjë tipar të ndonjë akti ose marrëveshjeje kurorëzimi në këtë fazë. Këtë karakter pothuajse e ka edhe Ligji i Kosovës. Ajo në një formë mund të konsiderohet edhe premtim për martesë, porse nuk mund të konsiderohet absolutisht si akt kurorëzimi, madje as në rast se përgjigjja nga pala tjetër është pozitive, ngase kushtet e ligjshmërisë (si dëshmitarët, publikimi i lajmit etj.), të aktit të kurorëzimit, nuk janë ende të gjitha evidente, e pa ato akti i kurorëzimit do të konsiderohej i paligjshëm.

### Oferta për fejesë mund të bëhët nga të dy palët

Për të thjeshtëzuar edhe më tej këtë koncept, duhet theksuar se Islami ka lënë mundësinë që kjo ofertë të paraqitet në mënyrë të drejtpërdrejtë duke e shprehur këtë pala ofertuese me fjalët, p.sh. “Unë dëshiroj të martohem me ty”, e të ngjashme. Mirëpo, oferta mund të paraqitet edhe në formë alegorike-indirekte duke u shprehur me fjalët: “Një femër të tillë sikur ti nuk do ta refuzoja”, “Qenke femër fisnike e me moral të lartë”, e shprehje të ngjashme të cilat në bërthamën e tyre fshehin interesimin e palës për martesë me atë femër. Mirëpo oferta për martesë-fejesa, ashtu siç është e ligjshme të paraqitet nga ana e mashkullit, është e ligjshme të paraqitet edhe nga ana e femrës. Qoftë në mënyrë të drejtpërdrejtë, qoftë duke e autorizuar dikë që t'ia paraqesë kërkesën palës. Që të dy mënyrat janë evidencuar nga koha e Muhamedit s.a.v.s. Dihet mirëfilli se Muhamedi s.a.v.s. ka kërkuar dorën e Aishes r.a. (kërkoi martesën me të) nga vetë babai i saj Ebu Bekri r.a.,[4] ndërsa ka dërguar Hatib ibn Ebi Belteanë që të kërkonte dorën e Ummi Selemes, pasi i kishte vdekur burri.[5] Ndërsa argument se lejohet që ofertën ta paraqesë femra ose kujdestari i saj, kemi paraqitjen e ofertës-kërkesën nga ana e Hatixhe bint Huvejlidit për martesë me Muhamedin s.a.v.s., ofertë të cilën e pranoi Muhamedi s.a.v.s., ani pse kishte diferencë moshe 15 vjet. Pastaj Umeri r.a. ua kishte paraqitur ofërtën Uthmanit dhe Aliut r.a. për martesën e vajzës së tij Hafsës, e cila më pas do të martohej me vetë të Dërguarin e Allahut, Muhamedin s.a.v.s.[6] Porse rasti më ilustrativ është ai që



transmeton Thabit el-Benani, i cili thotë: "Një herë isha tek Enesi r.a., dhe aty prezente ishte e pranishme edhe njëra vajzë e tij, e Enesi tha: "Një ditë erdhi një grua tek i Dërguari i Allahut s.a.v.s., dhe iu paraqit atij (ia shfaqi dëshirën për martesë me të) e i tha: "O i Dërguar i Allahut, a ke nevojë për mua?" Aty reagoi bija e Enesit e tha: "Sa e paturp paska qenë ajo, marre i qoftë!" Enesi iu kthye bijës së vet, duke i thënë: "Ajo është më e mirë se ti, sepse ajo ka lakmuar që të jetë grua e Pejgamberit s.a.v.s., dhe i është paraqitur vetë".[7]

Meqë saktësia dhe autenticiteti i hadithit nuk vihet në dilemë fare, nga rasti i transmetuar del në pah se Muhamedi s.a.v.s., nuk e kishte qortuar gruan për ofertën që i kishte paraqitur atij në mënyrë të drejtpërdrejtë, por kishte shprehur mosinteresimin e tij për shkaqe krejt personale, ndërsa për të njëjtin rast reagoi me fjalë mjaft qortuese edhe Enesi r.a., (që rrëfente ngjarjen) ndaj vajzës së tij, e cila e pa me sy kritik ofertën nga vetë ajo grua për Muhamedin s.a.v.s. Mirëpo, paraqitja e ofertës për fejesë nga vetë vajza do të duhej të bëhej për shkak të lakmisë për devotshmërinë dhe moralin e burrit me të cilin dëshiron të martohet, e jo për asrye të tjera, siç janë: pasuria, nami, bukuria e të tjera si këto.

### Norma dhe urtësia e ligjësimit të fejesës

Pa dyshim që fejesa është bërë e ligjshme-e lejuar madje tek disa dijetarë edhe e parapëlqyer për qëllime tejet fisnike. Secili njeri që dëshiron të martohet, qoftë mashkull ose femër, në të vërtetë ka dëshirë që të ketë kohë të mjaftueshme që të sigurojë informacione të domosdoshme rreth palës tjetër. Mashkulli të pyesë për moralin e femrës, për familjen e saj, për vyeshmërinë dhe tiparet e saj. Mirëpo edhe vajza ka nevojë që, pas pranimit të ofertës, të interesohet për atë që kërkon martesën me të, për tiparet e tij, karakterin e për gjëra të tjera, që çifti do të mund të merr vesh për njëri-tjetrin vetëm me anë të këshillave familjare e interesimeve të tjera më të gjera. Këtij synimi të fejesës do t'i shërbente në masë tejet të madhe edhe mundësia që kandidatët për martesë në të ardhmen të shohin njëri-tjetrin, gjatë periudhës së paraqitjes së ofertës. Dhe një gjë e tillë është e porositur nga vetë Muhamedi s.a.v.s. Pastaj është e udhës që të falë dy rekate namaz të istihares (kërkimit të zgjidhjes nga Allahu) dhe t'i lutet Allahut secili që gjendet para një dileme të tillë, e kjo pa dyshim orienton nga e drejta dhe qetëson zemrën e atij-asaj që është në një situatë të tillë. Vetëm pas atyre konfirmimeve e këshillimeve, ata të dy do të vazhdonin më pastaj procedurat e aktit të kurorëzimit, i cili për ta më vonë ka konsekuenca dhe efekte të tjera ligjore.[8]

### Çfarë lejohet e çfarë ndalohet të bëhet gjatë periudhës së fejesës në konceptin islam?

Meqë u qartësua fakti se fejesa në konceptin islam është vetëm paraqitje e kërkesës për martesë, ose një lloj premtimi për të, atëherë rrjedhimisht duhet vënë në pah një gjë tejet me rëndësi-se gjatë kësaj periudhe lejohet vetëm të shohin njëri-tjetrin të interesuarit për fejesë, madje vetëm në kushte të së lejuarës. Gjatë takimit me qëllim të parjes së njëri-tjetrit, nëse ndodh kjo, duhet të jetë doemos i pranishëm dikush tjetër përveç tyre, sepse vetmimi fizik i tyre është rreptësisht

i ndaluar në mënyrë të drejtpërdrejtë nga vetë Muhamedi s.a.v.s., në hadithin që e transmeton Abdullah ibn Abasi, ku thuhet: ”Të mos vetmohet askush prej jush me ndonjë femër (që i lejohet martesa me të), sepse i treti i tyre do të jetë djalli i mallkuar”[9]. Me rëndësi është të theksohet se në fazën e shqyrtimit të kërkesës –ofertës është e rrugës që çdo bisedë, qoftë edhe në distancë (përmes mjeteve të komunikimit të drejtpërdrejtë në internet e të ngjashme) të bëhet në prani të një personi të tretë, qoftë tek vajza (është e udhës që të jetë kujdestari i saj) ose tek djali, për të larguar çdo mundësi të shfrytëzimit për keq, ose keqpërdorimit të këtij vetmimi nga cilado palë. Këtë mendim e kanë pohuar pothuajse të gjithë dijetarët bashkëkohorë, fjala dhe mendimi i të cilëve mund të merren në konsideratë, prandaj shprehia e krijuar së fundi që të vetmohet një mashkull me një femër vetëm për faktin se ata i kanë dhënë premtim njëri-tjetrit për martesë, ose sepse për një premtim të tillë janë në dijeni familjarët e të dy palëve, nuk e bën të ligjshëm veprimin e tyre, por ai mbetet i ndaluar pa kurrfarë dileme, për shkak të pasojave të këqija që janë shumë të mundshme në një rast të tillë.

### Fejesa në konceptin islam s'ka karakter obligues për palët

Fillimisht është shumë me rëndësi të vihet në pah fakti se fejesa që realizohet, në traditën tonë vendore nuk është e plotpërputhshme me fejesën në konceptin islam. Ajo që është e plotpërputhshme me fejesën islame në traditën tonë, është dërgimi i shkuesit (mësitit) për të kërkuar dorën e një vajze, d.m.th., vetëm shfaqja e interesimit, qoftë drejtpërdrejt dhe qoftë me anën e një njeriu të autorizuar, që bëhet sipas traditës tonë, dhe kjo e merr karakterin e fejesës edhe sipas Sheriatit islam. E nëse pala që ka pranuar ofertën, përgjigjet pozitivisht, kjo do të thotë se është hapur rruga për kurorëzim të këtij pëlqimi, e jo që është kryer në të vërtetë.

Rrjedhimisht, duhet theksuar fakti se pas paraqitjes së ofertës–fejesës, edhe nëse ka përgjigje pozitive ndaj ofertës, të dy palët kanë të drejtë të tërheqin pëlqimin e tyre, ani pse është e papëlqyer thyerja e një premtimi të tillë. Arsyeja e lejimit të tërheqjes së pëlqimit është e thjeshtë, ngase, deri në këtë fazë, nuk është lidhur kurrfarë marrëveshje, por kishte vetëm paraqitje të ofertës e interesimit, dhe kjo është fazë e mendimit dhe e këshillimit para një vendimi (kurorëzimit), i cili do të kishte karakter obligues. Kjo madje është krahasuar me gjendjen kur njeriu është në fazën e negociimit të çmimit të një malli dhe më pas tërhiqet në tërësi nga shitblerja.

### Pasojat e prishjes së premtimit për martesë -fejesës islame

E nëse gjatë kësaj faze kanë shkëmbyer njëri me tjetrin dhurata të caktuara (d.m.th. para kurorëzimit), atëherë kanë të drejtë të kërkojnë kthimin e tyre, e nëse ato nuk janë më, atëherë shpaguhet kundërvlera e atyre dhuratave, nga cilado palë qoftë ajo. Ky është mendimi në shkollën juridike hanefite.[10] Ndërsa tre imamët e tjerë të shkollave juridike mendojnë se nuk i lejohet asnjërës palë që të kërkojë kthimin e dhuratave që kanë dhuruar, në rast se thyhet premtimi për martesë-fejesë, ngase ato mbesin tek pala së cilës i janë dhuruar.[11]

Në këtë rast duhet theksuar edhe fakti se fejesa në konceptin juridik islam nuk është më shumë se sa një ofertë për martesë, dhe nuk e merr vlerën e aktit të kurorëzimit, prandaj, rrjedhimisht duhet theksuar se nuk ka të drejtë asnjëra palë të kërkojë dëmshpërblim material për dëmtimin e mundshëm moral nga prishja e fejesës së tillë. Kjo, sepse pala që është tërhequr nga kërkesa për martesë, ka përdorur të drejtën e drejtë eksluzive në këtë fazë, të cilën ia ka dhuruar Ligjvënësi i Gjithëdijshëm, për të vazhduar ose për të mos vazhduar procedurat e aktit të kurorëzimit.[12]

Në fund, po ritheksojmë faktin se fejesa jonë tradicionale (tek shqiptarët) është më shumë se thjesht një fejesë në aspektin islam, prandaj për përshkrimin e domethënies së fejesës tradicionale dhe për pasojat e prishjes së saj në peshoren sheriatike, do të diskutohet në numrin në vijim, ngase këto që theksuam më sipër, nuk vlejnë edhe për të.

1) Dr.Muhamed Revas Kal'ah Xhij, Mu'xhemu lugatil-Fukaha (f. 75). Bot. i parë. Darun-nefais.Bejrut.1996. 2) Muhamed Ebu Zehre, El-Ahvalush-shah'sijje.(f.28). Bot.I darul-Fikril Arabijj.Kairo. 2005. 3) Shih: Ligji Nr. 2004/32, Ligji për Familjen i Kosovës. 4) Transmeton Imam Buhariu në Sahihun e tij (nr.i hadithit: 5081), ndërsa në disa transmetime tjera thuhet se Muhamedi a.s. e ka dërguar gruan e Uthman ibn Medh'unit, Havlen bint Hakim, për të kërkuar dorën e Aishes r.a. 5) Sahih Muslim (nr. I hadithit 918, f. 356), bot. Bejtul–Efkar Ed-deulijje. Rrijad.1998. 6) 7) Transmeton Buhariu në Sahihun e tij (nr. i hadithit 5141 – 373\13). 8) Abdul-Kerim Zejdan, El-Mufes-sal fi Ahkamil-Mer'eti (59\6), bot. i parë. Er-risaletu, Bejrut. 1993. 9) Mut-tefak aleji.( Transmeton Buhariu, Muslimi e të tjerë). 10) Abdul-Kerim Zejdan, El-mefes-sal fi Ahkamil-Mer'eti (76\6 ), bot. i parë. Er-risaletu .Bejrut. 1993. 11) Ibnu Kudame, El-Mugnij (621\5 ). bot. i pestë. Daru Alemil-Kutub. Rrijad.2007. 12) Muhamed Eshih't. Fikhun-nisa fi Dau'il-Medhahibil-Erbeah (f.. 230), bot. i parë. Darul-Kitab El-arabij.Damask.1994., pastaj shih: Abdul-Kerim Zejdan, El-mefes-sal fi Ahkamil-Mer'eti (76\6 ), bot.i parë. Er-risaletu .Bejrut. 1993.

Mr. Ragmi Destani

# Ndikimi negativ i dyshimeve në jetën tonë

Me dyshime kuptojmë: "Të menduarit keq për të tjerët vetëm me të dyshuar".

Dyshimi vjen nga shejtani, i cili ka mjeshtëri të veçantë për këtë në të gjitha sferat e jetës, sepse kjo është edhe detyra dhe profesioni i tij.

Shejtani dëshiron të shkatërrojë të gjitha punët në jetën tënde, dhe sidomos të ndikojë në momentin e vdekjes që të ta largojë imanin. Ai është armik i përbetuar dhe i përhershëm i njeriut. Te çdo njeri është një shejtan i veçantë, që e përcjell gjatë gjithë jetës deri në vdekje. Muhamedi a.s. thotë: "Shejtani qarkullon në trupin e njeriut ashtu siç qarkullon gjaku i tij". (Buhariu dhe Muslimi) Ai mundohet ta paraqesë jo të drejtën në fotografi të së drejtës.

Kura'ani i ka kushtuar shumë rëndësi kësaj çështjeje në disa ajete, prej tyre: "O ju që keni besuar, largohuni prej dyshimeve të shumta, meqë disa dyshime janë mëkat, dhe mos hulumtoni për zbulimin e të metave të njëri-tjetrit, dhe mos përgojoni njëri-tjetrin; a mos ndonjëri prej jush dëshiron të hajë mishin e vëllait të vet të vdekur!? Atë pra e urreni! Kini frikë nga ndëshkimi i Allahut, e Allahu është Mëshirues, Ai e pranon shumë pendimin". (El Huxhurat, 12). Dhe thotë: "...E paragjykimi nuk është asgjë ndaj të vërtetës". (En-Nexhm, 28). Gjithashtu Muhamedi a.s. në disa hadithe ka tërhequr vërejtjen që të mos merremi me dyshime. Në një hadith ai thotë: "Kujdes nga dyshimet, sepse dyshimi është lajmi më gënjeshtar! Mos përgojoni, mos spiunoni, mos bëni zili, mos i ktheni shpinën njëri-tjetrit dhe mos u urreni midis jush! Bëhuni vëllezër, o rob të Allahut!", (Buhariu dhe Muslimi)

Nga këto argumente kuptojmë se sa e rrezikshme është të merremi me dyshime, dhe se ato të çojnë në përgojim, pastaj deri tek urrjetja dhe largimi nga njëri-tjetri.

Kurani na e ka ndaluar të merremi me dyshime derisa të mos jemi të sigurtë për diçka, dhe kjo sidomos kur na sjell një person ndonjë lajm nga dikush kundër nesh, gjithashtu atë person e ka quajtur (fasik) të pandërgjegjshëm. Allahu në Kuran thotë: "O ju që keni besuar, nëse ndonjë i pandërgjegjshëm ju sjell ndonjë lajm, shqyrtojeni mirë, në mënyrë që të mos e goditni ndonjë popull pa e ditur realitetin, e pastaj të pendoheni për atë që keni bërë!". (El Huxhurat, 6)



Pra, na kërkohet detyrimisht që ta kuptojmë mirë çështjen para se të reagojmë, kurse ata që na sjellin lajme të tilla, të mos i falënderojmë për to, por ta kuptojmë se Zoti ata i ka degraduar me fjalën 'i pandërgjegjshëm', dhe t'ua tërheqim vërjetjen ose t'i këshillojmë që të mos sjellin më aso lajmesh.

### Llojet e dyshimeve:

### Dyshimet në besimin në Zotin

Njerëzve me njohuri të kufizuara rreth Zotit dhe besimit në Zotin, shejtani u sjell në kokë shumë pyetje në vetveten, për të cilat, nëse nuk gjejnë përgjigje të



merituara, shpeshherë futen në dyshime, e më pastaj mund të kalojnë edhe në shirk.

Ndër pyetjet më të shpeshta që sillen tek një numër i njerëzve, është pyetja për fillimin e botës, për fillimin e njerëzisë, pastaj se kush e krijoi Zotin e shumë të tjera.

Muhamedi a.s. thotë për këtë: "Shejtani i bën vesvese ndonjërit prej jush duke i thënë: "Kush të ka krijuar?" E ai thotë: "Allahu i Madhëruar". E pastaj i thotë: "E kush e ka krijuar Allahun?" Nëse dikush e gjen veten kështu, le të thotë: "Besoj në Zotin dhe të Dërguarin e Tij". (Ahmedi )

Është mirë që të thotë edhe: Eudhu bil-lahi mine-shshejtanirrrraxhim e pastaj ta shqiptojë Shehadetin dhe të lexon suret: "*Kul eudhu birabbil felek*", dhe "*Kul e udhu birabbinnas*".

**Dyshimet në adhurime**

Porta e injorancës është porta më e madhe nga e cila depërton shejtani te njerëzit, kurse tek i dituri mund të depërtojë vetëm duke u përvjedhur.

Dyshimet në këtë fushë janë të mëdha, sepse fusha e adhurimeve është e madhe.

Duke filluar nga abdesi për shpenzimin e ujit të tepërt, pastaj nëse i ka larë mirë pjesët e trupit, e shpesh ndodh që, pas abdesit, ose gjatë namazit e edhe pas tij, të dyshojë në abdesin e tij e ta përsërisë abdesin dhe namazin.

Në namaz është hapësira më e madhe, duke filluar nga nijeti, pastaj shpejtësia e faljes, largimi i vëmendjes nga namazi për t'iu afruar mendimeve të ndryshme, si për numrin e rekateve dhe shumë të tjera.

Disa njerëzve shejtani ua zbukuron faljen e dy rekateve nafile duke i lënë farzet.

Forma tjetër e dyshimeve është nxitja e njerëzve që të lavdërohen për adhurimet e tyre, si sadakaja, namazi nafile, agjërimet vullnetare, e shpesh dikujt, nëse ka qenë në haxh, nuk i pëlqen pse njerëzit nuk e thërrasin aga haxhi e shumë të tjera.

**Dyshimet në mes antarëve të familjes**

Shumica e problemeve brenda familjeve fillojnë nga dyshimet midis tyre. Vëllezërit, për shembull, problemet e tyre i fillojnë nga çështjet e imëta në mes tyre dhe bashkëshorteve të tyre, të cilat përfundojnë me ndarje dhe mosfalje mes vete. Pastaj problemet në mes vjehrrës e resë së saj, që, sipas të dhënave, gjithmonë burimin e kanë në dyshime.

Problemet në mes burrit e gruas, që shpeshherë përfundojnë me ndarje, bazë kryesore kanë dyshimet e vogla e të parëndësishme përmes të cilave shejtani arrin t'i ndajë ata.

Allahu në Kuran thotë: "Shumica e tyre nuk përkojnë tjetër pos supozim, e supozimi nuk është asgjë ndaj së vërtetës. Allahu di shumë mirë për ata që punojnë". (Junus, 36).

**Dyshimet mes shokëve dhe miqëve**

Numri më i madh i ngatërresave mes miqve e shokëve, bazohen kryesisht mbi dyshimet, sepse ato fillojnë me mendimin negativ ndaj njëri-tjetrit pa kuptuar mirë realitetin, pastaj krijohet një shmangie në mes tyre, pason hidhërimi dhe shpesh arrrijnë ngatërresa.

Allahu në Kuran thotë: "Dhe mos iu qas asaj për të cilën nuk ke njohuri, sepse, të dëgjuarit, të pamurit dhe zemra, për të gjitha këto ka përgjegjësi" (El Isra'ë, 36)

Muhamedi a.s. një natë ishte duke ecur me gruan e tij Safijen, dhe takoi dy nga as'habët. Pasi e përshëndetën, Muhamedi a.s. u tha: "Ndaluni vetëm pak! Kjo është Safija, e bija e Hujejit". I thanë: "Subhanallah, ja Resulallah". Tha: "Shejtani qarkullon tek njeriu sikurse qarkullon gjaku, e unë u frikësova që të mos hedhë në zemrat tuaja ndonjë të keqe". (Buhariu dhe Muslimi)

Prej dijetarëve kanë thënë: "Më mirë mundohu t'i gjesh dikujt njëqind arsye, sesa të akuzosh dikë vetëm një herë me dyshim".

**Dyshimet në punë**

Shejtani, nëse nuk mund të ndikojë te besimtari ku dëshiron ai, atëherë e shfrytëzon pikën e dobët përmes së cilës arrin ta devijojë atë. Meqenëse paraja është mjeti më i lehtë për ta sprovuar njeriun, atëherë shejtani

e përdor këtë duke u munduar që personi fillimisht të hyjë në punë përmes mashtrimeve, ryshfetit, duke i marrë të drejtën dikujt që ka më shumë merita, etj.

Pastaj, duke qenë në punë, ia zbukuron mospunën nëse nuk e sheh pronari, ose nuk e jep kontributin e duhur nëse nuk e sheh dikush, shpërdoron orarin e punës etj. Të gjitha këto, duke ia mbushur mendjen se ai e meriton fitimin me pak punë, sepse kinse nuk vlerësohet ose nuk paguhet sa duhet nga pronari.

Shumë njerëz krenohen që nuk punojnë gjatë orarit të punës, duke e llogaritur si previlegj ose veten si guximtar që e tolerojnë atë të veprojë ashtu, por të gjithë këta harrojnë se çdo kohë e humbur kështu sjell përfitimin e paligjshëm, që nënkupton se rroga që merr në fund të muajit ose në fund të punës, është haram, e ai me këtë ushqen familjen e tij, që domethënë i ushqen me haram, për çka pasojat do të jenë të rënda.

Muhamedi a.s. thotë: "...ai që bie në dyshim, bie në haram.." (Buhariu dhe Muslimi)

### Dyshimet në punë vullnetare të hairit

Shpeshherë ndihet nevoja që të marrim nisma për veprime në dobi të shoqërisë dhe të angazhohemi në ato punë të mira. Shejtani këtu luan një rol të madh gjithsesi për ta prishur atë nismë.

Këtu përdoren metoda nga më të ndryshmet si: Ata që nuk duan të angazhohen, flasin dhe kritikojnë pa të drejtë. Disa të tjerë dalin vetëm që të marrin poena para të tjerëve me pjesëmarrjen, disa të tjerë mundohen të përfitojnë nga këto, e disa shpesh, kur shohin se nuk po ndihmohen, largohen me arsyetimin se askush nuk ta vlerëson punën dhe angazhimin, dhe për këtë arsye largohen nga këto punë të dobishme. Të gjitha këto lëvizje janë shkak i dyshimeve që shejtani të luajë me mendjet e njerëzve duke u bërë vesvese.

### Dyshimet në mendje dhe logjikë

Nga dyshimet më të rrezikshme që kohët e fundit i ka aktualizuar shejtani në mendjet e njerëzve, janë vesveset ose sugjestionet në mendimet e tyre duke u futur frikën nga gjithçka, e sidomos se ata do të vdesin shpejt. Nga kjo ata pastaj ndihen si të sëmurë, e kur mjeku u thotë se nuk kanë ndonjë sëmundje, atëherë drejtohen nëpër falltorë të ndryshëm dhe, me anë të mjekimeve që u propozon falltori, ata shpeshherë futen në shirk dhe, kësisoj, shejtani arrin suksesin e tij më të madh, që një besimtar ta nxjerrë nga besimi.

### Dyshimet te kërkuesi i diturisë

Disa dijetarë kanë thënë: Shejtani suksesin më të madh të tij ndaj njeriut pas shirkut e ka, nëse: Përçan anëtarët e një familjeje, e burri ndahet nga gruaja etj., si dhe dikë e pengon dhe e lë pa dituri. Vesveset e shejtanit e godasin shumë nxënësin duke ia zbukuruar ikjen nga orët e mësimit, që ai të kënaqet edhe këtë vit, se më pastaj nuk do t'i ketë më këta shokë, ia zbukurojnë përdorimin e duhanit dhe alkoolit në mbrëmjen e maturës dhe në ekskursion, pastaj t'i dëgjojë shokët më shumë se prindërit, dhe shumë gjëra të tjera, ku shejtani është gjithmonë në gjendje gatishmërie për t'i futur dyshime njeriut dhe për ta devijuar atë.

### Dalja nga kjo krizë

1.Vetëbesimi, pastaj bindja se këto janë vesvese të shejtanit.

2. Ai që mendon se është i sëmurë, të krijojë bindje se nuk është i sëmurë, po vesveset e kanë sjellë në atë gjendje.

3. Ta kuptojë se këto nuk mund ta dëmtojnë asnjëherë, sepse Zoti nuk ia ka mundësuar djallit që të ndikojë tek ne fizikisht, po vetëm përmes dyshimeve.

4. Ayre të cilëve u shfaqet frika e vdekjes, le të binden se nuk vdesin kurrë nga kjo frikë, sepse Zoti besimtarëve para vdekjes ua largon frikën.

5. Të shkojë për vizitë te mjeku, psikiatri dhe psikologu, sepse ata mund t'i ndihmojnë shumë në këto vesvese.

6. T'u largohet mëkateve që ta largojë edhe shejtanin prej vetes, sepse aty ku bëhen mëkate, është i pranishëm edhe shejtani.

7. Të jetë sa më tepër me abdes dhe të mos i lë namazet farze, sepse namazi është kështjellë dhe sulmi më i madh kundër shejtanit.

8. Lutjet e ndryshme nga Kurani dha syneti, por edhe me fjalët e veta që Zoti t'ia largojë vesveset.

9. Të bjerë në gjumë gjithmonë me abdes, e mundësisht edhe të falë dy rekate nafile para gjumit.

10. Pendimi nga të gjitha mëkatet, që të pranohen lutjet për këtë çështje e, nëse kemi mëkate ndaj të tjerëve, të kërkojmë falje prej tyre se ndoshta mund të jetë ndonjë mallkim (lutje kundër nesh prej tij) për ndonjë zullum që i kemi bërë, e Zoti e ka pranuar lutjen e tij.

11. Sadaka të ndryshme në emër të shërimit.

Kurani me përkthim – Sherif Ahmeti – Prishtinë, Shejtani dhe njeriu – Muhamed mutevli esha'ravi – Ahbar eljevm Kairo 1990. Telbisu Iblis - Ibn elxhevzi elbagdadi, dar elkalem – Beirut Liban 1403 h. Rijad essalihin-Ebi zekerijja ennevevi-dar ihja'ë el kutub el arabijeh, Kairo. Muhteser Minhaxh el kasisdin - Ibni Kudame el makdisij - darul hixhreh & darul bejan - 1986 Bejrut.



Mr. sc. Samir B. AHMETI

# 57. XHIBUTI

**Të dhëna statistikore:**[1]

* Emri ndërkombëtar në anglisht: Republic of Djibouti.
* Emri zyrtar: Republika e Xhibutit.
* Sistemi i qeverisjes: Republikë, gjysmëpresidenciale.
* Sipërfaqja: 23,200 km$^2$.
* Numri i banorëve: 864.000 (2009).
* Dendësia: 37.3 (banorë në 1 km$^2$).
* Feja: Myslimanë 94%, të krishterë 6%.
* Kryeqyteti: Xhibuti (konsiderohet qyteti më i madh i vendit).
* Qytete të tjera: Ali Sabih, Taxhurah, Obok, Dihil, Arta, Holhol, Durrah, Galafi, Loyada, Alaili Dadda etj..
* Grupet etnike: Somalezë 60%, Afarë 35.%, Francezë, Arabë, Etiopias dhe Italianë 5%.
* Gjuhët kryesore: Frënge e Arabe (të dyja gjuhë zyrtare), Somaleze dhe Afare.
* Njësia monetare: Franku xhibutian (1.00 DJF = 0.00461 EUR).
* Data e pavarësisë: 27 maj 1977 (nga Franca).
* Festë kombëtare: 27 Maji (Dita e Pavarësisë së vendit).

**Pozita gjeografike**

Republika e Xhibutit, si njëri nga shtetet afrikane është në pjesën lindore të kontinentit, përkatësisht në gjirin e Adenit dhe në hyrjen jugore të Detit të Kuq, aty ku brigjet afrikane i afrohen Gadishullit Arabik, e ndarjen në mes brigjeve lindore afrikane dhe Gadishullit Arabik të kontinentit të Azisë e bën ngushtica e quajtur "Babul Mendeb", e cila ka një rëndësi të madhe strategjike. Republika e Xhibutit nga perëndimi dhe jug-perëndimi kufizohet me Etiopinë, me një gjatësi prej 349 km, nga veriperëndimi me Eritrenë, në një gjatësi deri në 109 km, dhe nga juglindja me Somalinë, me një gjatësi prej 58 km. Vija bregdetare e vendit, e cila shtrihet në Detin e Kuq dhe në gjirin e Adenit, arrin gjatësinë deri në 314 km. Vendi është kryesisht shkretëtirë gurore, në të cilën shpërndahen pllajat dhe zonat e ngritura me disa kodra që bëjnë ndarjen në mes fushës bregdetare dhe pllajave të brendshme. Pra, toka e këtij vendi është kryesisht e shkretë dhe shterpe.[2]

Xhibuti, për sa u përket kushteve klimatike, llogaritet prej vendeve më të prekura nga vapa ekstreme në botë. Gjatë muajve të nxehtë të vitit, temperaturat mesatare në vend janë kryesisht 37 gradë celsiusë, kurse gjatë muajve të ftohtë-nga muaji tetor e deri në muajin prill-, temperaturat mesatare sillen rreth 31 gradë. Gjatë mesit të verës dhe nga shkretëtira e brendshme e vendit fryjnë erëra të thata të shoqëruara me pluhur, një gjë që dobëson prodhimin bujqësor të vendit, me përjashtim të tokës pjellore përgjatë brigjeve të Taxhurasë, aty ku kultivohen pemë dhe perime.[3]

Xhibuti, si kryeqyteti i Republikës së Xhibutit dhe si qyteti më i madh i vendit, shtrihet në një ishull të ndarë nga gjiri i Adenit dhe gjiri i Taxhurasë. Historikisht njohja e Xhibutit si qytet i kishte fillet në vitin 1888, atëherë kur Franca zotëroi zonën e qytetit Xhibuti, e cila në atë kohë ishte e pabanuar. Pikërisht aty francezët do të themelonin këtë qytet po atë vit. Pastaj, në vitin 1896 francezët qytetin Xhibuti e bën kryeqytet të Somalisë Franceze (Zona e Republikës së Xhibutit). Numri i banorëve në qytetin Xhibuti u rrit me shpejtësi që nga viti 1945, dhe u krijuan lagje të varfra në disa zona të kryeqytetit. Klima në kryeqytet është e nxehtë dhe e thatë; mund të kalojnë vite të tëra pa të reshura atmosferike. Kryeqyteti gjatë stinës së nxehtë përballet me temperatura të larta, të cilat nga muaji maj e deri në muajin shtator nganjëherë arrijnë deri në 45 C. Numri i banorëve të këtij qyteti tash është afërsisht 383.000.[4]

**Përhapja e fesë islame në Xhibuti**

Sipas vlerësimeve të historianëve që kanë hulumtuar të dhëna përkatëse rreth historisë së përhapjes së Islamit në bregun lindor të kontinentit të Afrikës-e Republika e Xhibutit të sotëm asokohe ishte pjesë përbërëse e këtyre rajoneve-, mund të konstatohet se, Islami në këto zona kishte depërtuar qysh në fazat e para të shfaqjes së tij, e më pastaj është përhapur përgjatë kohëve të ndryshme në histori. Pra, historianët vlerësojnë se Islami në Xhibutin e sotëm dhe përrreth tij është përhapur përmes tri fazave të ndryshme kohore, të cilat mund t'i përmendim në vijim:

1) Pasi ishin forcuar themelet e Islamit në Gadishullin Arabik, pedagogë dhe predikues myslimanë, nga një anë, dhe tregtarë myslimanë, nga ana tjetër, duke bartur me vete Fenë Islame, ishin nisur në të gjitha anët e botës, për



të përhapur Islamin tek popujt e tjerë. Këta konsiderohet të kenë qenë myslimanët e parë, që, duke qenë të motivuar dhe me një entuziazëm të matur, dolën nga Gadishulli Arabik, me synimin e hapjes së Fjalës së Allahut xh.sh. drejt viseve të tjera përtej Detit të Kuq. Pra, Islami që nga kohët e hershme të shfaqjes kishte depërtuar në rajonet lindore të kontinentit të Afrikës, e njëri prej atyre rajoneve ishte edhe Republika e Xhibutit të sotëm.

2) Mandej, si rezultat i trazirave politike që kishin përjetuar myslimanët në kohën e sundimit të dinastisë Emevite (41 - 132 h / 661 - 750 m), kishin ndodhur migrime të disa myslimanëve nga Gadishuli Arabik drejt brigjeve lindore të Afrikës dhe, pastaj, prej aty, migrimet vazhdonin edhe në brendësi të kontinentit afrikan, ku filloi përzierja e tyre me banorët vendës afrikanë. Mendohet që këto grupe emigrantësh myslimanë kishin luajtur një rol të rëndësishëm në përhapjen e Islamit, ngado që kishin lëvizur.

3) Pastaj, në shekullin X miladi (gregorian) ndodhën shpërngulje të tjera nga arabët myslimanë drejt bregut lindor të Afrikës. Kësaj radhe, emigrantët arabë myslimanë kishin arritur edhe të themelonin qytetet e para dhe qendrat e njohura në histori të këtyre rajoneve, dhe kështu, duke qenë bartës të denjë, ata ndikuan edhe në përhapjen e Islamit ndër popullatën e rajoneve të ndryshme ku depërtonin.[5]

### Historia e Xhibutit

Në shekullin III para erës sonë emigrantë të ardhur nga Gadishulli Arabik ishin vendosur në zonat veriore të Republikës së Xhibutit të sotëm, e në mesin e tyre ishin edhe fiset Afare. Ndërkaq, në fillim të erës sonë fiset somaleze Issa qenë vendosur në zonat bregdetare dhe në jug të vendit. Megjithatë, historia e Xhibutit ishte e lidhur ngushtë me historinë e pjesës lindore të kontinentit të Afrikës, veçanërisht kur vendi u karakterizua për pozitën gjeografike që gëzonte në atë cep të Afrikës, për t'u konkretizuar ambiciet e vendit me krijimin e mundësisë së lidhjes që bënte në mes kontinenteve, për shkak të vendndodhjes së saj unike. Përgjatë periudhës midis shekujve X e XII- tregtarët arabë myslimanë luajtën një rol të rëndësishëm në shumë fusha nëpër zonat lindore të Arfikës, pjesë e të cilave ishte edhe zona e Xhibutit të sotëm. Në shekullin XVI portugezët mbërritën në zonat e Xhibutit, me synimin për monopolin e tregtisë së arabëve. Kështu pra, evropianët kolonialistë zunë të interesoheshin për ato zona aq shumë saqë filluan t'i bënin konkurrencë njëri-tjetrit, veçanërisht pas hapjes së kanalit të Suezit në vitin 1869. Kështu, në vitin 1862 francezët morën një port në Obok-njëri prej qyteteve të Xhibutit e pastaj, në vitin 1888, Franca territorit të saj ia bashkoi Xhibutin, si pjesë të rajonit të quajtur "Somalia Franceze", emër ky me të cilin vazhdoi të quhej për një kohë Xhibuti i sotëm. Në vitin 1900 u ndërtua hekurudha që lidhi portin e Xhibutit me zonat e brendshme të Etiopisë, e pastaj, në vitin 1946 Xhibuti u bë një nga krahinat e Unionit Francez përtej deteve, që kishte edhe përfaqësuesin e vet në Parlamentin Francez. Xhibuti përfundimisht fitoi pavarësinë e plotë të vendit nga Franca në vitin 1977.[6]

### Gjendja ekonomike

Republika e Xhibutit në aspektin ekonomik është një vend i pazhvilluar, ka pak burime natyrore dhe, për shkak të tokës së thatë, ka mundësi të vogla për prodhime bujqësore. Vendi gjithashtu ka pak pasuri minerale, dhe s'ka naftë të zbuluar. Populli, edhe pse është më i arsimuar sesa popullatat rajonale, nuk është të trajnuar mirë për të siguruar aftësi të mjaftueshme në menaxhimin e biznesit ndërkombëtar. Infrastruktura e vendit nuk siguron kushte të qëndrueshme për tërheqjen e biznesit ndërkombëtar. Mirëpo, karakteristika kryesore e Xhibutit është se ai shtrihet në një vendndodhje strategjike, ka një port të rëndësishëm në një zonë të madhe të vendit, që nuk është pjesë e bregdetit. Që nga fillimi i konfliktit në mes Etiopisë dhe Eritresë, Xhibuti ka përfituar ekonomikisht nga Etiopia duke i ofruar portet e tij si një rrugë alternative në vend të porteve të Eritresë.

Në fushën e industrisë, në vend funksionojnë projekte me kapacitete të vogla, sikurse janë prodhimet e qumështit, uji mineral dhe kripa. Pra, sektori i industrisë përfshin afro 21% të prodhimit vendor. Frutat dhe perimet në vend përbëjnë prodhimet më të rëndësishme bujqësore. Gjithashtu në vend ka sasi të konsiderueshme bagëtish: dele, dhi dhe deve. Megjithëkëtë, sektori i bujqësisë në vend është shumë i kufizuar, ngase mbulon vetëm 4% të prodhimit vendor.[7]

1) Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame, f. 38, 39. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 257. Dasara, 2007, Tiranë. Muhammed Atris; Muxhem Buldanil Alemi, f. 335, 336. Mektebetul Adabi, 2007, Kajro. www.wikipedia.org. (Qasja më 28.12.2014). www.xe.com. (Qasja më datën: 28.12.2014). www.moqatel.com (Qasja më 28.12.2014). 2) Muhammed Atris; f. 335. www.moqatel.com. (Qasja më datën: 29.12.2014). 3) http://al-hakawati.net (Qasja më 29.12.2014). 4) www.marefa.org. (Qasja 30.12.2014). 5) http://vb.arabsgate.com (Qasja më 31.12.2014). 6) Muhammed Atris; f. 336. www.startimes.com (Qasja 01.01.2015). 7) www.wikipedia.org. (Qasja më 02.01.2015).

Alaudin Abazi

# Karakteri dhe morali i tregtarit

Është shumë e rëndësishme që të përmendim edhe rolin e tregtarëve myslimanë në përhapjen e Islamit. Tregtarët myslimanë, në kohët e mëhershme, ishin modeli më tipik dhe shëmbëlltyra më e qartë e moralit të mirë dhe e sinqeritetit në Islam. Këtë e vërenin vazhdimisht ata që kishin marrëdhënie tregtare me ta, dhe nga ndikimi i tyre shumë popuj u njohën me mirësitë e Islamit.

### Çka nënkupton tregtia?

Edhe pse me tregti nënkuptojmë çdo shkëmbim të realizuar me marrëveshje të vullnetshme në mes dy palëve, kjo veprimtari në jurisprudencën islame duhet të përfillet nga një tërësi e rregullave dhe normave morale e fetare. Nuk ka dyshim se këto kritere derivojnë nga libri i Allahut të Madhërishëm (Kurani), Syneti i të Dërguarit, lavdërimi e paqja qofshin për të, por gjithashtu edhe nga jeta e as'habëve dhe myslimanëve të parë, të cilët, gjatë veprimtarisë tregtare të tyre, treguan modelin se si duhet të sillet tregtari me myshterinjtë e tij.[1]

Ebu Hamid Gazali ka thënë: "Allahu i Madhërishëm ka urdhëruar drejtësinë dhe mirësinë në çdo gjë; drejtësia është shkak i shpëtimit të njeriut, kurse kjo te tregtarët është sikurse kapitali (vlera materiale që investon tregtari). Ndërkaq, mirësia është shkak i shpëtimit dhe arritjes së lumturisë, dhe kjo te tregtari është sikurse fitimi që realizon..." Prandaj nuk lejohet që besimtari të kufizohet me drejtësi, pra të largohet nga zullumi, ndërkohë që në tjetrën anë t'i braktisë format e mirësisë. Allahu i Madhërishëm ka thënë: "Bëju mirë të tjerëve, ashtu si Allahu të ka bërë mirë ty" (El Kasas, 77), dhe ka thënë: "Në të vërtetë, Allahu urdhëron drejtësinë, mirësinë..." (En-Nahl, 90) Ka thënë gjithashtu: "Vërtet, mëshira e Allahut është afër punëmirëve"(El Araf 56). Me mirësi kemi parasysh shërbimin që i bën shitësi myshteriut, për gjëra që nuk janë të obliguara ndaj tij, por janë veprime mbi këtë, pasi veprimet e obliguara futen në parimin e drejtësisë ndaj tij dhe të largimit nga zullumi".[2]

Gjithashtu, sinqeriteti, besnikëria dhe çiltëria, janë moralet më të larta me të cilat duhet të stolisen tregtarët. Ebu Seid Huderiu përcjell nga i Dërguari, lavdërimi e paqja qofshin për të, hadithin në të cilin thuhet: "Tregtari i çiltër e besnik (në Ditën e Gjykimit) do të jetë me pejgamberët, të sinqertët dhe shehidët (dëshmorët)". (Tirmidhiu, dhe ka thënë se hadithi është hasen sahih).

### Tregtari i devotshëm

Tregohet se në të shkuarën një tregtar, nga të devotshmit, i porosiste punëtorët në dyqanin e tij që klientëve t'u tregonin të metat e mallit, nëse eventualisht kishte ndonjë të metë. Kështu, një ditë prej ditësh erdhi një njeri që nuk ishte mysliman, dhe bleu një rrobë me defekt, ndërkohë që pronari i lokalit nuk ishte aty. Punëtori tha me vete se, meqenëse ky është jo besimtar, nuk ka të keqe nëse ia jap mallin me defekt. Pas një kohe, kur erdhi pronari i lokalit, e pyeti për rrobën me defekt, e punëtori i tha: "Ia shita një jobesimtari për tre mijë dërhemë dhe nuk i tregova për defektin e mallit". Pronari pyeti: "Ku është ai?". U përgjigj: "Ai u kthye me karvanin". Pronari mori të hollat me vete dhe i shkoi pas.

Rufea përcjell se një ditë doli për në xhami me të Dërguarin, lavdërimi dhe paqja qofshin për të, dhe i pa njerëzit duke shitur e blerë. Pejgamberi, lavdërimi dhe paqja qofshin për të, i thirri ata: "O tregtarë!". Tregtarët iu përgjigjën duke ngritur qafat dhe shikimin drejt tij. Muhamedi, lavdërimi dhe paqja qofshin për të, u tha: "Vërtet tregtarët Ditën e Gjykimit do të ringjallen mëkatarë të këqij, përveç atyre që patën frikë (Allahun), ishin bamirës (të mirësjellshëm) dhe të sinqertë". (Tirmidhiu dhe e cilëson të saktë.).

Mubarekfuri, gjatë komentit të këtij hadithi, ka thënë se me shprehjen: "përveç atyre që patën frikë (Allahun)", ka për qëllim ata që nuk futen në mëkate të mëdha e të vogla, sikur mashtrimi e tradhtia, pra janë korrektë në tregtitë e tyre, duke dëshmuar nënshtrimin ndaj Zotit dhe adhurimin e Tij. Kurse me fjalët: "ishin bamirës dhe të sinqertë", qëllimi është se janë të matur e të sinqertë në betimet e tyre gjatë shitblerjes.[3]

Tregtari duhet ta dijë vërtet se tregtia më e madhe e më fitimprurëse është ajo që realizohet në mes të Zotit dhe robit të Tij, duke bërë vepra të mira e duke u larguar nga ndalesat. Pasuria e kësaj bote, sado që të shumëfishohet, nuk ka kurrfarë vlere para Allahut, nëse nuk është fituar



në përputhje me mësimet dhe kënaqësinë e Tij. Allahu i Madhëruar, në Kuran ka thënë: "Në të vërtetë Allahu ka blerë nga besimtarët jetën dhe pasurinë e tyre, në këmbim të Xhenetit". (Et-Tevbe, 111)

Allahu i Madhërishëm në Kuran ka përmendur dy lloj tregtarësh: tregtarë të dynjasë dhe tregtarë të Ahiretit. Në të përmendet udhëheqësi i tregtarëve të Xhehenemit, Karuni, për të cilin thuhet: "Kur ai dilte para popullit të vet me stolitë e tij, ata që lakmonin jetën e kësaj bote, thoshin: "Ah! Sikur të na ishte dhënë edhe neve si Karunit!" (El Kasas, 79), dhe Allahu tregon se çfarë u bë me të, kur thotë: "Ne bëmë që Karunin dhe shtëpinë e tij t'i gëlltiste toka, dhe askush nuk arriti ta mbronte nga dënimi i Allahut." (El Kasas, 81).

Krahaso këtë tregtar që ka përmendur Kurani dhe Ebu Bekrin, i cili ishte nga tregtarët më të njohur të Mekës, po me tregtitë e tij arriti gradat më të larta të Xhenetit. Ose Abdurrahman ibn Aufin, i cili, ashtu si vërtetohet nga hadithet e sakta, me tregtitë e tij arriti të bëhej nga banorët e Xhenetit. Kurse për Othmanin, Allahu qoftë i kënaqur me të, i Dërguari, lavdërimi dhe paqja qofshin për të, kishte thënë se Allahu ia fali mëkatet që ka bërë në të kaluarën dhe që do t'i bëjë në të ardhmen, (Taberani), tërë kjo si rezultat i tregtive dhe shpenzimit të pasurisë që bëri në rrugën e Allahut.

**Kujdes si e arrin pasurinë!**

Është shumë e rëndësishme që në këtë rast të përmendim edhe rolin e tregtarëve myslimanë në përhapjen e Islamit. Tregtarët myslimanë në kohët e mëhershme ishin modeli më tipik dhe shëmbëlltyra më e qartë e moralit të mirë dhe e sinqeritetit në Islam. Këtë e vërenin vazhdimisht ata që kishin marrëdhënie tregtare me ta, dhe nga ndikimi i tyre shumë popuj u njohën me mirësitë e Islamit. Prandaj ndikimi i tregtarëve myslimanë në thirrjen islame në vende të ndryshme të botës, në të cilat udhëtonin ata, ishte shumë i vërejtur. Përdorimi i urtësisë, predikimit, sjelljes së mirë, çiltërisë gjatë tregtisë, largimit nga gënjeshtra e tradhtia, etj., i bënte ata të dashur për vendorët që bashkëpunonin me ta, dhe si rezultat shumë prej tyre e pranonin Islamin. Turkestani Lindor në Kinë ishte njohur me Islamin përmes tregtarëve myslimanë. Gjithashtu përmes tregtarëve myslimanë Islami arriti edhe në Azinë Juglindore, Indonezi, Malajzi, Filipine e vende të tjera. Pastaj tregtarët myslimanë kanë qenë shkaktarë të arritjes së Islamit në gadishujt Maldive, në Vietnam, Afrikën Veriore e të Mesme. Gjithashtu fillet e përhapjes së Islamit në territoret e Gadishullit Ballkanik, te shqiptarët dhe popujt e tjerë, tregtarët myslimanë e kishin sjellë.[4]

Fatkeqësisht, sot është bërë diçka e rrallë që gjatë shitblerjeve të tyre te tregtarët të shohim sinqeritet e çiltëri. Kemi ardhur në pikën që tregtia të trajtohet si një fushë që ngërthen në vete shumë dredhi, veprime manipulative, mashtrime, tradhti, korrupsion e gjëra të tilla, që tregtarët i konsiderojnë si pjesë të veprimtarisë tregtare, madje këto trajtohen edhe si zotësi e aftësi tregtare pa të cilat nuk ka mundësi të ketë sukses një tregtar!

Përderisa në të kaluarën tregtarët myslimanë ishin ata që bartnin mbi vete përgjegjësinë më të lartë të prezantimit të mirëfilltë të Islamit, tani ata shikohen si njerëzit që më së shumti janë larg vlerave të moralit dhe sinqeritetit. Prandaj, ky fakt është edhe një nga paradokset më të mëdha të kohës bashkëkohore.

Ky realitet i tregtarëve dëshmon edhe paralajmërimin e Muhamedita.s., në të cilin ai na ka informuar se do të vijë koha kur disa nga njerëzit nuk do të bëjnë dallim në mes fitimit hallall e haram. Gjithë ç'do t'u interesojë atyre, do të jetë arritja e pasurisë dhe harxhimi i saj ashtu si dëshirojnë vetë. I Dërguari, lavdërimi dhe paqja qofshin për të, ka thënë: "Do t'u vijë njerëzve një kohë, kur njeriu nuk do ta çajë kokën për mënyrën si do të arrijë pasurinë, nga hallalli apo harami".(Buhariu). Ata harrojnë se do të pyeten edhe për pasurinë e tyre nga e fituan dhe si e harxhuan. Muhamedi, lavdërimi dhe paqja qofshin për të, ka thënë: "Nuk do të lëvizin dy këmbët e njeriut në Ditën e Gjykimit, derisa të mos pyetet për pesë gjëra,.. ndër to do të pyetet për pasurinë e tij, nga e fitoi dhe si e harxhoi". (Tirmidhiu)

Prandaj ti, o tregtar, kujdes si arrin pasurinë, sepse për të do të pyetesh gjithsesi dhe, varësisht prej kësaj, do të dihet edhe drejtimi yt në botën tjetër! Mos u mashtro nga mundësitë që ke në dispozicion, që të marrësh atë që nuk e meriton dhe nuk është jotja. Dëgjo çfarë thotë i Dërguari, lavdërimi dhe paqja qofshin për të: "Nuk do të futet në Xhenet mishi i cili rritet nga harami, dhe për çdo mish që rritet nga ushqimi haram, përparësi ka zjarri (që ta djegë)". (Ahmedi)

Mr. Qemajl Morina

# Orientalizmi në peshojë

**Ana Mari Qimel- mike e madhe e Islamit dhe e myslimanëve**

Në aspektin tjetër, vizioni tjetër i zonjës Ana Mari Qimel në atë periudhë kohe, tregon për fillimin e një periudhe të re në kuadër të jetës akademike gjermane, kur brezi pas Hitlerit dëshiroi të merrte iniciativën për pajtim me tjetrin a me të tjerët, qofshin ata armiq të vërtetë apo të imagjinuar.

Me këtë rast, mund të thuhet se Turqia, me pozitën e saj të veçantë si dhe në aspektin e saj si vendtakim i vërtetë gjeografik e historik në mes Lindjes dhe Perëndimit, në mes Islamit dhe Krishterimit, ishte pikënisje e veçantë e vizionit të orientalistes Ana Mari Qimel, në ditët e para të rinisë së saj. Kështu, pas një vizite hulumtuese që i kishte bërë Turqisë në vitin 1952, ajo kishte rënë në dashurinë dhe në mikpritjen e madhe të poetëve mistikë të Stambollit. Atje ishte pritur me një pritje madhështore në mesin e profesorëve të fesë, në Fakultetin Islamik të Stambollit, si dhe në Universitetin e Ankarasë, në vitin 1954.

Ana Mari Qimel nuk merrej me bartjen e tekstit nga një kulturë në një kulturë tjetër, mirëpo ndërmjetësimi i vërtetë kulturor i saj përfaqësohet në mësimin e studentëve që ata të dallojnë në mes të bukurës dhe madhështores, sipas fenomenit të shenjtërisë, të filozofit Rudolf Unjoh, sa për ilustrim.

Prandaj studiuesi dhe hulumtuesi në thellësinë e shkrimeve dhe studimeve të saj që kanë të bëjnë me misticizmin islam, në mënyrë të veçantë me format e tij të ndryshme, vë në shënjestër personalitete mistike të njohura evropiane, siç janë: Majster Ikart, Tereza Fon Afila, Johan Fon Krojs etj.. Për këtë arsye pyetja që mund të shtrohet, është: Sa ishte motivimi i misticizmit në jetën e tyre fetare për zbulimin në thellësinë e jetës ezoterike në Islam? Kjo është e vërtetë në shumë aspekte. Ajo e ka bërë të qartë në mënyrë të përsëritur se mistikët myslimanë dhe mistiket myslimane kishin jetuar jetët e tyre dhe përmasat e tyre shpirtërore në kërkim të identitetit dhe në zbamin e tij. Ajo kishte vërejtur se shumica e teksteve evropiane bashkëkohore, ku çmohet lart vlera e lirisë individuale e njeriut, konsiderohet imitim i misticizmit islam.



Ana Mari Qimel la pas vetes mbi 150 vepra (të mëdha e të vogla) dhe mbi 500 artikuj. Pas pensionimit të saj, gjatë viteve (1992-2003) shkroi mbi 40 vepra, prej tyre Autobiografinë e saj, pastaj një numër të gjatë parathëniesh të librave të studentëve dhe të kolegëve të saj. Këtu mund të përmendim edhe një numër të artikujve të dalluar, që është vështirë të numërohen, të botuar në gazetat vendore gjermane.

Ç'mund të thuhet për këtë orientaliste të njohur gjermane, për aktivitetin, mendimin dhe shkrimet e saj?

### Qëndrim i drejtë dhe objektiv rreth Islamit dhe myslimanëve

Ajo është mistike, në mënyrë të veçantë në veprën e saj më të dalluar "Aspekte të misticizmit Islam", (Chail Hail, Universiteti i Karolinës Veriore, 1975). Kjo vepër mbetet burimi kryesor i studimeve historike, teologjike si dhe i temës në fjalë.

Ana Mari Qimel mbetet njohësja apo ekspertja më e mirë e Xhelaludin Rrumiut (vdiq më 1273), i cili ishte "burim frymëzimi dhe ngushëllimi". Poashtu ajo kishte shkruar vepra të vëllimshme të mëdha në aspekte të tjera të trashëgimisë e fushës së ibadeteve në Islam, prandaj pyetja që shtrohet para nesh, ka të bëjë me faktin nëse arriti Ana Mari Qimel gradën e mistikes në jetën e saj, për afro tetëdhjetë vjet. Dëshmia na thotë se zonja e parë e orientalizmit kishte zgjedhur që një prej veprave të fundit të saj ta përfundonte me përkufizimin klasik të misticizmit në Islam: "Misticizmi është të gjesh kënaqësi në zemrën tënde në kohën e pikëllimit". Ky përkufizim tregon për ndjenjën e hollë të shpirtit të saj, sepse ajo beson se "atëherë kur nuk ka fund jeta, atëbotë nuk ka fund as të mësuarit". Të mësuarit në çfarëdo mënyre misterioze qoftë, përbën diçka nga sekretet e Krijuesit të Gjithëfuqishëm, të cilat paraqiten me shenjat e tyre në raste të ndryshme.



Në studimet e fundit të dalluara që për autoren paraqiti Prof. Shtefan Held, përveç të tjerash, pohoi se interesimi i Ana Mari Qimel-it, për inkuadrimin e femrave në radhët e misticizmit, kishte arritur kulmin e saj.

Vlen të thuhet me këtë rast se rrugëtimi i Ana Mari Qimel-it në këtë drejtim nuk ishte i lehtë dhe pa ballafaqime me ata që nuk pajtoheshin me të në aspektin mendor dhe intelektual, në veçanti kur ajo kishte marrë përsipër të përcillte tërë atë që shkruanin orientalistët gjermanë, në mënyrë të veçantë ata që ishin me prejardhje çifute. Ajo hidhte poshtë pohimet dhe gënjeshtrat e tyre duke u mbështetur në fakte dhe argumente historike. Për këtë shkak orientalistët në përgjithësi, dhe ata gjermanë në veçanti, kishin marrë qëndrim armiqësor ndaj saj, edhe pse ajo nuk kishte pohuar publikisht se kishte pranuar Islamin deri në vdekjen e saj.

Pyetja e fundit që mund të shtrohet para nesh ka të bëjë me faktin se ç'është ajo që e dalloi Ana Mari Qimel-in, të ketë një pozitë aq të lartë në mesin e orientalistëve që patën qëndrim të drejtë dhe objektiv rreth Islamit dhe myslimanëve.

Përgjigjja është: Ajo është "dashuria" që kishte mbushur zemrën, mendjen me sinqeritet në drejtim të civilizimit islam si dhe shmangia e saj nga pasionet vetjake, si dhe nga fanatizmi fetar. Ajo pati fat të arrinte shumë suksese të mëdha, të cilat dështuan t'i arrinin shumica e kolegëve të saj. Poashtu ajo u përqendrua në dashurinë e shumtë si dhe në dëshirën për të zbuluar aspekte të ndritshme të Islamit. Mund të thuhet se në mesin e kryeqyteteve dhe vendeve më të mëdha të Botës Myslimane, të cilat kanë lënë përshtypje të madhe në jetën e Ana Qimel-it, Pakistani vjen në rend të parë. Këtë lidhje ajo e filloi në vitin 1958, atëherë kur autorja kishte përkthyer në gjuhën gjermane librin e poetit dhe shkrimtarit të madh pakistanez - Muhamed Ikballit, me titull "Përjetësia".. Libri në fjalë konsiderohet shpjegim bashkëkohor i "Isras dhe Miraxhit".

Ana Mari Qimel ka pasur një ndikim shumë të madh në Pakistan, për çka, pas vdekjes së saj, njëra nga rrugët kryesore të Lahorit u quajt me emrin e saj.

Prof. dr. Hysen Matoshi

# Riardhja e "Zanit të Naltë"

Shpallja e pavarësisë së shtetit shqiptar dhe ndërtimi i institucioneve të tij u shoqërua edhe me formimin e një infrastrukture përkatëse socio-kulturore. Strukturat shekullore perandorake osmane tashmë kishin perënduar, ndërsa në realitetin e ri shtetëror kërkoheshin zgjidhje të reja. Bashkësia fetare islame, pas shpalljes së shkëputjes nga struktura paraprake më 1921, në shtetin e ri shqiptar u konstituua si strukturë e plotë më 1923, pikërisht në një fazë të krizës institucionale e morale që e përjetonte përgjithësisht bota shqiptare dhe veçmas besimtarët islamë, si pjesë dërmuese e saj.

Bazuar në Statutin e miratuar të Komunitetit Mysliman Shqiptar, dhe veçmas në nevojat e mëdha të kohës për ta bashkuar elementin islam, për ta trandur nga plogështia e hutimi që e kishte kapluar, për ta organizuar sa më mirë e më mbarë jetën fetare në shtetin e ri, në tetor të vitit 1923 nisi botimi i të përkohshmes "Zani i Naltë"[1], e cila përveç temave fetare, kishte vënë përcaktimin e trajtimit edhe të përmbajtjeve filozofike, morale letrare dhe sociologjike. Konceptimi i këtillë shumëplanësh nga "Drejtimi" (lexo Redaksia) del prej synimit për ndryshime rrënjësore në jetën kulturore e fetare të shqiptarëve. Të prirë nga Ismail Maçi, drejtor i parë, së shpejti rreth kësaj reviste do të tubohen emra të shquar të islamologjisë, të kulturës dhe të dijes sonë kombëtare. Për 16 vjet të daljes, "Zani i Naltë" u kthye në njërën ndër revistat më të dalluara të kohës, e cila e pasuroi trashëgiminë tonë shkrimore me rreth 5000 faqe tekste të elitës sonë fetare, diturore e kulturore. Veç kësaj, nuk duhet lënë anash as karakteri informativ i kësaj reviste. Kështu, njoftonte lidhur me zhvillimet në jetën fetare e kulturore, lidhur me gjendjen e vakëfeve, me zhvillime të ndryshme në vend e jashtë tij, por që ishin me interes për lexuesit etj., prandaj me të drejtë mund të konsiderohet si njëra ndër kronikat e kohës.

Për shkaqe tashmë të njohura, që lidhen me ekskomunikimin e vlerave kombëtare që kishin përmbajtje ideologjike të ndryshme nga ajo e komunizmit, kjo pasuri e rrallë mbeti e panjohur për lexuesit tanë për dekada të tëra. Ndryshimet shoqërore në Republikën e Shqipërisë krijuan rrethana për ta risjellë në vëmendje këtë traditë, e cila, për shkak se u vu në mesin e literaturës së ndaluar, mezi i mbijetoi kohës, e në disa raste edhe si ekzemplar i rrallë. Nisur nga ky fakt, ribotimi i gjithë kolanës ishte një imperativ i kohës. Megjithatë, ribotimi i dhjetë vëllimeve përmbledhëse të numrave të "Zanit të Naltë", që dolën në periudhën 1923-1939, është një nismë jo lehtë e realizueshme, por gjithsesi tejet e nevojshme, si për njohjen e traditës së periodikut islam e kulturor shqiptar, ashtu edhe për faktin se shumë nga kontributet e kësaj periudhe mund të shërbejnë edhe sot si vlera referente, qofshin ato të sferës mendimtare, qofshin të sferës kulturore.

## Emancipimi islam e kombëtar

Vetë gjetja titullore e botuesve të revistës, si shenjë identifikuese në tërësinë e asokohshme të periodikut shqiptar, dëshmon për kapacitetin intelektual të tyre. Një gjetje sa origjinale, po aq domethënëse në pikëpamje të prezantimit të materies hyjnore që do të përfshihej në të. Ndërkaq, karakteri fetar dhe kombëtar i revistës del nga vetë pesë synimet e qarta programore, të botuara nën titullin "Parathanë e qellim". Tri pikat e para kanë të bëjnë me angazhimin për bashkimin e myslimanëve shqiptarë, me përmirësimin e jetës institucionale islame në Shqipëri dhe me prezantimin e të vërtetave të këtij besimi, ndërsa në pikën e katërt shfaqet angazhimi i qartë për vëllazërim ndërmjet gjithë elementëve kombëtarë, sigurisht duke e marrë parasysh strukturën heterogjene fetare, sociale dhe kulturore të shqiptarëve. Pika e fundit konsiston në forcimin e themeleve të një politike të shëndoshë dhe thjesht kombëtare të shtetit shqiptar. Edhe përmbajtja e numrave të revistës do ta dëshmonte këtë vijueshmëri konceptuale të organit të Komunitetit Mysliman Shqiptar, i cili emancipimin e shqiptarëve nuk e shihte si të veçantë dhe assesi duke ndjekur një rrugë të ndarë nga



zhvillimet e tjera shoqërore. Shumë çështje të trajtuara në faqet e "Zanit të Naltë" edhe sot janë aktuale dhe objekt trajtimi i autorëve të shumtë, ngase ato, si të tilla, janë të gjithmonshme. Interesant është fakti se ndër to ka edhe kontribute, të cilat e tejkalojnë kohën e shkri-mit e të publikimit, duke u bërë pjesë e fondit më të çmuar të mendimit antologjik shqiptar. Përveç aspekteve të përgjithshme doktrinare-kuranore dhe të atyre që lidhen me historinë e përgjithshme të islamit, autorët ofrojnë në faqet e revistës edhe raportet e "Muslimanizmës", siç e quanin ata islamin, me ideologji, struktura shoqërore, vlera kulturore e shoqërore, me kultura të veçanta etj., sikundër janë: nacionalizmi, aristokracia, qytetërimi, reforma, orientalizmi, vendi i gruas dhe roli i saj në shoqërinë myslimane etj., një vëmendje e madhe iu kushtohet edhe aspekteve të tjera jetësore, madje edhe aktuale, duke u përpjekur që lexuesit shqiptar t'i ofrohet një informacion sa më i plotë, sa më i argumentuar si burim dhe sa më i saktë si konstatim. Bie fjala, aty gjejnë vend trajtimet për ideologjitë ekstreme (njëkohësisht të papranueshme nga këndvështrimi islam), që sapo kishin nxjerrë krye atëbotë, përkatësisht për komunizmin dhe fashizmin, pastaj për fanatizmin si dukuri e dëmshme shoqërore. Për të dëshmuar se sa vëmendje i kushtohej ngritjes diturore e shpirtërore të shqiptarëve të asaj kohe, në një periudhë të demoralizimit global, "Zani i Naltë" bënte thirrje kundër fanatizmit si produkt i demoralizimit shoqëror: "Fanatizma âsht mâ i dâmshmi i demoralizimit sepse âsht katili i arsyes, sepse âsht një armik qi njeriut ja shkurton gjykimin e kuptimin... Fanatizma âsht armiku i çdo përparimi, sa mâ do të shpëtojm prej fanatizmës aq mâ shpejt do të gjytetnohemi".[2] Sot flitet aq shumë për fanatizmin, shpeshherë edhe duke e identifikuar në mënyrë tendencioze vetëm në një sferë të jetës, apo vetëm si atribut të një grupi shoqëror dhe, fatkeqësisht, nuk e gjejmë kaq qartë të shkoqitur dhe të interpretuar si një dukuri që prek gjithandej shoqërinë.

### Autorë dhe vlera kulturore kombëtare

Përveç konceptit programor të botuesit, mund të thuhet se një revistë e përbëjnë autorët e saj. "Zani i Naltë", ndonëse i paragjykuar, herë më shumë[3] e herë më pak[4], ka pasur autorët me të cilët është identifikuar, jo vetëm në tri vitet e para, të përfshira në këtë vëllim inaugurues të kolanës, por edhe gjatë gjithë daljes së tij.




Megjithatë, ne po ndalemi vetëm tek autorët që kanë zënë vend në këtë vëllim, ndër të cilët po përmendim: Hafiz Isa Domnin, Haki Sharofin, Shevqet Dajiun, Hafiz Ali Krajën, Nebil Çikën, Mid'hat Frashërin (Lumo Skëndon), Shefqet Mukën, Ferit Vokopolën, Sali Butkën, Hamid Gjylbegajn etj., por kjo revistë, pa dyshim, e kishte edhe kryeautorin e saj. Fjala është për islamologun e shquar, poetin, përkthyesin, gjuhëtarin, dijetarin Hafiz Ali Korça, njërën ndër figurat më poliedrike të kohës, autor i mijëra faqeve shkrimesh të botuara, një pjesë e konsiderueshme e të cilave e ka parë dritën e botimit pikërisht në faqet e organit të Komunitetit Mysliman Shqiptar. Merret vesh për çështje të caktuara, sidomos për ato të interesit të përgjithshëm fetar islam, në numra të kësaj reviste botoheshin, të përkthyera, edhe kontributet e autorëve botërorë.

Aspektet e teksteve diturore e kulturore janë vërtet të gjera, por ne do të mjaftohemi duke përmendur vetëm disa sosh në këtë tekst të shkurtër, me shpresë se lexuesi i sotëm do t'i kërkojë këta margaritarë të traditës sonë shkrimore. Së pari, do të veçoja tekstet lidhur me vlerën e rëndësinë e dijes, aspektet ekonomike të ringjalljes së Shqipërisë, pastaj me një vlerë emblematike vijnë tekstet që trajtojnë kulturën e të shprehurit (nalt-shkrimin) dhe veçmas shkrimet letrare. Vjershat e botuara te "Zani i Naltë" ishte e kuptueshme që kishin përmbajtje fetare, në të shumtën, por nuk duhet harruar as fakti se ka të tilla me motive atdhedashurie si dhe me aspekte të ndryshme sociale e psikologjike. Përmendim me këtë rast se në faqet e kësaj reviste më 1924 u botua njëri ndër shkrimet poetike më të bukura të letërsisë shqipe përgjithësisht, në të cilin mbizotërojnë tonet elegjiake. Fjala është për poemën "Vajtimet e Atdheut" kushtuar pësimeve të shqiptarëve të Drenicës, që mund të thuhet se përgjithësisht ishte ndër reagimet e pakta të asokohshme ndaj mizorive serbe. Ardhja e sërishme e "Zanit të Naltë" në jetën tonë fetare, diturore e kulturore, përveçse njohje me traditën tonë, me vlerat e saj, me çka i plotësojmë dhe begatojmë njohuritë edhe në ditët e sotme, është një ngjarje edhe më e rëndësishme me faktin se Komuniteti Mysliman Shqiptar e rinisi, apo të themi më mirë e rigjallëroi botimin revistës shkencore, me të njëjtin titullim. Them, se me të drejtë e kanë përtërirë këtë togfjalësh, ngase nuk mund të kishte gjetje më të bukur për organin e KMSh-së se sa ajo që bënë paraardhësit tanë, nismëtarët e epokës moderne të mendimit tonë fetar e kombëtar. Urojmë që fati i dy revistave të tjera, "Kultura islame" dhe "Njeriu", të cilat tashmë janë botuar në përmbledhje komplete, ta ndjekë, në një kohë sa më të shkurtër, edhe "Zanin e Naltë". Vetëm kështu lartësohet tradita jonë, vetëm kështu ndihmojmë që të lartësohen edhe më shumë vlerat tona shkrimore të së sotmes dhe të së nesërmes.

1) Fjalor enciklopedik shqiptar, Akademia e Shkencave e Shqipërisë, vëllimi 3, f. 2976-2977; Dr. Fahrush Rexhepi, Periodiku shqiptar islam (Gjysma e parë e shekullit XX), botoi Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë, 2013, f. 287. 2) "Zani i Naltë", cituar sipas botimit përmbledhës, v.1, f. 337. 3) Mbase shembulli më i vrazhdë i mohimit të vlerave është "Historia e letërsisë shqiptare", përgatitur dhe botuar nga Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë i Akademisë së Shkencave të Republikës së Shqipërisë, ku revistës "Zani i Naltë" i është kushtuar vetëm një rresht tekst, në të cilin përmendet ekzistenca e saj dhe, kuptohet, këtu nuk mungon as cilësimi ideologjik: "revista "Zani i naltë" (Tiranë, 1923-39), organ i klerit reaksionar mysliman". Cituar sipas botimit të "Rilindjes", Prishtinë, 1989, 462.4) Robert Elsi, "Histori e letërsisë shqiptare", përktheu nga anglishtja Abdurrahim Myftiu, botoi "Dukagjini", Tiranë – Pejë, 1997, f. 362. Në këtë histori të letërsisë sonë revistës "Zani i Naltë" i kushtohen katër rreshta tekst, duke e përcaktuar vetëm si revistë me karakter kulturor islam dhe duke ia mohuar edhe karakterin e përgjithshëm kombëtar. Kujtojmë se si kjo revistë, ndryshe nga ky vlerësim, botonte shkrime edhe për çështje të tjera të interesit të përgjithshëm kombëtar.

Ejmen A. Ismaili

# Njeriu, kjo qenie e preferuar e Zotit?

"Allah emrin ta përmendim daima, Me nisë punën me to gjithkush borxh e ka!"

*"Ne u ofruam amanetin (obligimet) qiejve, tokës dhe maleve, e ato nuk deshën ta marrin përsipër atë, u frikësuan prej tij, ndërsa njeriu e mori atë mbi vete…". (El Ahzabë, 72)*

Islami i ka kushtuar rëndësi të veçantë njeriut për shkak se atë e konsideron si pranues të Shpalljes dhe komunikimit me Allahun xh.sh. Si pasojë e kësaj edhe Kurani edhe hadithet e Pejgamberit a.s. i kanë kushtuar vend të rëndësishëm njeriut. Perspektiva kuranore njeriun e sheh njëherësh si mëkëmbës (halif) të Allahut mbi tokë, dhe si shërbëtor të Tij *('abd)*.

Këto të dyja përbëjnë natyrën themelore të njeriut. Si shërbëtor i Allahut, njeriu duhet t'i nënshtrohet vullnetit të Allahut, të marrë prej Tij drejtim për jetën e vet dhe urdhrat se si ta zbatojë atë Vullnet në rendin e krijuar. Si mëkëmbësi i Tij, ai duhet të jetë aktiv, pikërisht sepse është përfaqësuesi i Allahut në këtë botë. Ai është ura mes qiellit e Tokës, instrumenti nëpërmjet të cilit realizohet dhe kristalizohet Vullneti i Allahut në këtë botë. (Sejjid Husein Nasr) Përmasës materiale të njeriut Allahu xh.sh. i ka fryrë nga shpirtit i Tij, siç e përmend edhe Kurani: "Unë fryva në të nga Shpirti Im". (El-Hixhr, 29) Kjo gjë e bën njeriun zotërues në tokë, e bën njeriun mëkëmbës të Zotit, ndërsa krijimi i tij nga dheu, rrjedhimisht nga balta (Fatir, 11) paraqet përmasën e të qenit shërbëtor i Allahut në faqen e dheut. Që domethënë, fryma e Zotit në të e bën atë të lidhur me tejlëndoren, kurse dheu, rrjedhimisht balta, me lëndoren. Nëse anojmë tepër drejt materies, atëherë nuk do të kemi kurrfarë dallimi prej kafshës dhe, anasjelltas, nëse anojmë tërësisht në përmasën tejlëndore, atëherë do të pretendojmë të bëhemi si melekët. Në të dyja rastet përballemi me humbjen e karakterit real të njeriut të krijuar e dhuruar nga ana e Allahut, sepse ai nuk është i krijuar vetëm për të kënaqur nevojat e tij materiale dhe as vetëm për t'u përqendruar në përmasën metafizike dhe, si pasojë, t'i neglizhojë nevojat e tij lëndore në këtë botë; realisht njeriun e bën njeri vetëm ekuilibrimi i tyre. Kurani ka përdorur dy terma për identifikimin e njeriut: *Besher* dhe *Insan*. Për shembull, në lidhje me karakterin e qenies biologjike të Pejgamberit a.s. dhe me gjuhën e tij, Kurani thotë: 'Unë (Muhamedi) jam besher (njeri) si ju". (El-Kehf, 110), ndërsa në lidhje me karakterin e bartësit të amanetit (fesë) së Zotit nga ana e njeriut thotë: "Insani (njeriu) u krijua i ngu-tshëm". (El-Isra, 11) Sipas kësaj, kur përmendet fjala besher, Kurani flet për krijesën me dy këmbë, kurse Insani është qenia që nuk është e zakonshme si turma, po është enigmatike dhe që ka një përkufizim të veçantë. (Ali Sheriati) Në thelb, "Insani" në 3 pika kryesore dallohet nga "besheri": 1) Insani është krijesë që ka vetëdije; në të vërtetë është krijesa e vetme që ka arritur vetëdijen; 2) Insani e ka lirinë e zgjedhjes; ai në të vërtetë ka aftësi të revoltohet kundër natyrës dhe rendit që e sundojnë, rrjedhimisht zgjedhja midis përkushtimit dhe revoltimit është gjëja më madhështore që ia jep vlerën Insanit; 3) Insani është e vetmja gjallesë që mund të riprodhojë, prej një gjëje të vogël deri në atë më të madhen. Ndërkaq, "besher" është qenia që përmban karakteristikat biologjike e psikologjike, të cilat i kanë të gjithë njerëzit, pa bërë asnjë dallim; të bardhë, të zinj, kinezë, evropianë, arabë, religjiozë apo joreligjiozë. Zgjedhja i ka mbetur individit, a do zgjedhim të bëhemi "insan" apo do të pajtohemi të ngelim vetëm si "besher"!

### Njeriu është vepër madhështore e Allahut

Vula e pejgamberëve, Muhamedi a.s., në Hutben e Lamtumirës e ka thënë fjalën e fundit për njeriun, me aq oratori dhe qartësi: "Njeriu është vepër madhështore e Allahut, dhe mjerë ai që e nënçmon nderin dhe dinjitetin e veprës së Allahut". Ky citat na tregon se njeriu, edhe pse e ka dimensionin imanent, është vepra më madhështore e Allahut, pasi ai e ka pranuar amanetin që as qiejt, as tokat e as malet nuk mundën ta mbanin, dhe prej të cilit u frikësuan shumë. Pikërisht për këtë themi që Islami është fe adekuate për njeriun, pasi ngërthen të dy dimensionet, edhe botën lëndore edhe atë tejlëndore, si dhe ç'është më

me rëndësi, vendos ekuilibrin midis tyre. Hebraizmi karakterizohet nga teprimi dhe përqendrimi esencial në përmasën lëndore, duke shpërfillur shpirtërоren, kurse Krishterimi, në ide, është përqendruar në asketizmin dhe ka neglizhuar lëndoren, edhe pse në realitet këta të fundit nuk janë sjellë sipas kësaj ideje. Ndërkaq, Islami ka vendosur baraspeshën në mes tejbotshmërisë dhe përbotshmërisë. Në fenë islame njeriu nuk është i nënçmuar dhe i përbuzur nga Zoti, pasi ai është i përkushtuari, i besuari dhe mëkëmbësi i Tij në Tokë. Zoti ia mësoi konceptet njeriut, dhe të gjithë melekët u përulën para tij. Si rrjedhojë, një qenie e tillë dydimensionale ka nevojë për një religjion, që i mund ta mbrojë nga animi (i tepërt) kah asketizmi ose kah përbotshmëria, e ta mbajë vazhdimisht në ekuilibër. Vetëm një religjion dydimensional është në gjendje të paraqes realitetin dhe konceptin e vërtetë të përgjegjësisë së madhe të njeriut. (Ali Sheriati) Duke mbajtur në vëmendje këtë lidhje të fortë të njeriut me botën materiale, pjesë përbërëse e së cilës është edhe vetë njeriu, Islami as që mundohet ta ndajë njeriun nga ajo; qëllimi i tij kryesor nuk është ta dematerializojë njeriun dhe ta bëjë melek. Përkundrazi, ai duhet të mbetet brenda kufijve të natyrës së vet dhe, si i tillë, t'i përkushtohet me tërë qenien e tij Fuqisë krijuese.

Islami me të gjitha dispozitat e veta, tenton vënien dhe mbajen e baraspeshës ndërmjet komponentit shpirtëror dhe atij material, ndërmjet materies dhe shpirtit, në kuadër të gjenit shoqëror dhe individual të njeriut. (Husein Xhozo) Poashtu, Islami kërkon prej njeriut që të jetë i lidhur me shoqërinë, sepse veprimtaria shoqërore e njeriut është arsyeja kryesore që ia mundëson atij ta bartë në dukje përmasën e frymës hyjnore dhe etikës njerëzore në fushë të veprimit.

Pjesa më e madhe e sureve të Kuranit njeriun e diskuton nga aspekti i veprimit të tij shoqëror, porositë konstituive të Pejgamberit a.s. theksojnë pandërprerë, veçanërisht veprimtarinë shoqërore të njeriut, madje edhe pjesa dërrmuese e filozofëve dhe mendimtarëve në historinë e njerëzimit njeriun e kanë definuar si qenie shoqërore, si për shembull Aristoteli (e konsideron njeriun si *zoon politikon*). Gjithashtu një prej arsyeve kryesore për dërgimin e pejgamberëve është krijimi i kushteve për bashkëjetesë të njerëzve dhe, si pasojë e kësaj, edhe ndryshimi dhe zhvillimi shoqëror. Diskursi kuranor, siç thotë Tabatabai, njeriun e paraqet si më poshtë: "...në kohët e hershme, njerëzit jetonin thjesht, prandaj ishin liruar nga dallimet. Më vonë, duke ecur drejt kundërshtimeve, dallimet u bënë të dukshme. Perëndia i caktoi pejgamberët dhe ua dërgoi librat e



shenjtë me qëllim që t'i hiqnin dallimet dhe t'i sillnin njerëzit prapë në një shoqëri të bashkuar, e cila do të sigurohej nga ligjet e pejgamberëve". (Tabatabai)

Islami kërkon prej njerëzve që, duke zhvilluar ndjenjën e personalitetit, të ndihen anëtarë të bashkësisë të cilës i takojnë. Kjo shihet në të gjitha normat fetare dhe jetësore të tij. Falja e namazit në përgjithësi këshillohet të bëhet në mënyrë kolektive. Haxhi është nga shembujt më konkretë të ibadetit të përbashkët, meqë myslimanët e mbarë botës takohen në një vend të përbashkët për ta kryer atë. Aspekti kolektiv i agjërimit qëndron në faktin se ai mbahet në të njëjtën kohë për të gjithë myslimanët e botës. Obligimi për dhënie të zekatit, si rrjedhojë e të cilit do të plotësoheshin nevojat e shoqërisë, nevoja për një halif, i cili do t'i bashkonte në një vend ndjenjat e myslimanëve, madje edhe nëse mendohet në trajta të ndryshme nga e kaluara, - do të thotë se gjithë këto çojnë në një qëllim të përbashkët. Kuptohet se në këtë kolektiv solidar ekziston një fuqi, të cilën po ata njerëz individualisht nuk e kanë. (Muhamed Hamidullah)

1) Hysein Nasr, Udhërrëfyes i të riut musliman në botën moderne; përkth. Edin Q.Lohja; biblioteka"Zemra e Traditës"; Tiranë 2007. 2) Ali Sheriati, Njeriu dhe Islami; Tetovë; biblioteka "Zehra"; 1991; përkth. Bujar Hoxha; 3) Hutbeja Lamtumirëse e Muhammedit s.a.v.s.; Prizren; sh.b.Zëri Islam; 2001; përkth. Nexhat Ibrahimi & Miftar Ajdini. 4)Hysen Xhozo, Islami në Kohë; Shkup; Meshihati i Bashkësisë Islame të Maqedonisë, 1993; përkth. Hamdi Iljazi.h. 5) Muhammed Husein Tabataba'i; Marrëdhëniet shoqërore në Islam; Tetovë; biblioteka Zehra; 1992; përkth. Vullnet Poshka.6) Muhamed Hamidullah; Hyrje në Islam; Shkup; sh.b. Logos-A, 2009; përkth. Bahri Aliu & Neshat Xheladini.

MD, Mr. Sc, PhD Agron M. Rexhepi

# Mjekësia sportive dhe sportistët

Mjekësia sportive është një degë e mjekësisë antropologjike që ka detyrat, metodat, teorinë dhe problemet e veta të kërkimeve shkencore. Mjekësia sportive është pjesë e pandarë e sistemit organizativ sportiv dhe e kulturës fizike të njeriut. Shkrimet e para mbi Mjekësinë sportive, respektivisht mbi angazhimin e mjekëve me probleme të sportit, datojnë qysh 2800 vjet para erës sonë.

Mjekësia sportive i ka detyrat e veta të punës, realizimi i të cilave është i lidhur drejtpërdrejt me mirëqenien bio-psiko-sociale të të gjithë atyre që merren me sport, me kulturë fizike ose me aktivitete rekreative. Detyrë parësore e mjekësisë sportive është organizimi dhe realizimi i kujdesit të rregullt mjekësor për shëndetin e të gjithë atyre që merren me sport, me kulturë fizike dhe me rekreacion. Kontrolli mjekësor, gjithsesi, është mënyra kryesore e realizimit të kësaj detyre të mjekësisë sportive.

Mjekësia sportive është një fushë shkencore praktike, me detyrat, metodat, teorinë dhe problemet e veta të kërkimeve shkencore. Si pjesë e antropologjisë mjekësore dhe si lëmë interdisiplinor, mjekësia sportive qëllimet e veta, në formë të kujdesit shëndetësor, hulumtimeve shkencore dhe edukimit, i realizon duke zbatuar metoda të një sërë disiplinash të tjera. Mjekësia sportive është pjesë përbërëse e mbrojtjes shëndetësore si dhe pjesë e pandarë e sistemit organizativ sportiv dhe të kulturës fizike të njeriut, që ka për detyrë organizimin dhe realizimin e kujdesit mjekësor të rregullt për shëndetin e të gjithë atyre që merren me sport, me kulturë fizike dhe me rekreacion.[7] Arritjet e mjekësisë sportive shfrytëzohen për ruajtjen dhe avancimin e shëndetit të sportistëve dhe rekreativëve, si dhe ndihmojnë në ndjekjen dhe përmirësimin e rezultateve në sport. Rezultatet e mira të një sportisti në sportin përkatës janë të kushtëzuara nga:

-Shëndeti i mirë i sportistit, që është detyrë e mjekësisë sportive dhe realizohet duke bërë kontrollet e rregullta mjekësore;

-Predispozitat gjenetike–(edhe pse talenti së bashku me disa karakteristika morfometrike dhe funksionale janë mbi 90% nën ndikimin e faktorit gjenetik nëse në kohën e caktuar, kur rritja dhe zhvillimi janë në vrullin më të madh, veprohet me stimulin e jashtëm të nivelit optimal, do të mund të ndikohet dukshëm në këta parametra);

-Stërvitjet e qëlluara së bashku me motivin (detyrë e trajnerit, e cila po ashtu mund të kontrollohet me realizimin e kontrolleve mjekësore me qëllim të caktuar).

Sikurse çdo lëmë tjetër shkencor, po ashtu edhe mjekësia sportive ka detyrat e veta të punës, realizimi i të cilave është i lidhur drejtpërdrejt me mirëqenien bio-psiko-sociale të të gjithë atyre që merren me sport, me kulturë fizike apo me aktivitete rekreative.

### Detyrat e mjekësisë sportive

Detyrat e mjekësisë sportive-Organizimi dhe realizimi i kujdesit të rregullt mjekësor për shëndetin e të gjithë atyre që merren me sport, me kulturë fizike dhe me rekreacion:[10]

-Vizita sistematike (anamneza personale-mjekësore –familjare–sociale–sportive, palpacioni, perkusioni, auskultacioni, EKG dhe Stres EKG, parametrat vitalë para, gjatë dhe pas ngarkesave fizike, analiza e lëngjeve të trupit);

-Vizita me qëllim të caktuar (vlerësimi i aftësive funksionale në cikle të ndryshme të jetës fizikisht aktive, ndjekja e ndikimit të sportit dhe aktiviteteve fizike në shëndetin e sportistit, diagnostikimi, shërimi, rehabilitimi dhe riaftësimi për aktivitete fizike pas sëmundjeve apo lëndimeve trupore);

-Me hulumtime shkencore të bëhen verifikimi dhe arsyetimi i metodave të tanishme të ekzaminimit të sportistëve, të hulumtohen metoda të reja më të përsosura për testime funksionale, për ekzaminim, diagnostikim, parandalim, shërim të sëmundjeve dhe lëndimeve të sportistëve, si dhe për riaftësimin e suksesshëm të tyre;

-Ndihma teorike dhe praktike në perfeksionimin sportiv, si dhe ndikimi në realizimin e detyrës kryesore të kulturës fizike dhe sportit–ruajtja e shëndetit te njerëzit e moshës dhe gjinisë së ndryshme:

-Funksionimi i trekëndëshit mjek i sportit–trajner–sportist (mjeku informacionin e marrë nga sportisti e diskuton me trajnerin, ndërkaq trajneri informacionin e përpunuar ia kthen sportistit);

-Këshillat mjekësore–sportive për trajnerë, sportistë dhe mësimdhënës të kulturës fizike;

-Promovimi i një jete të shëndoshë, fizikisht aktive, për gjithë popullatën;

-Vlerësimi i kushteve higjienike të ambientit ku manifestohet aktiviteti fizik, respektivisht ku sportistët kanë qasje të shpeshtë, si dhe ndërmarrja e masave për




mënjanimin e faktorëve me veprim të dëmshëm mbi njeriun gjatë aktivitetit të tij në sport, kulturë fizike apo rekreacion (kontrolli sanitar-higjienik).

Për punë më të suksesshme, mjekësia sportive funksionon me tri pjesët e saj:

**Preventiva:**

-Kontrolli mjekësor i sportistëve dhe të tjerëve që merren me kulturë fizike dhe me rekreacion;

-Vlerësimi i zhvillimit fizik (morfometria dhe aftësitë funksionale);

-Triazhimi i sportistëve (sipas aftësive të tyre);

-Preventiva e lëndimeve;

-Zbulimi, eliminimi apo, të paktën, minimizimi i faktorëve latentë rrezikues të shëndetit të sportistit, siç janë: mospërgatitja e mjaftueshme fizike, ngarkesa psiko-fizike e sportistit, pakujdesia ndaj shëndetit të vet, bartësit dhe vatrat latente të infeksioneve;

-Ushqimi i sportistëve;

-Antidopingu etj.;

-Pjesa e testimeve fiziologjike (ngarkesat fizike):

-Vlerësimi i përgatitjes fizike dhe i gatishmërisë së sportistëve dhe të tjerëve për aktivitete sportive, kulturë fizike dhe rekreacion, si dhe vlerësimi i ndikimit të aktiviteteve fizike në gjendjen e përgjithshme shëndetësore (ndjekja e parametrave kardio-respiratorë para, gjatë dhe pas testimeve submaksimale dhe maksimale);

**Shërim–rehabilitimi:**

-Diagnoza e sëmundjes–lëndimit;

-Përcaktimi i procedurave trajtuese;

-Ndjekja e shërim–rehabilitimit;

-Vlerësimi i shërim–rehabilitimit.

Pse duhet të bëhet kontrolli mjekësor i sportistëve?

-Përcaktimi i statusit shëndetësor për sportistët fillestarë, respektivisht që për herë të parë bëjnë kontrollin mjekësor;

-Kontrollimi i ndikimit të aktiviteteve fizike në shëndetin e sportistëve;

-Vlerësimi i përgatitjes fizike–kondicionale të sportistëve në gjendjen e tyre iniciale;

-Vlerësimi i ndikimit të stërvitjeve të aplikuara në aftësitë fizike–kondicionale të sportistëve nga sezoni në sezon, apo gjatë gjendjeve tranzitive;

-Rangimi i sportistit brenda klubit të tij, në bazë të aftësive funksionale që ka;

-Ndjekja e formës së sportistëve në mënyrë individuale, dhe e klubit në tërësi-nga sezoni në sezon;

-Vlerësimi i nivelit rikuperues pas sëmundjes, lëndimeve, apo dëmtimeve sportive [8,9]

Çdo trajner qëllim të vetin ka që përgatitjen fizike të sportistit të ri nga gjendja e tij iniciale (fillestare) ta transformojë në një gjendje finale ideale të planifikuar. Meqenëse kjo-gjendja finale në të vërtetë mund të realizohet rrallëherë, më i afërt dhe ende strategjikisht i pranueshëm është realizimi i gjendjes finale të dëshiruar, por për fat të keq, të shumtën e rasteve, realizohen disa gjendje të tjera finale krejtësisht të ndryshme nga ato të planifikuara apo të dëshiruara.

Për mosshkuarjen në drejtim të duhur të procesit transformues, shkaku mund të kërkohet tek:

-Sportisti;

-Trajneri (realizimi dhe lloji i programit stërvitor);

-Faktorë të tjerë ekzogjenë.

Që procesi transformues i sportistëve të jetë nën kontroll dhe të shkojë në drejtim të planifikuar, është e domosdoshme ndjekja e gjendjeve tranzitive të sportistëve (gjendjet ndërmjet asaj iniciale dhe finale). Këtë detyrë mund ta realizojnë vetëm njësitet e mjekësisë sportive, të pajisura me aparaturat përkatëse për testimin e sportistëve, respektivisht për ekzekutimin e kontrollimeve mjekësore me qëllim të caktuar.[5]

1) Heimer S., Cajavec R. Medicina Sporta, Zagreb, 2006. 2) The Histori of Sports Medicine. Qasja në: http://www.orthozane.com/recent-news/the-history-of-sports-medicine/ Data e qasjes: 10.09.2014. 3) Sports Medicine A. J. Ryan. http://www.google.ca/search?hl=en&q=Sports+medicine+A.+J.+Ryan&btnG=Search&meta. 4) Medved R. Sportska Medicina, Zagreb, 1986. 5) Rexhepi A. Mjekësia Sportive, Prishtinë, 2009. 6) Sports Medicine A. J.Ryan.http://www.google.ca/search?hl=en&q=Sports+medicine+A.+J.+Ryan&btnG=Search&meta. 7) The encyclopedia of New Zeland. Sports medicine and drugs. Qasja në http://www.teara.govt.nz/en/sports-medicine-and-drugs/page-2 Data e qasjes: 10.09.2014. 8) Sports Medicine Medical History. MSU Sports Medicine. June/2013. Qasja në: http://www.nmnathletics.com/fls/16800/pdf/sportsmed/sportsmed_comppacket.pdf?DB_OEM_ D=16800 Data e qasjes: 09.09.2014. 9) Sports Medicine. Fearless athletes deserve specialised treatments. Qasja në: http://www.choa.org/SPORTSMEDICINE Data e qasjes: 10.09.2014. 10) NSW HSC. Sports Medicine. How does sports medicine address the demands of specific athletes?Qasja në http://www.hsc.csu.edu.au/pdhpe/options/medicine/4035/3-2/op3_2_2.htm Data e qasjes: 10.09.2014.

Ilmi Rexhepi

# Histori dhe porosi

Po shkonte një hoxhë
te njëri që kishte ndërmarrje
t'i thoshte, ta luste
rrogën t'i rriste një fukaraje.

I bën lutjen,
po zotëria nuk po ia pranon,
për punën që bën ai,- i thotë,-
hiç aspak më shumë nuk meriton.

Mirë,- ia kthen hoxha,-
dhe po ia lë një fjalë me shumë mençuri:
"Pra, Allahut për besimtarë
nuk iu duk shumë Xheneti,
po u premtoi atyre
se edhe do ta vështrojnë në fytyrën e Tij".
*(vuxhuhun jevmeidhin nadireh,*
*ila rabbiha nadhireh)*

Ç'ra prej fjale zotëria
e ia nisi burri në vaj,
pranoi që ish ngutur,
se ishte njeri pa faj.

Nëse doni të dini cili ishte ky hoxha
që fjalën e Kuranit për jete kështu e lidhi,
ishte Ebulhasen Eshadhli që në Marok të sotit lindi,
që qysh gjashtëvjeçar përmendsh Kuranin e diti.

Porosia e ndërlidhjes së këtij hoxhe
mbase për të gjithë është e qartë:
të mos shtrëngojmë dorën,
të jemi ca më bujarë!

Se dy burime ka njeriu
të naltohet për virtyt, moral e nder:
në emra të bukur të Allahut
dhe në jetë të të fundit pejgamber.

# Për dëshminë e shpirtrave

Në kryeherësi
Shpirtrat tanë
lidhën paktin:
kur u tha nëse ishte Zot i tyre
e pohuan zëplotë Allahun.

Tash pohimi, dëshmia jonë
Në zgafella shpirti ka ende jehonë,
Kur ndodhen befas keq ateistët,
O Zot,- edhe ata do të thonë!

Jehonë Allahu u jep
Dhe disa ngjarjeve që më vonë na i sjell,
Para se një lajm të mirë a të keq të marrim,
gëzim a hidhërim në ne mbjell.

Kjo është shenjë dashurie
Nga Allahu e shprehur,
Dhe në vetët tona
Argument është gjetur.



Dr. Nuridin Ahmeti

# Dhuna mbi plisin, dhunë mbi identitetin e shqiptarëve

Pjesë e rëndësisë së veçantë të veshjes tonë tradicionale është, pa mëdyshje, edhe plisi. Si shenjë e identiteti tonë kombëtar, plisi u ruajt me kujdes nga populli, dhe kjo bëri që ai të përcillet nga kohët më të lashta deri te gjeneratat tona. Si një shenjë e identitetit tonë kombëtar, u bë objekt i studiuesve në fushën e arkeologjisë, historisë, etnologjisë, gjuhësisë etj. Edhe udhëpërshkruesve të huaj, të cilët kaluan në këto troje, si: Franc Baron Nopça, etj., veshja shqiptare së bashku me plisin, ua tërhoqi vëmendjen, madje disa prej tyre nuk hezituan të bënin edhe foto për kujtim me plisin e bardhë në kokë.

Disa nga albanologët e huaj, si: Robert Elsie, edhe sot veshjen kombëtare me plisin e bardhë në kokë kanë dëshirë ta kenë pjesë të kujtimeve të tyre në foto.[1] Plisi si simbol kombëtar, por edhe si pjesë e krenarisë shqiptare, zuri vend edhe në vargjet e rapsodëve tanë popullorë. Shumë herë malësorët gjatë rrugës së tyre në luftëra të ndryshme për liri, nga rapsodi ynë popullor janë përshkruar me plisat e bardhë mbi kokë.

*“Ymer Efenia, trim shqiptar*
*Sylejmani ni komunar*
*I tubuen tre mi luftar,*
*Tanë malsor' në plisa t'bardhë”*[2]

Këngëtari popullor plisin si pjesë të veshjes kombëtare, e identifikon vetëm me shqiptarët, dhe vënien e plisit në kokë e sheh si pjesë të krenarisë kombëtare, duke u thënë, përmes këngës, se ne jemi shqiptarë dhe tërë me plisa në kokë.

*“Mark Milani e Mark Milica,*
*nuk jem' Shpuza as Podgorica,*
*jem shyptarë tetanë me plisa”.*[3]

Ka nga këngëtarët që, edhe në ditët e sotme, plisin e çmojnë në këngët që ata këndojnë. Plisit i këndohet si simbol i popullit shqiptar i ruajtur brez pas brezi deri në ditët e sotme që nga pellazgët, ilirët, dardanët. Këngëtari, përmes këngës, e përshkruan bisedën me gjyshin e tij plak se si dikur e kishte pyetur për plisin e bardhë që mban në kokë.

*“Isha i vogël e pyeta gjyshin plak*
*Ç'është plisi i bardhë që mban në kokë”*[4]

Gjyshi në mes tjerash i ishte përgjigjur nipit të tij:

*“Që jem Pellazgë, Ilirë, Shqiptarë,*
*të tregon plisi i bardhë,*
*me mikpritje e bujari,*
*unë jam rritë në Shqiptari”*
*“Plisi bardhë e faqebardhë,*
*në këtë tokë unë jam i parë.*
*Këtë plis, oh, këtë plis t' bardhë*
*E kanë mbajt shumë breza me radhë.”.*[5]

Nga titulli i vënë në krye të këtij punimi, mund të krijohet përshtypja se trajtimi ynë ka të bëjë më plisin dhe përpunimin e tij në aspektin etnografik. Në fakt, ky nuk është qëllimi ynë. Më këtë vështrim plisin e kemi vetëm si pretekst, apo si simbol të një trajtimi për një problemi më të gjerë. Sepse për plisin, përpunimin e tij dhe vështrimin e tij në aspektin kombëtar dhe etnografik studiuesit tanë, në mesin e të cilëve edhe etnologu i njohur Kadri Halimi,[6] kanë dhënë mendimin e tyre me mjaft kompetencë. Në këtë punim jemi përqendruar kryesisht në kujtesën e banorëve të trevës së Opojës[7] në lidhje me dhunën që u ushtrua mbi ata, duke u marrë si pretekst vënia e plisit në kokë, si njëri nga simbolet tona kombëtare. Të intervistuarit tanë, edhe në qoftë se nuk kanë qenë pre e dhunës së drejtpërdrejtë, disa prej tyre edhe i kanë parë duke i torturuar prindërit e tyre ose të afërmit e tyre.

## Plisi dhe treva e Opojës

Historia e popullit shqiptar njeh pushtues të ndryshëm që kanë kaluar nëpër vendin tonë, të cilët, për të realizuar qëllimet e tyre, kanë përdorur edhe forma të ndryshme të presionit ndaj popullatës vendëse. I gjithë ky presion ishte në funksion të spastrimit etnik dhe zbatimit të planeve të njohura të tyre.

Një nga format e presionit për largimin e popullatës vendase nga trojet e tyre, ishte edhe atakimi i simboleve të identitetit tonë kombëtar, si: plisi, flamuri etj., për të cilat dihet se popullata ishte e lidhur shpirtërisht.



Insistimi i pushtuesve për mospërdorimin e tyre nga popullata autoktone, s'do mend se ishte i papranueshëm për popullatën. Shumë herë janë detyruar të zgjidhnin në mes të ndërrimit apo mospërdorimit të këtyre simboleve dhe lënies së shtëpive e tokave të tyre. Nga popullata kishte ndodhur të zgjidhej kjo e dyta, largimi nga tokat e tyre stërgjyshore, që ishte njëri nga qëllimet e pushtuesve.

Kjo gjendje ka vazhduar edhe në periudhën ndërmjet dy luftërave botërore, po edhe pas viteve '50 të shekullit të kaluar në rrethinën e Prizrenit, konkretisht në Malësinë e Prizrenit që sot njihet si Gora e Prizrenit dhe në rajonin e Opojës, kur nga pushteti i atëhershëm serb, ishte marrë një vendim për heqjen e plisave të bardhë nga kokat e banorëve të kësaj ane dhe për zëvendësimin e tyre me kapela serbe. Një vendim i tillë dhe zbatimi i tij në praktikë është ende i freskët në kujtesën e banorëve të moshuar të asaj ane. Nxjerrja e këtij vendimi ishte bërë gjoja për modernizimin në veshje të popullatës së kësaj ane, realiteti ishte krejt diçka tjetër, spastrimi i territorit nga popullata shqiptare.

Përzgjedhja e kësaj teme për hulumtim dhe për ta prezantuar sot këtu[8], është bërë për tri arsyeje kryesore:

E para-aq sa ne jemi në dijeni, në hulumtimet tona të gjertanishme në kuadër të projektit që po realizojmë, kjo masë ndëshkimore ka qenë karakteristike vetëm për atë rajon.

E dyta–sado që masat e marra nga pushtuesi ishin të planifikuara mirë, popullata nuk iu bind në tërësi, siç e kishte planifikuar pushteti i atëhershëm.

E treta–nuk na ka rënë deri më sot të dëgjojmë se për një "teshë" kaq të vogël me dimensione, siç është plisi, të formohej nga pushteti polici e veçantë.

Se sa ka qenë pushteti i atëhershëm i interesuar që të realizonte këtë vendim, tregon edhe fakti se, pas atij vendimi të marrë, ishte formuar edhe polici e veçantë, që merrej vetëm me mbikëqyrjen e realizimit të atij vendimi. Kjo polici në popull njihet me ermin "Kollxhi"– një fjalë me prejardhje orientale që ka kuptimin e vëzhguesit, inspektorit. Kompetencat që kishte ajo polici, u lejonin edhe të drejtën e ekzekutimit të dënimit aty për aty, dënime që shoqëroheshin me rrahje, pavarësisht se ku ndodheshin njerëzit, bie fjala, duke punuar në arë, duke ndenjur në shtëpi me familje, në dasma, në ahengje të ndryshme, në faltore etj..

Njëri nga të moshuarit, Ramiz Qusaj, i lindur në vitin 1925, kujton: "Jemi kon to pnue n'ar me kapuça t'bardh n'krye veç kur i kemi pa kollçitë, jonë afrue afër na i kan kap kapuçat edhe na i kan vervit përtoke. Edhe sa kan mund n'grushta e në shkelma na mshojshin"[9].

Personat që i kapnin "kollxhitë" "në flagrancë", edhe në qoftë se ishin para anëtarëve të familjes, grave e fëmijëve etj., nuk i kursenin fare nga dhuna fizike. Njëri nga të intervistuarit, i cili tash është afro 86 vjeç, në atë kohë kishte qenë në moshë afërsisht 10 vjeç. Ai e kujton kur xhaxhanë dhe prindin e tij, duke shkuar për të lëvruar në arë, gjatë rrugës ishin ndaluar nga "kollxhitë", ishin rrahur dhe urdhëruar që të nesërmen të paraqiteshin në stacionin policor në qytetin e Dragashit, ku u ishin nënshtruar maltretimeve fizike.

I kishin rrahur aq, saqë i intervistuari ynë e kujton që, kur ishin kthyer në shtëpi nga stacioni policor, familjarët kishin përdorur forma të shërimit popullor, e kujton fare mirë si u kishin mbështjellë atyre trupin me lëkurë të delesh të porsatherura.

Se sa i madh ishte presioni ndaj popullatës së rrethinës së Prizrenit për ndërrimin e plisit me kapela serbe, përveç kujtimeve, tregohet edhe përmes dokumenteve arkivore.

Në vitin 1936, më datë 18 shkurt, Kryekonsullata Mbretërore e Shqipërisë në Shkup i dërgon një letër rezervat me nr. 320/ II Ministrit të Punëve të Jashtme në Tiranë, Dr. Fuat Asllanit, me titull: "Mbi detyrimin e shqiptarëve nga gjindarmeria jugosllave me ndrue qeleshat e bardha".[10]

Kryekonsulli, në mes të tjerash, do të shkruante: "Në vijim të shkresës s'onë Nr. 320 rez. datë 17 vazhdues, kam nderin t'i parashtroj Shkëlqesisë s'Uaj, për dijeni, se, nga informatat suplementare që kemi, gjindarmëria jugosllave përveç shtrengatave që përdor në N/prefekturat e Gorës dhe të Sharpllaninës për të detyruar popullsinë shqiptare me ndrrue qeleshet e bardha, është tue shtrengue dhe hoxhallaret që të nxjerrin sarekët dhe të vënë shapka. Shumë imamë te qarqeve te naltëpërmendura, të alarmuar, kanë ardhur në Shkup dhe janë ankuar pranë Drejtorisë së Vakëfeve të Shkupit. Ne

N/ prefekturën e Gorës janë tue i shtrëngue shqiptarët tepër, duke rrahur dhe maltretuar shumë veta, dhe imamët zyrtarë të këtij qarkut nga frika abstenojnë të shkojnë në xhamira për shërbime fetare. Nga qarku i Gorës është nisur për në Belgrad një delegacion për t'u ankuar pranë Reis-Ulemajt dhe Ministrave myslimanë Mehmet Spaho dhe Behmen. Pranoni Ju lutem, zoti Ministër, sigurimet e konsideratave të mia më të larta".[11]

Është për t'u theksuar se veprimet e xhandarmërisë serbe ndaj popullatës do të hasnin në rezistencë edhe nga elita intelektuale e kohës e asaj ane, prijësit fetarë, çka do të thotë se i menjëhershëm ka qenë reagimi i pushtetit, duke i detyruar edhe prijësit fetarë që t'i hiqnin kapelat zyrtare të tyre. Njëri nga imamët, Halim Krasniqi, që ka shërbyer në atë kohë dhe që ka ende një kujtesë të freskët, i lindur në vitin 1929, kujton ngjarjen kur kishte ardhur ai vendim. Sipas tij, ata fillimisht u morën me imamët e më pas edhe me myderrizët, por ai gjithashtu kujton se fillimi i Luftës së Dytë Botërore e kishte ndërprerë atë nismë të pushtetit serb: "M'kujtohet mirë kur e prun urdhnin me i hek kapuçat hoxhallarët, niher thanë duhet mi hek të gjithë ata që nuk kanë ixhazetë,[12] e masanej filluen edhe atynve qerve me ua hek kapuçat, ka pas rast kur e kemi harrue me hek kapuçin, kon e kan zonë nuk e kan kqyrë a oshtë para grave e carrojve, e kan shtrij dajak".[13]

Pas luftës,-e kujton njëri nga të intervistuarit,-filloi prapë ndjekja e atyre që baritnin plisat e bardhë". Por, a ishte i rastësishëm presioni i pushtetit të atëhershëm mbi klerikët? Për mendimin tonë, një veprim i tillë ishte në përputhshmëri me planet për shpërnguljen e shqiptarëve, hartuar nga intelektualët serbë dhe institucionet e tyre shkencore. Sa për ilustrim, po theksojmë njërin nga planet e intelektualëve serbë, i njohur si plani i Vasa Çubrloviçit, i hartuar në vitin 1937, me titullin: "Shpërngulja e Arnautëve". Ndër të tjera, në atë dokument thuhej: "Në radhë të parë është e nevojshme që për shpërnguljen e shqiptarëve, të bëjmë për vete klerin e tyre dhe njerëzit me influencë, me para ose me shtrëngim".[14] Më tej vazhdonte Çubrlioviçi: "Kur është fjala për fenë, shqiptarët janë shumë të ndjeshëm, prandaj edhe këtu duhet të preken. Kjo mund të arrihet me keqtrajtimin e klerikëve...".[15]

### Përfundim

Nga intervistat e zhvilluara në terren dhe duke u bazuar në materialin arkivor dhe në literaturën e shfletuar, mund të përfundojmë se kjo formë e dhunës nuk ishte karakteristikë vetëm për këtë rajon. Çdo pushtues, në një formë a tjetër atakonte simbolet kombëtare e në këtë rajon zgjodhi atakimin mbi plisin si formë më adekuate të presionit, që rezultoi edhe me largimin e popullatës nga vatrat e tyre. Në planin e Vasa Çubrlloviçit, i cili ishte vazhdimësi e atyre të mëhershme që kishin përpiluar kolegët e tij, për shpërnguljen e shqiptarëve nga trojet e tyre, në mes të tjerash, shkruante: "E që të arrihet një shpërngulje në masë, si kusht i parë është krijimi i një psikoze të përshtatshme, e cila mund të krijohet në mënyra të ndryshme".[16] Andaj, mënyrën më të mirë për këtë rajon, për ta krijuar psikozën e përshtatshme, zbatuesit e planit e kishin konsideruar sulmin mbi plisin dhe prijësit e tyre fetarë, që i çmonte popullata e asaj ane. Duke e ditur se ai rajon është i lidhur ngushtë me traditat, pushtuesi gjeti formën më adekuate-heqjen e plisit nga kokat e tyre. Sado që forma e përdorur nga pushteti ishte e studiuar mirë dhe zbatimi i saj në shumë raste u bë edhe forcërisht, prapëseprapë pushtuesi nuk arriti qëllimin e tij për spastrimin etnik të asaj ane. Andaj nuk duhet harruar se plisi i bardhë nuk ka vetëm vlerë etnografike, po më shumë se kaq, ai është simbol i vuajtjeve dhe keqtrajtimeve të popullit tonë nga pushtuesit. Ai është vetë historia e shqiptarëve.

1) http://www.elsie.de/graf/elsie/elsie2013.jpg. 2) Këngë popullore të Rilindjes Kombëtare, (Përgatitën: Shefqet Pllana, Rrustem Berisha, Sadri Fetiu), Instituti Albanologjik, Prishtinë, 1978, f. 120. 3) Këngë popullore historike II, (Përgatitën: Sadri Fetiu, Rrustem Berisha, Fazli Syla, Adem Zejnullahu, Jahir Ahmeti), Instituti Albanologjik, Prishtinë, 2007, f. 21. 4) Këngë e kënduar nga këngëtari Malësori, www.teksteshqip.com/malesori/teksti_1888455. 5) Po aty. 6) Kadri Halimi, Studime etnologjike, Instituti Albanologjik i Prishtinës, Prishtinë, 2011, f. 142 – 216; Valon Shkodra, Origjina e plisit vazhdimësi Iliro – shqiptare, në: "Albanologji" nr. 2. V. 1, Instituti Albanologjik, Prishtinë, 2011, f. 63 – 482. 7) Opoja gjendet në pjesën më skajore të jugperëndimit të Kosovës. Ajo është një pllajë ndërmjet Gorës e Prizrenit dhe shtrihet rrëzë maleve të Koritnikut e të Sharrit. Territori i Opojës nga jugperëndimi kufizohet me Gorën, nga veriperëndimi me Vërrinin e Prizrenit, nga verilindja me Sreckën dhe nga lindja me rrethinën e Tetovës. Në gjirin e këtij rajoni bëjnë pjesë këto vendbanime: Bellobrad, Blaç, Bresanë, Brezne Brrut, Buçe, Buzez, Kapre, Kosavë, Kuk, Kuklibeg, Pllajnik, Pllavë, Rrenc, Shajne, Xërxe, Zaplluxhe, Zgatar dhe Zym. Mark Krasniqi, Gjurmë e gjurmime, Tiranë, 1982, f. 26; Hajriz Meleqi, Opoja - Studim kompleks gjeografik, Sharr, 2006, f. 15. 8) Kumtesë e referuar në Tryezën Shkencore, "Kujtesa kolektive mbi statusin e shqiptarëve në ish – RPFJ (1944 – 1966), organizuar nga Instituti Albanologjik – Prishtinë, më 17 prill 2014. 9) Deklaratë nga Ramiz Qusaj, i lindur më 7. 6. 1925, në Pllajnik të Opojës, dhënë autorit të këtij punimi në Sharr, më 28. 09. 2013. Vizitën në shtëpinë e Ramiz Qusajt e kemi realizuar së bashku me Dr. Memli Krasniqin – Shef i Degës së Historisë në Institutin Albanologjik të Prishtinës dhe me kolegun Ma. Shpen Avdiu – hulumtues i pavarur shkencor në Institutin Albanologjik të Prishtinës. 10)Arkivi Qendror i Shtetit Shqiptar (më tej: AQSH), Fondi (më tej: F) 251, Viti (më tej: V) 1936, Dosja( më tej: D) 165, Fleta (më tej: fl) 181.

**Blerim Halili**

# Demokracia koncepti, historiku dhe zhvillimi

Demokracia nuk duhet parë si fakt statik e as si zhvillim që ecën në mënyrë lineare, por si proces kompleks i konsolidimit politik të shoqërisë dhe shtetit, i cili kushtëzohet nga rrethanat dhe kushtet historike dhe shoqërore nëpër të cilat kalojnë popujt, nga traditat ideologjike dhe politike që kanë ndërtuar grupet shoqërore historikisht, nga niveli arsimor dhe edukimi qytetar dhe nga sistemi i botëkuptimeve dhe i vlerave kolektive që kultivojnë grupet shoqërore. E, në masë po aq të madhe, ajo përcaktohet nga pozicioni i aktorëve politikë botërorë (qendrave të fuqisë), dhe nga fuqia e tyre për të diktuar-instaluar apo stagnuar idealet demokratike.

Në këtë shkrim do të shpjegohen karakteristikat esenciale të demokracisë si koncept politik dhe shoqëror, si dhe pikëpamjet e vlerësimet kryesore që mendimtarët shoqërorë kanë për të. Poashtu do të bëjmë një vështrim mbi dimensionin historik, burimin dhe zhvillimin e demokracisë në disa momente historike. Mirëpo ky shkrim, i bërë nga këndi i sociologjisë politike, pasqyron qasjen ose disa nga mendimet e tre autorëve (por jo vetëm të tyre) për demokracinë, kuptimin, historinë e saj dhe parimet themelore, e ata janë: Charles Tilly, sociolog amerikan, Kevin Boyle dhe David Beetham, po ashtu teoricienë socialë.

Demokracia është një nga temat më të debatuara në shkencat shoqërore dhe politike. Ajo herë-herë është shqyrtuar me vlerësime idealizuese, por edhe me qasje kritike nga pikëpamje të ndryshme, si në kuptimin historik, ashtu edhe në nivel të qasjeve studimore moderne. Pra, duke vlerësuar burimet filozofike dhe historike të demokracisë, po edhe njohjen e përbërësve të saj, hasim qasje që tregojnë se ajo mbetet pikë e debateve dhe këndvështrimeve të shumta. Sipas qasjes së David Beetham-it dhe Kevin Boyle-it, demokracia është forma e marrjes së vendimeve kolektive. Për marrjen e këtyre vendimeve kolektive është kusht pjesëmarrja e shumicës. Me gjithë përkufizimin e demokracisë si sundim i popullit, emërtimi popull ka shënuar përkufizime të ndryshme përgjatë historisë. Për shembull, në Athinën e lashtë me popull nënkuptoheshin vetëm të rriturit vendës (jo të ardhurit). Edhe pse fëmijët, gratë dhe skllevërit përbënin më shumë se gjysmën e shoqërisë, ata nuk gëzonin të drejta qytetare. Për këtë arsye, atë mund ta emërtojmë me fjalën demokraci relative. Ky model demokracie përfshin edhe përvojat e para të demokracisë që shohim në Evropë.

Përgjithësisht, demokracia llogaritet si një nga format më të përshtatshme të sundimit (udhëheqjes). Mendimi themelor i demokracisë është pjesëmarrja e shumicës në marrjen e vendimeve të rëndësishme shoqërore. Sot, në qarqet akademike kur përmendet fjala demokraci, rëndom bëhet fjalë për Anglinë, Francën dhe Shtetet e Bashkuara të Amerikës, referim ky që i ka arsyet e veta historike dhe kulturore. Në kuptimin historik, megjithëse përvojat e para të demokracisë dolën në Greqinë e lashtë, diku 2500 vjet më parë, ishin këto shtete që në periudhat e mëpastajme i vazhduan tutje këto përvoja. Mirëpo në kuptimin kulturor, bëhet fjalë për mendimin eurocentrist. Në fakt, për nga përhapja dhe aplikimi në modelet shtetërore, ajo sot shënon një nga format më të aplikuara në botë. Në shkencat politike dhe shoqërore gjenden vlerësime që demokracinë e rendisin si sistem që funksionon më mirë dhe më përshtatshëm në raport me sistemet e tjera.




### Karakteristikat themelore të demokracisë

Sipas një përkufizimi, demokracia ka tri elemente kryesore: 1) sigurimi i të drejtave njerëzore; 2) sistemi përfaqësues në formë të parlamentit dhe; 3) e drejta e




votës (vendimi i shumicës). Sipas qasjes së Robert A. Dahl-it demokracia realizon kërkesat e mëposhtme: a) të drejtën e votës, të folurit dhe organizimit; b) ndryshueshmërinë e mjeteve të komunikimit (dhe medies); c) konkurrencën e barabartë politike; d) zgjedhje të hapura dhe të lira dhe; e) ndikimin e të sunduarve (të të udhëhequrve) mbi sunduesit (udhëheqësit). E një nga themelet e tjera të demokracisë është barazia qytetare. Për të qenë i vlefshëm koncepti i barazisë, pikëpamjet e qytetarëve duhen vlerësuar në mënyrë të njëjtë dhe të barabartë, siç thotë Jeremy Bentham: "Secili duhet llogaritur një, asnjëri s'duhet llogaritur më shumë se një".[1] Për të realizuar demokracinë nevojitet poashtu një nivel i arsimimit dhe informimit të qytetarëve. Domethënë, politikat kolektive nuk mund të gjykohen as të vlerësohen nga masat e paarsimuara. Prandaj, ashtu siç njeriu ndien përgjegjësi në jetën e vet, të gjithë qytetarët e rritur duhet të jenë aktivë në vendimet kolektive. Njëkohësisht, demokracia mbështetet në themelet e debatit, bindjes dhe kompromisit. Shprehja e mendimeve të ndryshme dhe realizimi i vendimeve përmes debatit e bindjes siguron demokracinë në shoqëri. Mirëpo, nuk është parim i demokracisë përdorimi i forcës dhe imponimi i pikëpamjeve përmes detyrimit. Sistemi demokratik merr përsipër sigurimin e të drejtave dhe lirive kolektive. Liria e shprehjes, liria e organizimit, liria e lëvizjes dhe liria e personalitetit-janë nga liritë më të rëndësishme.

Në çështjen e krahasimit ndërmjet demokracisë së Athinës dhe asaj të sotmes, D. Beetham dhe K. Boyle mbrojnë mendimin se, në disa aspekte, demokracia e Athinës ishte më e fuqishme, sepse roli që luanin individët në vendimet kryesore të shoqërisë, ishte më i madh (koncepti i demokracisë së drejtpërdrejtë), ndërsa në sistemin e sotëm demokratik (modeli i demokracisë përfaqësuese) vendimet merren nga ana e parlamentit me pjesëmarrjen e një numri të caktuar të (disa) personave. Në periudhën bashkëkohore roli dhe funksioni i medies në aspektin e forcimit të demokracisë, është i rëndësishëm.

E kundërta e demokracisë është sistemi njëpartiak. Shembulli i modelit njëpartiak janë shtetet komuniste (vala e përhapjes në shekullin XX). Në këto sisteme, para së gjithash, është i rëndësishëm autoriteti i partisë. Ndërkohë që pikëpamjet (mendimet) e qyetetarëve nuk merren parasysh si në modelin demokratik. Më shumë se kaq, përvoja tregoi se nën sundimin komunist gjithçka merrej nën kontroll përmes një frike të përhapur në shoqëri. Ideologjia që bëri konkurrencë me demokracinë, është nacionalizmi, mirëpo ndërmjet demokracisë dhe nacionalizmit ka dallime të rëndësishme. Përderisa demokracia është universale dhe (gjithë)përfshirëse, nacionalizmi është model i mendimit lokal(ist) dhe përjashtues. Mirëpo edhe demokracia është bërë shpesh mjet identifikimi i "të fortit" dhe tregues i "epërsisë" kulturore në "përplasjen ndërmjet qytetërimeve". Sipas J.S. Mills-it (në shekullin XIX) nivelet e larta të demokracisë nuk mund t'i arrijë çdo vend, sepse, për ta zbatuar demokracinë nevojitet një qytetërim i lartë. Në këtë mënyrë shtetet joperëndimore duhet të mbesin nën sundimin (udhëheqjen) e shteteve perëndimore. E ky qëndrim, natyrisht, në vetvete bart mendimin eurocentrist.

**Historiku dhe zhvillimi i demokracisë**

Përvoja e parë e demokracisë pranohet të ketë ngjarë në Greqinë e lashtë, që njihet si demokracia e Athinës. Kjo demokraci u njihte të gjithë qytetarëve të drejtën e dhënies së votës dhe shprehjes së mendimit në "parlament". Mirëpo me emërtimin "popull" ajo qytetarët që nuk përfshinin kategoritë si gratë, skllevërit dhe ata që s'janë lindur në atë qytet-shtet, kategori shoqërore të cilave nuk u njihej asnjë e drejtë qytetare.

Domethënë, siç shprehet Charles Tilly: "Pothuajse gjysmën e popullsisë së Athinës e përbënin skllevërit. Ata nuk gëzonin asnjë të drejtë qytetare; qytetarët i përvetësonin skllevërit si gjënë e tyre personale dhe qytetarët (skllavopronarë) kishin të drejtën e çdo ndërhyrjeje në marrëdhëniet e skllevërve me shtetin e Athinës. Të drejtat qytetare nuk u njiheshin as të huajve që banonin (jetonin) në Athinë, as grave dhe fëmijëve të qytetarëve. E drejta qytetare u njihej vetëm meshkujve të rritur dhe të lirë".[2] Siç shihet, ndryshe nga ajo e sotme, kufijtë e asaj demokracie ishin përcaktuar në të tjera korniza. Për këtë arsye, megjithëse mund të vendoset një paralele në mes saj dhe demokracisë në kuptimin e sotëm, ajo bartte tjetër kuptim. Atëherë, a ishte realizuar një demokraci e pastër dhe e drejta e shumicës në vendimet e shoqërisë? Kjo pyetje i ngjan pyetjes që shtron Tilly: "A përfshijnë marrëdhëniet ndërmjet shtetit dhe qytetarëve një këshillim detyrues të gjerë, të barabartë, mbrojtës dhe reciprok? Nëse vëmendjen e kufizojmë te meshkujt e rritur të lirë, të cilëve u njihet e drejta qytetare, me shumë gjasë përgjigjja është-po: Ja, për këtë arsye, shumica e historianëve mendojnë se demokracia u shpik (zbulua) nga ana e grekëve. Mirëpo, nëse marrim parasysh tërësinë e popullsisë–gratë, fëmijët, skllevërit, numrin e madh të të huajve që jetonin në




vend–përgjigjja patjetër do të ishte-jo. Në përgjithësi pabarazia ishte shtrirë në një formë tërësore në sistemin politik të qytet-shtetit".[3] Nëse shikohet nga perspektiva moderne, mund të themi se demokracia e Athinës ishte demokraci relative. Mirëpo demokracinë që bart një barazi relative e vërejmë edhe në përvojat e para të demokracisë në Evropë.

Siç do të shohim në tekstin e mëposhtëm, pëveç dhe pavarësisht Athinës, modele të demokracisë janë shënuar edhe në vende dhe periudha të tjera. Përveç kësaj, jashtë Evropës para shekullit XVIII dolën në pah shumë elemente të demokracisë. Në periudhën e sundimit të saj, edhe Perandoria Romake bartte disa elemente të demokracisë (siç është sistemi përfaqësues). Por ajo që e dallon atë, është ndikimi i elitës dhe ndarja e klasave ekonomiko-shoqërore. Njëkohësisht sistemi politik në Indinë e vjetër i ngjante demokracisë përfaqësuese.[4]

Duke folur për prapaskenat e demokracisë në shekullin XIX, Charles Tilly sjell katër elemente që ndikuan në përgatitjen e rrethanave të shfaqjes së saj: 1) Oligarkitë tregtare; 2) Shoqëritë fshatare; 3) Sektet fetare dhe 4) Shfaqjet revolucionare. Secila nga këto kategori luante rol në përgatitjen e prapaskenës historike të zhvillimit të demokracisë. Ndërmjet viteve 1730-1830 në Holandë ishin hedhur hapa të rëndësishëm në këtë drejtim. Ngjarjet e kësaj periudhe ndikuan në vendet fqinje dhe u bënë mbështetëse në procesin e demokratizimit evropian. Mirëpo, kur bëhet fjalë për procesin e demokratizimit, duhet të theksohen Revolucioni Francez (1789-1793) dhe rezultatet që solli ai. Ndikimi i tij në përhapjen e parimeve të barazisë dhe lirisë u shtri në nivel botëror. Megjithatë, vite më vonë këto parime filluan të zbeheshin. Prandaj Tilly bën me dije se demokracia në Evropë nuk shkoi gjithnjë në drejtim pozitiv. Nëse marrim shembullin e Francës, pas Revolucionit ishte parë një kthim mbrapa i demokracisë. Siç thotë Tilly: "Prej vitit 1789 e deri më sot Franca kaloi së paku nëpër katër periudha të demokratizimit, mirëpo ajo po ashtu kaloi së paku nëpër tri kthime mbrapa të procesit të demokratizimit".[5] Duke folur për demokratizimin dhe kthimin prapa të këtij procesi, Tilly thekson se pas vitit 1789 "... dhjetëra herë ishin realizuar forma të demokracisë relative..", dhe "... me gjithë fillimin revolucionar të Francës, disa herë u shfaqën disa kthime të rëndësishme mbrapa dhe secilën herë e më të shpejta të demokratizimit".[6] Kthimi mbrapa i demokratizimit dhe shpjetësia e këtij procesi ndodhën për disa arsye historike dhe shoqërore. Ndër to janë: fajësia dhe pozicionimi i sunduesve, politikat e gabuara të monarkive dhe pasiviteti qytetar. Kështu i njëjti proces u pa edhe në disa vende të tjera përgjatë periudhës 1900-1949.

Hapat seriozë për demokracinë në Evropë shihen përgjatë shekujve XVIII e XIX. Modelet e para fillimisht i bënë vetë institucionet e lira qytetare dhe, në këtë mënyrë, përpiqeshin të mbronin barazinë dhe parime të gjashme. Mirëpo deri në shekullin XX nuk mund të shohim të drejtën qytetare, që përfshin edhe femrën.[7] Zgjedhjet e para që u organizuan në Angli, llorariten si hap i rëndësishëm i demokratizimit. Ato zgjedhje ishin bërë në emër të autoritetit të mbretit, njerëzve të fesë dhe të popullit. Mirëpo në ato zgjedhje, që u organizuan më 1265, për shkak të kufizimeve nuk morën pjesë as i tërë populli dhe as shumica e tij. Qytet-shtetet italianë, vendet skandinave, Irlanda dhe vende të tjera të ndryshme kishin aplikuar disa segmente të demokracisë, si zgjedhjet, parlamentin etj., mirëpo të gjitha standardet dhe kushtet e tyre kufizoheshin nga të qenë mashkull dhe nga dhënia e tatimit.

Ngritja e demokracisë në kuptimin juridik u theksua veçanërisht gjatë shekujve XVIII e XIX në Francë dhe SHBA, mirëpo para kësaj, ajo që njohim si demokraci, u aplikua në nivel të rajoneve të pavaruara, e jo në nivel shteti.

Siç u tha, Revolucioni Francez (1789) qe një hap i rëndësishëm i demokracisë. Ky revolucion, me përgatitjen e kushtetutës, vendosi parimet e barazisë. Në këtë mënyrë pushteti ndahej ndërjmet parlamentit (të zgjedhur nga ana e popullit) dhe mbretit. Të drejtat e para që morën revolucionistët, ishin e drejta e votës dhe organizimi i zgjedhjeve. Mirëpo vite më vonë filloi rrënimi i atyre parimeve që u ngritën përmes revolucionit (disa argumentojnë se idealet e revolucionit u tradhtuan sidomos nën sundimin e Napoleonit).

D. Beetham dhe K. Boyle thonë se në vende të ndryshme të Evropës, ende pa u zhvilluar demokracia, u aplikuan parimet e liberalizmit. Kështu, ende pa u njohur e drejta e votës, u siguruan disa liri në nivel kushtetues.

Ndërsa shekulli XX shënon një përhapje të madhe të demokracisë në shumë vende. Pas Luftës së Parë Botërore, me shkatërrimin e Perandorisë Austro-Hungareze dhe Perandorisë Osmane, u formuan disa shtete të reja. U fitua përshtypja për një fazë të re demokratizimi. E në fakt, në disa anë të botës dolën në pah një sërë diktatorësh dhe u bënë pengesë për idealet e demokratizimit. (Si shembull, viti 1929 në Evropë, në Amerikën

Latine dhe në Azi). Përveç kësaj është e njohur "periudha e diktatorëve" e viteve 1930 kur u instaluan regjime jodemokratike, e në Spanjë, Itali, Gjermani dhe Portugali erdhën në pushtet diktatorë fashistë. Kjo përfshiu edhe Ballkanin, Baltikun, Kubën e Brazilin si dhe disa vende të tjera.

Ndërsa pas Luftës së Dytë Botërore, kur edhe kolonializmi shihte ditët e fundit, bashkë me formimin e shteteve të reja, do të pëhapej edhe demokracia në një valë të re.

Në fillim të viteve 1950 Evropa u bë dëshmitare e dy blloqeve të kundërta ideologjike, politike dhe kulturore, një ndarje të cilën e pasqyronte edhe Gjermania e ndarë më dysh. Përplasja ndërjmet shteteve jodemokratike (Blloku Sovjetik nën flamurin socialist-komunist) dhe demokracive perëndimore (SHBA dhe disa shtete evropiane) do të përfundonte vetëm në vitin 1989 (për t'u shkatërruar menjëherë pas, më 1991, edhe BRSS).

Për fund, demokracia nuk duhet parë si fakt statik dhe as si zhvillim që ecën në mënyrë lineare, por si proces kompleks i konsolidimit politik të shoqërisë dhe shtetit, i cili kushtëzohet nga rrethanat dhe kushtet historike e shoqërore, nëpër të cilat kalojnë popujt, nga traditat ideologjike dhe politike që kanë ndërtuar grupet shoqërore historikisht, nga niveli arsimor dhe edukimi qytetar dhe nga sistemi i botëkuptimeve e i vlerave kolektive që kultivojnë grupet shoqërore. E në një masë po aq të madhe ajo përcaktohet nga pozicioni i aktorëve politikë botërorë (qendrave të fuqisë) dhe nga fuqia e tyre për të diktuar-instaluar apo stagnuar idealet demokratike. Përtej kësaj, ideja dhe sistemi demokratik i përket një botëkuptimi më të gjerë civilizues dhe u mpleks si substrat në mendimin politik dhe shoqëror perëndimor, predikues të së cilës vazhdojnë të jenë SHBA dhe shtetet evropiane me traditë të hershme shtetndërtimi, si Anglia, Franca, Gjermania etj.. [8] Kjo do të thotë se, krahas kësaj ekziston "poli" tjetër i botëkuptimeve që demokracinë nuk e njohin si prodhim të kodit kulturor e politik të tyre, prandaj bëjnë rezistencë ndaj saj, duke u mbetur besnikë sistemeve të tjera të mendimit (siç është ai komunist), dhe që traditën shtetërore e kanë ngritur mbi atë substrat mendimi. Mjafton të shihet modeli socialist-komunist i Kinës, Kubës apo Vietnamit.

1) Demokrasinin Temelleri, David Beetham & Kevin Boyle, Liberte, İstanbul, 1998 f. 3. 2) Demokrasi, Charles Tilly, Phoenix, Istanbul, 2007, s.53. 3) Po aty, f.54. 4) Për raportin e demokracisë me Islamin dhe vendet myslimane do të bëhet fjalë në një trajtesë të veçantë. 5) Demokrasi, Charles Tilly, Phoenix, Istanbul, 2007, f. 66. 6) Po aty, f. 72. 7) E drejta e votës femrës iu njoh për herë të parë në Zelandën e Re më 1893. 8) Madje Francis Fukuyama pretendonte fundin e historisë që po vinte me demokracinë liberale.

**Islam Osmani**

# Mulla Idris Gjilani, fetar, ideolog, luftëtar, strateg e patriot i dalluar

**Në 65-vjetorin e vrasjes (mbytjes) më mizore të Mulla Idris Gjilanit, nga pushteti (UDB-ja, OZN-ja) komunist jugosllav**

"Kemi tri fe, por kemi një Atdhe të përbashkët, një gjak vëllazëror, një gjuhë, një diell e një Zot. Detyrë mbi detyra kemi bashkimin dhe mbrojtjen e Atdheut". (Mulla Idris Gjilani)

Populli shqiptar i Anamoravës gjatë periudhave të ndryshme që nga vitet e para të shekullit të kaluar, pati një histori tragjike, ngase u përball me lloj-lloj pushtuesish nga më barbarët, duke filluar nga ai serbosllav (i Serbisë së parë e të dytë i Mbretërisë së Mbretit Aleksandër), pastaj i Bullgarëve (Bugarit të parë dhe të dytë), dhe hiç më mirë nuk kaloi as me regjimin komunist jugosllav.

Pavarësisht nga të gjitha këto ndërrime të pushtuesve dhe reprezaljeve, maltretimeve, burgosjeve e vrasjeve që ato pushtete i bënë popullit shqiptar, prapëseprapë shqiptarët asnjëherë nuk u nënshtruan duke qenë gjithherë stoikë në realizimin e idealeve kombëtare për çlirimin e atdheut. Me qëndrimet e tyre patriotike kundër pushtuesve, në këtë periudhë qindvjeçare herë pas here, por pareshtur pati heronj, patriotë e luftëtarë të denjë për t'i prirë këtij populli drejt çlirimit të vendit. Në anën e Anamoravës duhet theksuar nga më të dalluarit, që i njeh edhe historia: Idris Seferi, Mulla Idris Gjilani, Metush Krasniqi, Rexhep Mala, Nuhi Berisha, Kadri Zeka, Agim Ramadani e të tjerë.

Sivjet është 65-vjetori (më 25/26 nëntor 1949) i vrasjes më makabre të fetarit, atdhetarit, ideologut,

luftëtarit dhe komandantit Mulla Idris Gjilanit nga pushteti komunist jugosllav. Mulla Idrisi jo vetëm që ishte hoxhë-fetar, por ai ishte edhe më shumë kombëtar e atdhetar si dhe ideolog e organizator e luftëtarë, komandant e strateg i madh. Mulla Idrisi tërë jetën ia kushtoi fesë, kombit dhe atdheut. Kurrë dhe asnjëherë nuk u pajtua me pushtuesit e ndryshëm që në këto troje i kishte përjetuar vetë duke u ndërruar njëri pas tjetrit. Si patriot që ishte, ai kishte deklaruar shpeshherë para bashkëluftëtarëve të tij: ″Me dy mene nuk shkohet as në xhami, e dihet se për liri ekziston vetëm një rrugë dhe jo dy, tri apo dhjetë…″



Gjithherë i kishte luftuar pushtuesit, duke qenë përherë në krye të aksioneve, të Brigadave Vullnetare Shqiptare, në ballë të tyre në fushëbeteja. Ishte në ballë të vullnetarëve në mbrotjen e trojeve etnike në kufirin lindor me Serbinë. Udhëhoqi me sukses Luftën e Velegllavës më 28 qershor 1944, pastaj Luftën e famshme të Kikës legjendare-më 26 korrik, e po ashtu, në vitin 1944 komandoi edhe Luftën e Gjilanit, edhe pse nuk ishte pajtuar për sulmin që bënë dhe me atë rast u kishte thënë bashkëluftëtarëve e anëtarëve të Shtabit Drejtues të Lëvizjes: ″O burra, aman ma dëgjoni fjalën. Përsëritja e gabimeve ka përgjegjësi para historisë. Ta kthejmë popullin nga kjo rrugë (sulmi) që ka për të na kushtuar shtrenjtë ″. Udhëhoqi dhe luftoi në Luftën e Bujanocit (Luftën e Bajramit) më 22 e 23 shtator 1944. Ishte gjithherë syçelë, vigjilent dhe asgjë nuk ia linte rastit. Të gjitha punët, detyrat i kryente me përpikëri. Të gjitha këto virtyte mundohej t'ua përcillte gjithmonë bashkëkombasve, luftëtarëve e shokëve të vet, për se edhe kishte deklaruar: ″Por, sa të jepet kushtrimi, të vraponi në kufi…Lini sillat e shtruara dhe kufomat mbi dhe, e ejani në kufi, sepse kemi në rrezik kombin, atdheun dhe Fenë!″, sepse vetëm në këtë mënyrë mbrohen trojet etnike shqiptare dhe ruhet liria e kombit e atdheut, e pastaj kishte shtuar: ″Liria e Vatanit nuk fitohet me parti e me tarafe, me të pafe e me shkije të veshur shqiptarçe…″.

Mulla Idris Gjilani ishte strateg-luftarak, ishte me plot kuptimin e fjalës komandant, ngase dinte të planifikonte e të komandonte brigadën, dinte të ngrinte moralin luftarak tek bashkatdhetarët e tij. Mirëpo, ai ishte edhe fetar e mysliman i devotshëm, sepse fenë e atdheun dhe kombin ai nuk i ndau kurrë dhe thoshte: "Pa fe s'ka Atdhe, por edhe pa Atdhe nuk ka fe".

Mulla Idrisi ishte arsimdashës. Arsimin e kishte dashur gjithmonë. Këtë e dëshmon fakti se në kohët kur ai veproi, hapi shumë mjetepe (39 shkolla fetare, ku edukohej brezi i ri dhe pajisej me edukatë si fetare ashtu dhe kombëtare) në territorin e Anamoravës, ku mësonin gjeneratat e reja pa dallim gjinie. Dhe, me rihapjen e Medresesë së Gjilanit në vitin 1939/40), që e bëri së bashku me myderris Haki efendi Sermaxhajn, Mulla Idrisi futi lëndën e gjuhës shqipe si lëndë të rregullt mësimore.[1]

I tërë ky guxim e trimëria e tij, ky patriotizëm dhe kundërshtimi ndaj pushtuesve iu hakmorën në fund nga regjimi komunist i Jugosllavisë së Titos. Megjithëkëtë, Mulla Idrisit nuk i kishte shkuar mendja kurrë t'i dorëzohej pushtetit komunist, duke ndenjur në sarkofag në familjen e Sali Sadikut në Gjyrishevc deri më 1949. Por, tradhtarët-shqipfolës zbuluan vendndodhjen e tij dhe ai u zu nga pushteti i atëhershëm serbosllavo-komunist për ta lyer (lagur) me benzinë (apo vajgur) e për ta djegur, për së gjalli, pas dy ditëve të burgosjes së tij, në natën e 25/26 nëntorit 1949 në burgun e Gjilanit.[2]

Edhe pas vdekjes së tij, Mulla Idrisi mbeti simbol i frymëzimit për shumë gjenerata, si në aspektin fetar, ashtu edhe në atë patriotik e atdhetar. Këtë shumë prej tyre e bazojnë edhe në moton tjetër të tij. Ai thoshte: ″Sa i mirë dhe i kuptueshëm është Islami-kur shpjegohet në gjuhën shqipe, të cilën Zoti e zgjodhi për Shqiptarët.″

Shumë të rinj, patriotë e luftëtarë, vdekja e Mulla Idrisit nuk i trembi, po përkundrazi ata u ngritën mu si feniksi që ngrihet nga hiri, dhe vazhduan rrugën e madhe të Mulla Idris Gjilanit, drejt lirisë së vendit.[3]

Edhe familja e Mulla Idrisit, gjatë gjithë sistemit komunist, ishte përndjekur dhe gjithmonë në shënjestër të pushtuesit komunist jugosllav.

1) Artikulli është pjesë nga libri në përfundim e sipër i autorit Islam Osmani″Monografi e Imamëve të Gjilanit 1912-2014″. 2) Disa shënime janë marrë nga libri i Dr.Muhamet Pirrakut ″Mulla Idris Gjilani dhe mbrojtja kombëtare e Kosovës Lindore 1941-1951″-Prishtinë 1995. 3) Disa shënime janë marrë nga djali i Mulla Idris Gjilanit- Isa Mulla Idrisi, Gjilan.

### Myftiu Tërnava priti kryetarin e Vitisë, Sokol Halitin

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava më 20 janar priti kryetarin e Vitisë, Sokol Halitin, i cili shoqërohej edhe nga kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Vitisë, Husamedin ef. Hoxha. Myftiu Tërnava falënderoi kryetarin Haliti për vizitën, dhe e informoi atë me punën që po bën Kryesia e Bashkësisë Islame, përkatësisht me zhvillimin e jetës fetare në vend, si dhe me sfidat me të cilat po përballet BIRK. Myftiu, gjithashtu e përgëzoi kryetarin Haliti për bashkëpunimin e shkëlqyer që ka Kuvend Komunal i Vitisë me Këshillin e Bashkësisë Islame në Viti. Në anën tjetrër, edhe kryetari i Vitisë, Sokol Haliti, falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen e ngrohtë dhe vëllazërore, dhe çmoi lart punën dhe rolin e Bashkësisë Islame të Kosovës në të mirë të popullit dhe shtetit të Kosovës. Kryetari Haliti, përveç tjerash, tha: "Bashkësia Islame gjithmonë ka qenë pranë popullit dhe në shërbim të vendit". *(R.Sh).*



*Myftiu Tërnava në takim me kryetarin e Vitisë z. Sokol Haliti*

### Manifestimi i Mevludit kushtuar lindjes së Muhamedit a.s.

Më 10 janar, në Prishtinë, në Xhaminë e Madhe, pas namazit të drekës u organizua manifestimi me rastin e muajit të lindjes së Muhamedit a.s., apo siç njihet ndryshe edhe si muaj i Mevludit. Të pranishëm qenë drejtuesit më të lartë të Bashkisë Islame të Kosovës, të prirë nga Myftiu i Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, pastaj imamët e Prishtinës dhe rrethinës, si dhe të ftuar e xhematlinjë të shumtë.

Manifestimi nisi me recitimin e disa pjesëve Kuranore, ndërsa për rëndësinë e manifestimit kushtuar Muhamedit a.s. para të pranishmëve ka folur Myftiu i Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava, i cili ndër të tjera tha: "Jemi tubuar sot për të kujtuar lindjen e Pejgamberit a.s., të cilin Allahu xh.sh. e dërgoi me misionin që të na drejtojë në rrugën e drejtë."

Myftiu më tutje tha se është aty për të vazhduar traditën e kahmotshme të shënimit të lindjes së Muhamedit a.s., të bindur se po kujtojmë një ndër ngjarjet më të rëndësishme në historinë e ndritshme islame.

Myftiu Tërnava u shpreh se duhet kujtuar Pejgamberin a.s., ngase e kemi për obligim që traditën shumëshekullore të Mevludit ta vazhdojmë dhe ta lëmë si të tillë edhe për brezat që vijnë më vonë, si një trashëgimi pozitive.

Pas fjalës së Myftiut imamët Mustafë ef. Dervisholli, Jahir ef. Beqiri dhe Sallah ef. Feta kanë kënduar pjesë nga "Mevludi" i Tahir efendi Popovës, që nga të pranishmit u përcoll me shumë vëmendje. *(R.SH).*



*Momente gjatë manifestimit të Mevludit në Xhaminë e Madhe të Prishtinës*

### Edhe një hafiz nga Instituti i Hifzit "Medreseja e Madhe" në Gjakovë

Më 7 janar 2015, në institutin e hifzit „Medreseja e Madhe" në Gjakovë, ka përfunduar hifzin e Kuranit famëlartë, Albion Naim Çerkini nga Zaskoku (Ferizaj), para Hfz. Jashar ef.Ibrahimi dhe Hfz. Safet ef.Hoxha. Në këtë solemnitet të veçantë e madhështor, përpos prindërve dhe familjarëve të tjerë, nxënësve, personelit mësimor të institutit të hifzit "Medreseja e Madhe" me në krye koordinatorin Genqer ef. Dirvarin, të pranishëm ishin edhe Myftiu i BIRK-ut mr. Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga këshilltari i tij Vedat ef. Sahiti, drejtori për shtyp dhe informim - Ahmet ef. Sadriu, drejtori i M. M. "Alauddin" në Prishtinë - Bahri ef. Simnica, mysafirë nga Ferizaj, drejtori i shoqatës "Istambul", dega në Prizren - Hfz. Ismail ef. Selim, kryetari i KBI-së së Gjakovës - Ahmet ef. Hoxha, kryeimami Visar ef. Koshi dhe

sekretari Esat ef. Rexha.

Solemnitetin e hapi kryetari i KBI-së të Gjakovës, Ahmet ef. Hoxha, i cili përshëndeti Myftiun Tërnava dhe të pranishmit e tjerë, personelin e Institutit të hifzit, dhe, në veçanti, hafizin e ri, të cilit i uroi sukses në punën e mëtejme. Më pas ai ftoi njërin nga nxënësit e Institutit të hifzit, Yvjes Haxhiun nga fshati Restelicë, për të lexuar një ashere nga Kurani.

Pastaj fjalën e mori Myftiu Tërnava, i cili ndër të tjera, tha: "Jemi këtu që të marrin pjesë në solemnitetin e përfundimit të hifzit nga hafizi i ri. Me të vërtetë e ndiej veten shumë të gëzuar që gjendem në mesin tuaj dhe në mesin e nxënësve që po mësojnë hifzin e Kuranit. Nuk ka dyshim që ky është një shembull konkret edhe për nxënësit e tjerë, se si duhet të jenë shembull i misionit të shenjtë Islam, ashtu siç na ka porositur Pejgamberi ynë i



*Myftiu Tërnava në solemnitetin e përurimit të hafizit të ri në Gjakovë*

dashur, Muhamedi .s.a.v.s.: „Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin, dhe ua mëson të tjerëve". Allahut i mbështetemi, prej Tij ndihmë dhe udhëzim kërkojmë, që të na mundësojë të jemi prej atyre besimtarëve që e lexojnë Kuranin, e mësojnë atë dhe gjykojnë me të. Është edhe një e veçantë e këtij solemniteti, që përkon pikërisht në muajin Rebbiul-evvel, muaji në të cilin ka lindur Muhamedi s.a.v.s..", tha Myftiu Tërnava.

Në përmbyllje u ftua hafizi i ri për të lexuar diçka nga Kurani, ndërsa duanë e bëri Adem ef. Hoxha nga Ferizaj. Në fund, familja e hafizit të ri kishte organizuar një drekë në restorantin "Hani i Vjetër".

Duhet theksuar se Albion Çerkini jo vetëm që ka treguar sukses në mësimin e hifzit të Kuranit, por ai është nxënës i dalluar edhe në mësime në klasën e nëntë të shkollës fillore.*( Esat Rexha)*

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Hanit të Elezit**

*Shpallë:*

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës:**

**Imam, hatib dhe mual-lim në Xhaminë e Vjetër të Hanit të Elezit**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK-ut),
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe Vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare,
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

• Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetësore,
• Certifikata se nuk është nën hetime,
• Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare,
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë),
• CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

*Vërejtje*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të Hanit të Elezit.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

# Sesion shkencorë me rastin e muajit të Mevludit

Më 24 janar, organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjilan, në Medresenë e Mesme "Alauddin" paralelja në Gjilan, me rastin e muajit të Mevludit, është mbajtur sesioni shkencor me temën "Muhamedi a.s. shëmbëlltyra më e mirë".

Në këtë eveniment mori pjesë Myftiu i Republikës së Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, kryetari i Gjilanit, Lutfi Haziri, kryetari i KBI-së në Gjilan, Sylejman ef. Osmani, deputetet Lirije Kajtazi e Labinotë Demi-Murtezi etj., studiues si dhe shumë të pranishëm të tjerë.

Në hapje të këtij sesioni kryetari i KBI-së së Gjilanit, Sylejman Osmani, tha se ka pasur një tubim për përkujtimin e Muhamedit a.s., një mevlud tradicional, mirëpo tani janë menduar të kanë edhe një formë tjetër të organizimit, i cili do të jetë në shërbim të njohjes së Pejgamberit Muhamed, për personalitetin e tij nga dimensionet dhe pikëpamjet ndryshme, që ta marrim si shembull të bëjmë punë të hairit dhe punë të mira. "Ju falënderoj shumë për pjesëmarrjen".

Ndërsa në fjalën e tij, Myftiu i Republikës së Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava, shprehu bindjen se çdo besimtar mysliman nuk mund të ketë shembull më të mirë për jetën sesa atë të profetit Muhamed. "Rikujtimi i ditëlindjes së Muhamedit a.s. është një e mirë nga ana e myslimanëve që trashëgohet shekuj me radhë dhe është festë e tërë njerëzimit. Kjo është ditë që na nderiu Allahu xh.sh. me ardhjen e profetit të fundit, dhe me këtë dritë që Allahu e solli në jetë e ndriçoi tërë botën, dhe në saje të kësaj drite u zhdukën errësirat dhe gjithësia u përfshi nga ndriçimi. Ky është favori më i madh i Tij për njeriun", tha Myftiu. "S'ka pikë dyshimi se myslimani nuk mund të gjejë shembull më të mirë për jetën se Muhamedin a.s., pa marrë parasysh kohën dhe vendin. Muhamedi a.s. ishe model dhe shëmbëlltyrë për mbarë njerëzimin, ngase vetë përzgjedhja e tij si profet nga ana e Zotit dhe zbritja e Kuranit ishin mëshirë për mbarë njerëzimin", thënë Tërnava. "Ai garantoi të drejtat e njeriut atëherë kur mungonin konventat e ndryshme në mbarë botën. Urdhëroi në dashuri mes njerëzve, bujari etj.", tha në përfundim të fjalës së ti Myftiu Tërnava.

Kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora në kumtesën e tij tha se Muhamedi a.s. erdhi si plotësim dhe përgjigje e lutjes së Ibrahimit a.s., dhe vërtetim dhe paralajmërim nga Isau a.s. "Para tij Allahu kishte dërguar pejgamberë mëshirë për popujt dhe kohën e tyre, kurse Muhamedin a.s. e dërgoi si mëshirë për gjithë botën", tha Bajgora.

Në fjalën përshëndetëse kryetari i Gjilanit, Lutfi Haziri, tha se duke qenë njëri nga ata që në fëmijëri ka mësuar për profetët, edhe sot mund të mësojë për figurën, personalitetin, për shëmbëlltyrën e Profetit. "Besoj shumë se të gjithë besimtarët myslimanë të Kosovës më shumë se sot që kanë nevojë të mësojnë dhe t'i marrin mesazhet e drejta, në këto zhvillime të mëdha që po ndodhin në botë, e që ne shumë lehtë mund të bëhemi target pa dashje. Figura e profetit nuk na lejon të kemi kompleks pse jemi mysliman, por është e kundërta: duhet të shpaloset në mënyrën më të mirë për t'i kuptuar vlerat e tij të mëdha", tha Haziri. "Poashtu, në emër të tolerancës fetare dua ta kujtoj sot këtu thënien e Mulla Idriz Gjilanit se: "kemi tri fe, por kemi një Zot dhe një diell që na bashkon", theksoi Haziri. *(R.S).*





***Çaste nga sesioni shkencor në Gjilan, me rastin e muajit të Mevludit***

# Sulmi në Paris s'ka lidhje me besimin




Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, ka dënuar ashpër sulmin dhe vrasjet e të mërkruës në Paris. Në një bisedë për Zërin e Amerikës, ai tha se ngjarjet e tilla nuk kanë të bëjnë me besimin, ndërsa vlerësoi lart rolin e Francës në luftën për çlirimin e Kosovës. Myftiu Tërnava ka mbështetur çdo përpjekje për të parandaluar përfshirjen e qytetarëve të Kosovës në konfliktet e armatosura në Lindjen e mesme, përfshirë edhe ligjin që parandalon pjesëmarrjen e qytetarëve të Kosovës në luftëra të huaja.

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, myftiu Naim Tërnava e dënoi ashpër sulmin e së mërkurës në Paris, që la pas vetes 12 të vrarë. Në një bisedë për Zërin e Amerikës ai tha se aktet e tilla, që po bëhen në emër të Islamit, nuk kanë të bëjnë asgjë me porositë që dalin nga mësimet e Kuranit.

"Them dhe e ngris zërin lart duke dënuar atë akt barbar, qyqar, naiv dhe të pamoralshëm, që ndodhi në Paris nga njerëz kriminelë të cilët asgjë nuk kanë të bëjnë me parimet fisnike islame, por janë kundër tërë asaj që urdhëron i Madhi Zot në Kuran dhe vetë shëmbëlltyra e ndritur e Muhamedit a.s., Pejgamberit tonë të fundit".

Ai tha se njerëzit për motive të ulëta, për interesa të grupeve e klaneve, po e keqpërdorin besimin duke bërë përpjekje të arsyetojnë krimet. Feja, tha ai, urdhëron në paqe, tolerancë e harmoni në mes të gjithë njerëzve, pa dallim vendi, gjuhe e ngjyre.

"Ndaj, unë si myfti, shfrytëzoj këtë rast që të shpreh keqardhjen time dhe ngushëllimet e mia për tërë atë që ka ndodhur në Paris. Dhe këtë dhimbje ia përcjell edhe kombit francez, por edhe familjarëve të cilët humbën më të dashurit të tyre, qeverisë franceze, që ditën të qëndrojnë krah për krah me Kosovën në kohën kur Kosova kishte nevojën më të madhe, për ndihmë nga aleatët tanë evropianë dhe ata amerikanë, por edhe nga bota mbarë".

Myftiu Tërnava thotë se institucionet islame kudo qofshin, duhet të jenë më të zëshëm dhe më të guximshëm për të thënë atë që duhet.

"Kurani nuk i jep të drejtë askujt të vrasë në emër të tij. Të bëjë krim e të dhunojë në emër të tij. Mirëpo, duhet pasur shumë kujdes të gjithë ne, në respektimin e vlerave, të qytetërimeve fetare, të kulturave fetare të popujve të ndryshëm. Duhet që këto kultura, këto qytetërime të mos kenë përplasje, por të kenë harmoni mes vete dhe të bashkëjetojnë njëri me tjetrin".

Luftërat në Lindjen e Mesme kanë shtuar shqetësimet edhe për përfshirjen e qytetarëve të rajonit në zhvillimet e atjeshme. Askush s'e di numrin e saktë, por shërbimet e zbulimit pohojnë se mund të ketë disa qindra shqiptarë nga Kosova, Maqedonia e Shqipëria, që mund të jenë duke luftuar në radhët e militantëve në Lindjen e Mesme. Deri tash besohet se mbi 20 qytetarë të Kosovës kanë humbur jetën në ato luftëra.

Myftiu Trënava shprehu bindjen se thirrjet e Bashkësisë Islame kanë ndikuar në zvogëlimin e përfshirjes së qytetarëve nga Kosova. Ai tha sërish se askush nuk duhet të niset në atë rrugë, duke u arsyetuar në emër të besimit.

"Sepse ajo rrugë për në Irak dhe për Siri sot nuk ka asgjë të bëjë me fenë dhe me konditat, parimet, fundamentet e fesë sonë të shenjtë Islame. Ndaj edhe nuk duhet marrë atë rrugë dhe se ajo rrugë nëse merret, duhet ta dijë çdonjëri që shkon në atë rrugë se po punon kundër asaj që urdhëron Zoti, urdhëron Pejgamberi a.s., ngase të marrësh pjesë në një vend ku bëhen krime, edhe nëse vet nuk bën krim, je i dyshuar që vërtet ke marrë pjesë, o në mënyrë pasive o aktive, në krimet që i kanë bërë ndoshta të tjerët, nëse dikush edhe i shpëton vet aktit të krimit duke qenë atje. Atje po vrasin, po dhunojnë, po kriminalizojnë, po torturojnë njerëz të pafajshëm, që i Madhi Zot xh.sh. para 14 shekujsh na ka thënë se: "Të vrasësh një njeri është sikur të vrasësh tërë njerëzimin, dhe të bëhesh shkaktar të shpëtosh një njeri është sikur ta kesh shpëtuar mbarë njerëzimin".

Së shpejti Parlamenti i Kosovës pritet ta hedhë për miratim një ligj për parandalimin e pjesëmarrjes së qytetarëve të Kosovës në luftërat jashtë vendit. Myftiu Tërnava thotë se kjo do të jetë një ndihmë e madhe në përpjekjet për të parandaluar shkuarjen e qytetarëve të Kosovës në Siri dhe Irak.

"Besoj se kjo është një punë e mirë në raport me ruajtjen e shëndetit të të riut tonë, flas për shëndetin e gjithëmbarshëm dhe mirëqenien e gjithëmbarshme të të rinjve tanë, këtu në këtë nënqiell, ku i Madhi Zot xh.sh. na ka krijuar dhe na ka bërë të qëndrojmë, të rrimë, ta ruajmë dhe ta përparojmë këtë vend, sepse për neve ky është vendi ku duhet të jetojmë e të vdesim".

Myftu Tërnava tha se kombi shqiptar është i vetëdijshëm në atë masë sa të mos i lejojë askujt destabilizimin e tij në emër të fesë.

"E ndjej veten jashtëzakonisht mirë se ende në Kosovën tonë nuk ka ndodhur edhe ekscesi më i vogël ndërfetar. Pra, është një respekt i madh ndërfetar, është një harmoni dhe është një besim i ndërsjellë me të gjitha besimet që frymojnë dhe jetojnë në Kosovë. Ndaj, Kosova, Shqipëria, vendet tona ku jetojnë shqiptarët, kombi shqiptar, është model që duhet ndjekur për bashkëjetesë fetare edhe nga shtetet tjera në zhvillim".

Ai thotë se institucionet dhe bashkësitë fetare duhet të bashkërendojnë veprimet për të penguar dhe parandaluar çdo përpjekje për të nxitur veprime të skajshme në këto hapësira, dhe për ruajtur e kultivuar tolerancën, si një nga vlerat më të mëdha të kombit shqiptar.

*www.zeriamerikes.com. Besim Abazi, datë: 09.01.2015*

### Kuvendi i Bashkësisë Islame miratoi buxhetin e Kryesisë për vitin 2015

Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës, në mbledhjen e rregullt, mbajtur më 23 dhjetor e kryesuar nga kryetari i Kuvendit të BIRK-ut, mr. Ajni Sinani, pas shqyrtimit të hollësishëm, miratoi buxhetin e Kryesisë së saj për vitin 2015. Në mbledhje qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga anëtarët e Kryesisë së BIRK-ut, drejtorët e drejtorive dhe bashkëpunëtorët e tij. Buxheti si projekt qe miratuar nga Kryesia e BIRK-uut më 6 dhjetor 2014 dhe i qe proceduar për miratim Kuvendit të BIRK-ut.

### Vetat Sahiti mori pjesë në aktivitetet vjetore të Unionit të Komunitetit Mysliman të Italisë

Në fillim të këtij viti, me ftesë të presidentit të Unio-nit të Komunitetit Mysliman të Italisë, Dr. Ezidin Elzir, këshilltari i Kryesisë së BIRK-ut, Vedat Sahiti, mori pjesë në aktivitetet më të rëndësishme vjetore që i organizon ky Uninon, ndër to në konferencën që për temë bosht kishte "Myslimanët e Italisë dhe kontributin e tyre në zhvillimin social". Kjo konferencë u mbajt në disa qendra të njohura të Italisë, si: Venecia, Verona, Brescia dhe Reggio Emilia. Këtu Vedat Sahiti u paraqit me kumtesën "Vlera dhe rëndësia e punës në zhvillimin dhe ndërtimin e atdheut". Si mysafir special të ftuar në këto aktivitete qenë edhe Dr. Muhamed Yamani nga Arabia Saudite, Dr. Abdulkadir Sumari nga Algjeria, Dr. Suad Sheikhi, deputet nga Maroko, si dhe Dr. Reda El-Tuni nga Tunisi.(R.Sh).




*z.Vedat Sahiti gjatë kumtesës së tij në sesion*

## Urimi i Myftiut Tërnava për Ipeshkvin Dodë Gjergji

Me rastin e festës së Kërshëndellave, Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, ka uruar e përgëzuar Ipeshkvin Dodë Gjergji dhe gjithë besimtarët katolikë. Në telegramin e Urimit të Myftiut Tërnava thuhet:

*I nderuari Ipeshkëv Dodë Gjergji,*

*Të nderuar besimtarë katolikë,*

*Me respekt e sinqeritet, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, institucioneve e forumeve të saj, dhe në emrin tim, ju uroj e përgëzoj me rastin e Festës së Krishtlindjeve, e cila ka për simbolikë lindjen, jetën dhe mirësinë. Në vigjilje të kësaj feste dëshiroj të shpreh edhe një herë aspiratën tonë të përbashkët për më shumë mirëkuptim, solidaritet, mirëqenie, përparim e zhvillim për popullin dhe vendin tonë!*

*Zotri Ipeshkëv! Të nderuar vëllezër!*

*Festat fetare në këtë nënqiell kanë qenë gjithherë vlerë e shtuar e virtyt i çmuar që kanë kultivuar njohjen, afrimin, respektin, dashurinë, mirëkuptimin, ndërgjegjësimin e fisnikërimin e popullatës, sipas mësimeve hyjnore e traditës sonë të ndritshme. Duke ju përshëndetur dhe uruar edhe një herë, ju dëshiroj shëndet, mbarësi e lumturi!*

*Me respekt, Naim ef. Tërnava, Myftiu i Kosovës.*

### Përfundoi Kursi i Kur 'anit dhe Texhvidit

Departamenti i të Rinjve i BIRK-ut, për herë të dytë në këtë vit organizoi dhe kreu me sukses kursin e Kuranit dhe të Texhvidit. Ky aktivitet, i cili ndërkohë u shoqërua me ligjërata të shkurtra fetare, zgjati afë-rsisht dy muaj, nga 29 tetor deri më 18 dhjetor 2014. Shumica e pjesëmarrësve në këtë kurs ishin studentë. Kursi u mbajt në dy lëndë: Mësimi i shkronjave të Kur anit dhe Mësimi i rreg-



*Marrja e certifikatave pas përfundimit të kursit të Kuranit dhe të Texhvidit*

ullave të Texhvidit. Kurset u zhvilluan tri herë në javë, dhe u mbajtën në sallën e Departamentit. Mësimin dhe ligjëratat i mbajti stafi i Departamentit. *(Fejsal Spahiu)*

## Duaja e Hatmes në Shtime

Në përvjetorin e lindjes së profetit Muhamed a.s., imami i Xhamisë së re të Shtimes, Skender ef. Baftiu, më 4 janar 2015, organizoi manifestimin e duasë së Hatmes dhe këndimin e mevludit. Xhamia ishte e vogël për t'i nxënë të gjithë të interesuarit për këtë manifestim. Ajo që linte përshtypje më së shumti, ishte se shumica e të pranishmëve ishin të rinj, që kishin ardhur për të përjetuar kënaqësi shpirtërore dhe për t'i ushqyer zemrat e tyre me nektarin e pashtershëm të Islamit dhe me dëgjimin e ajeteve nga Kurani. Në këtë manifestim merrnin pjesë shumë mysafirë, imamë nga KBI i Ferizajt dhe nga ai i Lipjanit dhe të gjithë imamët e KBI-së të Shtimes, përfaqësuesi i KK të Shtimes, drejtori i shoqatës "Human Apel Internatonal" e shumë xhematlinj të tjerë. Prania e përfaqësuesit të Kryesisë së BIRK-së dhe e drejtorit për çështje të shtypit e medieve -Ahmet ef. Sadriut, e bëri edhe më madhështor këtë tubim.

Para namazit të drekës ligjëratën tematike e mbajti Zaim ef. Baftiu. Manifestimi u hap nga imami Skender ef. Baftiu, i cili, pasi përshëndeti të pranishmit dhe u uroi mirëseardhje, i informoi ata me programin që kishte përgatitur. Në fillim nxënësit që kishin bërë hatme, lexuan nga një pjesë Kurani, pastaj kryetari i KBI-së Isa ef. Tërshani përshëndeti tubimin dhe theksoi se ky ishte manifestim i dyfishtë, që organizohej me rastin e kremtimit të ditëlindjes së Muhamedit a.s., personalitetit më të madh që ka njohur ndonjëherë historia botërore, vula e pejgamberëve, që Zoti e quajti "Rahmeten lil alemijnë". Ai njëherësh, duke shprehur kënaqësin për përfundimin e leximit të Kuranit nga vijuesit e mësim-besimit të imamit Skender ef. Baftiu, shfrytëzoi rastin t'i përgëzojë nxënësit, prindërit e tyre dhe imamin në fjalë për suksesin e arritur, duke theksuar, ndër të tjera: "Pejgamberi a.s. thotë: "Më i miri nga ju është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson të tjerëve"... Pastaj të pranishmit i përshëndeti edhe përfaqësuesi i komunës, z. Agron Mehmeti, i cili i përgëzoi për organizimin dhe kontributin e dhënë. Të pranishmëve iu dretua edhe Ahmet ef. Sadriu me fjalët: "Të nderuar xhematlinj, ju përshëndes në emër të Kryesisë dhe Myftiut Tërnava, dhe ju uroj juve këtë manifestim me rastin e ditëlindjes së Muhamedit a.s., dhe e përgëzoj kryetarin e KBI-së dhe imamin e kësaj xhamie për këtë organizim madhështor. Muhamedi a.s. është figura që ndryshoi rrjedhën e historisë njerëzore. Ai thirri mbi parime të shëndosha si në aspektin fetar, ashtu edhe në atë njerëzor, për respektimin e vlerave dhe respektimin e njëri-tjetrit."Këto ditë kudo në botë, po edhe në Kosovë, po kremtohet ditëlindja e krijesës më të çmuar në rruzullin tokësor, i cili është sinonim i paqes dhe humanizmit... Edhe feja jonë është paqe, thërret dhe kultivon paqen, edhe pse disa po mundohen ta njollosin këtë fe me elemente të terrorit, vrasjeve e dhunës, por kjo nuk qëndron dhe këtë nuk e pranon Islami", tha ndër të tjera Ahmet ef. Sadriu.Pastaj u kënduan disa pjesë nga mevludi dhe, në fund, duanë e Hatmes dhe mevludit e bëri Burim ef. Rexhaj. Nxënësit që bënë hatme, janë: Erdonit Bislimi. Erhan Luma. Elma Baftiu dhe Semine Baftiu. Në fund të këtij manifestimi xhemati i kësaj xhamie kishte organizuar një drekë për mysafirët. *(Isa Tërshani).*



*Pas përfundimit të duasë së hatmes në xhaminë e Shtimes*

## Dua hatmeje në Ferizaj

Në Xhaminë e Madhe në Ferizaj, "Mulla Vesel Guta", për trembëdhjetë muaj me radhë ndoqën kursin e leximit të Kuranit një grup i veçantë nxënësish. Më i moshuari 80 vjeçar ndërsa më i riu 17, vendosën që të mësojnë leximin e Kuranit. Haxhi Ahmet Sadiku, Haxhi Nexhip Ajeti, Haxhi Hamdi Miftari, Haxhi He-tem Ibrahimi, Sadat Bakolli, Xhemil Elezi, Ismet Zeqiri, Ramush Krasniqi, Hasan Bega, Sami Kamberi, Xhelal Topalli, Bujar Abdullahu, Faik Mehmeti, Shpëtim Ahmeti, Faton Hyseni, Muzafer Aliu dhe Valon Ymeri, ndoqën intensivisht dhe me përkushtim mësimet pranë mualimit Mustafë ef.Ahmeti, në Xhaminë e Madhe dhe imamit Adem ef. Hoxha.

Ky është edhe një kontribut dhe vazhdimësi e përkushtimit të KBI-së së Ferizajt për të vazhduar me aktivitete fetare në territorin e Ferizajt. Në këtë ngjarje mori pjesë Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, kryetari i KBI-së të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti me stafin e tij, si dhe të pranishëm të tjerë. "Sot po begatoheni me një mirësi tepër të madhe, e ajo është mundësia e leximit të Fjalës së Allahut, ashtu siç zbriti. Ky edhe është ibadet ndër ibadetet. Tash, kur ju e hapni Kuranin, aty mishëroheni me të, saqë i tërë trupi shndërrohet në diçka të lexuar. Është diçka që nuk shpjegohet, por përjetohet", tha Myftiu i Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava. Ai ndër të tjera shtoi se puna më e madhe që sot mund ta bëjë ndonjë imam është t'i mësojë xhematit të tij leximin e Kuranit. "Dëshiroj t'ju uroj për këtë hatme të Kuranit! I keni begatuar shtëpitë, sepse aty ku lexohet Kurani ka edhe bereqet më shumë, ka edukatë më shumë dhe gjithçka është më shumë. E lus Allahun që për çdo harf (shkronjë) që e keni lexuar dhe do ta lexoni t'ju shpërblejë ju, imamin dhe të gjithë ata që janë angazhuar t'ju ndihmojnë", tha në fund Myftiu Tërnava. Ndërsa, në emër të grupit të nxënësve të pranishmit i ka përshëndetur Haxhi Hetem Ibrahimi. Pas falënderimit drejtuar Myftisë dhe bashkëpunëtorëve të tij për



*Pas përfundimit të duasë së Hatmes në xhaminë e Madhe të Ferizajt*



*Me vijuesit e mësimit të Kuranit*

pjesëmarrje në duanë e hatmes së tij dhe grupit të bashkëmoshatarëve të tij, shumica prej të cilëve pensionistë, H. Hetem Ibrahimi ndër të tjera tha: "Kur kemi mësuar alfabetin e gjuhës shqipe nuk kemi ditur të gëzohemi. Atëherë nuk kishim idenë e rëndësisë që kishte të mësuarit e shkrim-leximit. Sot, kur shumica jemi të moshuar, dhe me përkushtim arritëm të mësojmë alfabetin arab dhe të lexojmë Kuranin në origjinal, për ne nuk ka lumturi më të madhe", tha ndër të tjera Ibrahimi. *(Besnik Jaha)*

## Dua e Hatmes në xhaminë e fshatit Bardhosh

Në xhaminë e fshatit Bardhosh, të komunës së Prishtinës, më 13 dhjetor 2014, vijueset e mësimbesimit të kësaj xhamie përmbyllën me sukses leximin e plotë të Kuranit në origjinal, përkatësisht bënë hatme. Nxënëset vijuan mësimin te mualimja Kadrije Dragusha-Ademi. Kësaj radhe, në këtë fshat Hatme bënë vetëm një grup i vijuesve të mësimbesimit, kryesisht nga grupmoshat e reja, si dhe një grup tjetër i të rriturave. Mualimja Kadrije Dragusha-Ademi pati realizuar me sukses edhe një grup të vijueseve të mësimbesimit në mars të vitit 2014, ndërsa ende pa u bërë një vit i plotë ajo nxori grupin e dytë. Atëkohë duaja dhe ceremonia e përmbylljes me sukses të mësimeve bazë qe bërë më 24 mars.*(R.Sh).*

## Seminari "Islami dhe terrorizmi"

Më 22.01.2015, KBI në Ferizaj ka organizuar seminar një ditor me temën "Islami dhe terrorizmi''.

Në këtë seminar morën pjesë imamët e Ferizajt dhe përfaqësues të Institucioneve publike dhe shoqërisë civile, ndërsa Kryesinë e BIRK-ut e përfaqësoi Isa ef.Tershani anëtar i Kryesisë, i cili i përshëndeti të pranishmit edhe në emër të Myftiut Tërnava, dhe tha se është e vërtetë që sot në botë ka grupe individësh "myslimanë" që kryejnë akte terroriste në emër të Islamit, dhe sipas disa personave të keqinformuar, është feja Islame ajo e cila fajësohet për motivimin e këtyre grupeve.

Megjithatë, këto informata dhe përceptime të pabaza bien ndesh me hulumtimet e shumë ekspertëve në lidhje me terrorizim, por edhe drejtpërdrejt dhe që bien ndesh drejt për së drejti me bazat e Islamit.

Ligjërues të këtij seminari ishin prof. Dr. Ismet Salihu, prof. dr. Nexhmedin Spahiu, mr. Shkelzen Marevci, si dhe Kryetari i KBI-së të Ferizajt, Fehmi Mehmeti, i cili në fjalën e tij tha se keqkuptimet e qëllimshme apo të paqëllimshme të Islamit, siç ka treguar vet rrjedha e ngjarjeve, gjithmonë kanë treguar efekt negativ.

Prandaj sot shohim liderë shtetesh të botës që i bëjnë thirrje masës së gjerë për të kuptuar thelbin e mesazhit Islam, që është paqja, dhe për ta promovuar atë.

*(Fehmi Mehmeti)*



*Pas përfundimit të duasë së hatmes në xhaminë e fshatit Bardhosh*



*Seminari "Islami dhe terrorizmi" në Ferizaj*

# Vizitë mbresëlënëse në Çikago

Pritjen tonë në Çikago e kishte organizuar zv/kryetari i Qendrës Islamike Shqiptaro-Amerikane, në Kenosha të shtetit Visconsin, z. Muhamed Abdiu, i shoqëruar nga Haxhi Arif Abdiu, bashkë me disa të tjerë, që na ofruan një mikpritje vëllazërore. Më pas vizituam xhaminë, e në pritje ishin xhemati, ndër të cilët H. Ramosoni, H. Fefkija, Sekretari i Qendrës Islamike z. Neshiti, dhe disa të tjerë. Në emër të BIRK-ut dhe Myftiut të Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, ua përcolla urimet dhe përshëndetjet duke ua shprehur përkushtimin e vazhdueshëm të institucioneve të BIRK-ut për mërgatën tonë që jeton gjithandej Amerikës, si dhe ndihmën e pashoqe të vëllezërve dhe motrave tona për Kosovën, kur kishte më së shumti nevojë. Përveç tjerash, është biseduar edhe me kryetarin e xhamisë, Haxhi Qenan Avduli, i cili më njoftoi se vizitën e një hoxhe nga Kosova xhemati e kishte mirëpritur me shumë kënaqësi. Xhamia kishte kushte shumë të mira. Kishte hapësirë të mjaftueshme, si për meshkuj ashtu edhe për femra. Kishte sallën e madhe për mbledhje, kuzhinën, internet 24 orë, zyrën e imamit, si dhe objektet tjera infrastrukturore, dhe diçka që të bënte krenar, dy shtiza ku valviteshin flamuri shqiptar dhe ai amerikan.

Gjatë gjithë Ramazanit, çdo natë kishte ligjëratë para namazit të teravive, ndërsa pas teravive, sidomos rinia, ishin të interesuar për njohuri fetare islame. Xhamia dhe xhemati kishin tradita shumë të mira në organizimin e jetës fetare, si: organizimin e iftarëve kolektivë; shqiptarët, pakistanezët, sirianët, libanezët, bangladeshianët, hindasit, e kështu me radhë, kështu që kishte një shumëllojshmëri të ushqimeve nga secili vend.

Namazi i Bajramit ishte madhështor, pasi që edhe nga qytetet tjera kishin ardhur që ta falnin atë në xhaminë ku ishim ne. Po ditën e parë të Bajramit pranova një ftesë nga xhamia e Çikagos për darkën e Bajramit. Xhamia e Çikagos përpos që shërbente për falje, lutje, mësimbesim, kurorëzim, martesa etj., ishte edhe vatër e atdhetarëve, që me decenie të tëra punuan për çështjen shqiptare. Atë natë pata nderin të takohem edhe me shumë personalitete politike, fetare e patriotike, të etur për kauzën tonë kombëtare, si miku i madh i shqiptarëve, senatori Joseph Dioguardi dhe zonja e tij, të cilët kanë punuar shumë për lirinë dhe pavarësinë e Kosovës. Këtu kisha rastin ta falënderoj në emrin tim personal, të Kryesisë BIRK-ut dhe në emër të Myftiut Tërnava, dhe gjithë qytetarëve të Republikës së Kosovës, për punën e palodhshme që ka bërë për popullin dhe shtetin tonë. "Senator, popullim im përjetë ju është mirënjohës juve, zonjës tuaj dhe gjithë Amerikës, që na ndihmuat të çlirohemi dhe të pavarësohemi!". Po këtë natë i pranishëm ishte edhe peshkopi i kishës Ortodokse shqiptare në Çikago, z. Ilia.

Gjatë vizitës u takuam edhe me Hfz. Jusuf Azemin, i cili edhe pse në moshë të shtyrë ishte i freskët në kujtesë, dhe tregonte momente nga jeta që ia kishte kushtuar fesë dhe atdheut. Ky kishte organizuar shumë protesta në përkra-hje të shqiptarëve, dhe duke shprehur revoltën kundër shtypjes dhe persekutimeve që i bënte pushteti serbosllav, ishte angazhuar shumë dhe kishte takuar me dhjetra senatorë amerikanë, për mbrojtjen e vëllezërve shqiptarë në Kosovë, Maqedoni, Mal të Zi etj. Hfz. Jusuf Azemi është lindur në fshatin Dobrosht (Tetovë) më 1920. Hafizllëkun e ka përfunduar te hoxha i fshatit Hfz. Rafeti, por, kur Bullgaria e pushtoi Maqedoninë, i ndërpreu mësimet dhe më pas shkoi në Stamboll të Turqisë, e prej aty në Damask të Sirisë, ku edhe burgoset për 8 vjet. Nga burgu lirohet me kushtin që ta lëshojë Shamin, dhe kështu që shkon në Selanik. Aty, më 1953, kërkon që të shkojë në Amerikë. Atje njihet me shumë personalitete të jetës politike dhe patriotë shqiptarë, të cilët kishin ikur nga sistemi diktatorial i Enver Hoxhës, por edhe shumë kosovarë që kishin ikur nga Rankoviçi dhe UDB-ja. Më 1959 Hfz. Jusuf Azemi bëhet nënshtetas amerikan. Ai thotë se shqiptarët e Amerikës kanë qenë shumë të lidhur mes vete, dhe qysh prej kohësh janë organizuar nëpër xhami, ku edhe e kanë festuar festën e Flamurit, "28 Nëntor-in". "Aty ftonim miq amerikanë, dhe u tregonim për shtypjet, vrasjet, burgosjet, helmimet etj., që i bënte Serbia ndaj shqiptarëve", thotë Hfz. Jusuf Azemi, që po ashtu tregon se xhamia e Çikagos ka mbledhur miliona dollarë për çfarëdo që i është dashtë Shqipërisë, Kosovës, shqiptarëve të Maqedonisë etj."U jam mirënjohës të gjithë atyre që kanë ndarë nga kafshata e tyre e gojës për vendlindjet e tyre", përfundon Hfz. Jusuf Azemi. *(Jahir Beqiri)*



*Gjatë vizitës në Çikago*

**Telegram ngushëllimi ambasadës së Francës**

Nga: Kryesia e Bashkësisë Islame e Republikës së Kosovës

Për: Ambasadën e Republikës së Francës, në Prishtinë
Prishtinë 08.01.2015
Lënda: TELEGRAM NGUSHËLLIMI

*E nderuara znj. Ambasador Daviet,*

*Me lejoni që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, juve znj. ambasadore, familjarëve të viktimave dhe mbarë popullit mik të Francës, t'ju ngushëlloj e të ndaj dhimbjen bashkë me ju, me rastin e vrasjes së punonjësve në zyrat e revistës "Charlie Hebdo", të Parisit, nga sulmi i djeshëm terrorist!*

*Bashkësia Islame e Kosovës dënon ashpër këtë akt terrorist kundër qytetarëve të pafajshëm .*

*Vlerat njerëzore në përgjithësi, toleranca e bashkëjetesa mes të ndryshmëve në origjinë, bindje apo edhe përkatësi fetare, dhe liria e fjalës në veçanti, janë institucione që qëndrojnë në themel të së sotmes dhe të ardhmes së përbashkët evropiane.*

*Me respekt,*
*Myftiu i Kosovës*
*Naim ef. Tërnava!*

*Marrëveshje Bashkëpunimi ndërmjet Kryesisë së BIRK-së dhe Institutit Yunus Emre*

Myftiu i Republikës së Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava, më 20.01.2015, nënshkroi marrëveshjen e Bashkëpunimit ndërmjet Kryesisë së BIRK-së dhe Institutit "Yunus Emre", për realizimin e kurseve të arteve islame të Kaligrafisë, të artit Ebru dhe zbukurimeve me flori, që do të mbahen nëpër të gjitha Institucionet fetaro-arsimore të BIRK-ut, në FSI dhe në medresetë gjithandej Kosovës. Kurset e arteve islame do të mbahen nga profesorë të specializuar nga Turqia.

*(Vedat Sahiti)*

**Kancelarja gjermane kritikon protestat kundër Islamit**

Kancelarja gjermane Angela Merkel, u bëri thirrje gjermanëve të largohen nga një lëvizje në rritje e protestuesve anti-myslimane, duke i quajtur ato raciste, plot urrejtje, dhe tha se ekonomia më e madhe e Evropës duhet të mirëpresë njerëzit që largohen nga konflikti dhe lufta. Shumë gjermanë janë të shqetësuar për ardhjen e një numri të madh të azilkërkuesve, shumica nga Siria, që vijnë në Gjermani. Një lëvizje e re, Evropianët Patriotë Kundër Islamizimit të Perëndimit (Pediga), është duke mbajtur mitingje javore në qytetin lindor të Gjermanisë, në Dresden. Duke iu referuar protestave që ndodhën para rënies së Murit të Berlinit, Merkel tha: "Sot shumë njerëz janë përsëri duke thirrur të hënën: Ne jemi populli. Por në fakt, ata do të thonë: Ju nuk i përkisni - për shkak të ngjyrës së lëkurës suaj ose fesë suaj. Pra, unë u them të gjithë atyre që shkojnë në demonstrata të tilla: Mos shkoni pas atyre që ju thërrasin ju! Për arsye se shumë shpesh ka paragjykime, ftohtësi, madje urrejtje, në zemrat e tyre"!




**Instituti Europian themelon Departamentin Osman**

Instituti ka propozuar hapjen e një departamenti për hulumtim mbi Turqit- Osmanët, për të përmbushur boshllëkun në departamentin e Historisë dhe qytetërimit. Një propozim për një departament kërkimor-hulumtues mbi Turqit-Osmanët është dorëzuar nga Joseph H.H. Veiler, kreu i Institutit të Universitetit Evropian, tek Ministri i Arsimit i Turqisë, Nabi Avci, ndërsa u prit nga Ministri në Ankara. Nabi Avci dhe Joseph H.H. Veiler kanë folur për edukimin e studiuesve turq në universitetet

evropiane, veçanërisht në fushat e ekonomisë, politikës dhe ligjit. Bashkëpunimi midis universiteteve turke dhe evropiane në të gjitha departamentet, do të rritet. “Perandoria Osmane dhe kultura e saj ka luajtur një rol të madh në formësimin në Lindjen e Mesme dhe në botë. Kjo është arsyeja pse ne dëshirojmë një departament në institutin tonë”, tha Veiler. Duke theksuar se instituti ka një arkiv të pasur për studime të mëtejshme, ai tha se ata që janë të arsimuar në departamentin Osman do të jenë ekspertë të cilët mund të mësojnë historinë osmane. Nëpërmjet këtij departamenti, një numër i studentëve do të jenë të mirëpritur nga Instituti Evropian dhe ata do të studiojnë për doktoraturë në këtë fushë, theksoi ai më tutje, duke shtuar se propozimi u mirëprit nga Ministri turk. Propozimet që vijnë nga jashtë, të tilla si kjo jashtë Turqisë, janë dërguar në Ministrinë e Jashtme për t’u vlerësuar. Kur të miratohen, departamentet e reja do të hapen dhe Ministria e Arsimit Kombëtar do të sigurojë ligjërues të nevojshëm. Këtu është një përzgjedhje e departamenteve aktive kërkimore në Turqi:

- Qendra Oksford për Studime Islamike, e cila siguron një pikë takimi në mes Botës Islame dhe Botës Perëndimore të të studiuarit.
- Studime Turke Vehbi Koc, në Qendrën për Studimet e Lindjes së Mesme në Universitetin e Harvardit.
- Studime Bashkëkohore Turke, në Shkollën Ekonomike të Londrës dhe të Shkencave Politike.

## Sulmohet një xhami në Suedi, pesë të plagosur

Një zjarrvënës i vuri zjarrin një xhamie në Suedi dhe, për pasojë, u plagosën pesë persona, ndërkohë që vendi përballet me një krizë politike të shkaktuar nga rritja e së djathtës ekstreme. Dikush hodhi një objekt përmes një dritareje të mbyllur dhe më pastaj brenda shpërtheu një zjarr, - tha zëdhënësi i policisë, Lars Franzell.

Brenda xhamisë kishte rreth 15 deri 20 njerëz. Refugjatë-miqësorë suedezë u zgjuan me realitetin e një peizazhi të ri politik në fillim të dhjetorit, kur Demokratët Suedezë anti-emigracion rrëzuan qeverinë duke refuzuar të mbështesin propozimin e buxhetit të saj në parlament. Xhamia ishte në katin e parë të një ndërtese në qytetin e Eskilstuna, rreth 90 kilometra në perëndim të Stokholmit. Sipas policisë, zjarri ka filluar pasdreke. Policia tha se ata po hetojnë incidentin e një zjarrvënieje të rëndë, por se nuk ka ende ndonjë të dyshuar. Pesë të plagosurit u dërguan në spital për t’u trajtuar nga lëndimet, nga tymi dhe thyerjet. “Kohët e fundit ka pasur një intensifikim të urrejtjes kundër myslimanëve”, tha kreu i Shoqatës Islamike të Suedisë, Omar Mustafa. Në janar persona të panjohur vizatuan kryqe të thyera të zeza, simbole naziste, në derën e përparme të një xhamie në Stokholm dhe, në dhjetor të vitit të kaluar, neo-nazistët një protestë paqësore anti-ra-ciste në periferi të Stokholmit sulmuan, duke shkaktuar plagë te tre protestuesve paqësorë, të cilët u dërguan në spital për mjekim.

## Ambasadori kuban: Xhamia do të ndërtohet

Duke iu përgjigjur komenteve të Presidentit Erdogan lidhur me një xhami që do të ndërtohet në Kubë, Ambasadori i Kubës, Albertao Gonzales Casals, deklaroi se ata mendojnë që ndërtimi i një xhamie për myslimanët që jetojnë në këtë vend, është një e drejtë që ata ta kenë atë. Gjatë transmetimit të drejtpërdrejtë në kanalin NTV, Gonzales Casals iu përgjigj pyetjeve të Can Ertuna-së duke thënë se popullsia e Kubës prej 11 milionë banorësh ka 5.000 myslimanë. Duke deklaruar se ai nuk ka dashur të hyjë në një debat historik, ambasadori tha se kjo çështje ishte ngritur më pare: “Dy vjet më parë, myslimanët në Kubë kishin paraqitur një kërkesë për një xhami. Ne jemi një vend laik. Ne i konsiderojmë kërkesat e feve të ndryshme. Myslimanët kanë të drejtë për një xhami. Qeveria turke do të ndihmojë, Ministria për Çështjeve Fetare, gjithashtu, do të ndihmojë për ndërtimin e xhamisë. Çfarë është e rëndësishme është kërkesa e njerëzve që jetojnë në Havanë dhe ne e kemi konsideruar këtë për mjaft kohë. Kjo xhami do të ndërtohet”. Kryetari Erdogan tha në fjalimin e tij në Samitin e Parë të Udhëheqësve Fetarë Myslimanë të Amerikës Latine se Amerika ishte zbuluar para vitit 1492. Ai ka thënë se 314 vjet para Kolombos, detarët myslimanë kishin lundruar dhe kishin arritur në kontinentin amerikan në vitin 1178. “Në kujtimet e Kristofor Kolombos , aty është përmendur një xhami në majë të një kodre. Ne flasim për këtë me vëllezërit e mi kubanë. Dhe një xhami do të përshtatet në majë të kodrës “shumë bukur” – theksoi ai.

*Mr.Rexhep Suma*






| AUTOR: AGIM GASHI | SHPËRNDAJ ANDEJ E KËNDEJ | QË KA TË BËJË ME NJË INSTITUCION TË LARTË SHKENCOR | LLOJ JELEKU TRADICIONAL SHQIPTAR | I PAPARA-SHIKUAR | DËM | VEND NË ZVICËR | SHTETI ME MË SË SHUMTI BANORË | QYTET NË ALGJERI | | PËREMËR VETOR | XHAULI | SHPËR-NDARJET | TËRËSIA E TEMAVE | KLUBET SPORTIVE | FORCA, FUQIA |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| HEROI KOMBËTAR NË FOTO | | | | | | | | | KAPTINAT E KUR'ANIT<br>ENERGJIA | | | | | | |
| GRUMBU-LLIMET | | | | | | | | | | | QYTETI I QABESË<br>LUMË NË POLONI | | | | |
| LLOJ TENEQEJE E TRASHË | | | | | | | | | I PAGJAK<br>AI (FR.) | | | | | | |
| QYTET NË TURQI | | | | | | | | | | PERIUDHA KOHORE<br>AUSTRIA | | | | | |
| NJË NGA DJEMTË E ISMAILIT | | | | | | | E QESHURA TALLËSE | | | | | | | | |
| EMRI MË I SHPESHTË I MESHKUJVE NË KOSOVË NË 2014 | | | | |  | | | | | | LEGJENDA | | | | |
| EMËR I HUAJ FEMRE (PASHQ.) | | | | | | | | | | | EKSAKELVIN | | | NJËSI E MATJES SË NXEHTËSISË | BANORET E NJË KRAHINE SHQIPTARE |
| | KASTRIOT ISLAMI<br>BURIMI I QABESË | | | VEGËL MUZIKORE | | | | | | | THEMBRA | | | | |
| FUTBOLLISTI BRAZILIAN, ROBERTO | | | TONI<br>VONESË | | | | | | | | | EMËR PËR MË TË VJETRIN, BAC | KYÇ<br>FAZA | | |
| ZANORJA E DYTË | | V.U.<br>I PËRSHTA-TUR | | | | | | | | | KOKË-ÇARJE | | | | |
| SHKURT-PAMËS | | | | | | | | | | | NJËSIA MË E VOGËL E MASËS FIZIKE | | | | |
| REGJISORJA, RADOGOSHI | | | | | | | | | | | KAFSHË ME SHENJË NË TRUP | | | | |
| EMNAK I EDINËS | | | | | | | | | | | | PUBLIK INTERN. LAW<br>HEROI IDRIZ | | | |
| NËNË, MAMA | | | | | AJO PËR TË CILËN FLITET | SHKURTESA OLIMPIKE E ITALISË | FRIKËSOHEM | LLOJ PUSHKE, 47 | NË DITËN E ARDHME | INDUKSIONI | SELAMUN ALEJKUM<br>GJYKATËS NË PER. OSMANE | | | AMPERI<br>KOCKË | |
| INTERNET PROTOCOL | | | ATDHE (POET.) | SHUMË E MADHE<br>LLOJ LËNDE DJEGËSE | | | | | | | | | KAMPION<br>1 ROMAK | | |
| | "SHPUZORE"<br>ALFA DELTA PI | | | | | | | | | PANKARTË<br>BURIMI, GURRA | | | | | |
| MAKINË QË PUNON VETË | | | | | | | | KAFE PA SHEQER, SHQETO<br>RHODE ISLAND | | | | | LLOJ REVOLJE<br>AMERICI | | |
| SHENJE QË MBETET NË LËKURË | | | | | | EMËR FEMRE<br>SUEDIA | | | | | | | | GRUP GJAKU | METRI |
| SHKURTOJ, HEQ, KRASIT | | | | | NDJENJA E LAKMISË | | | | | | AI QË I PRIN XHEMATIT NË NAMAZ | | | | |

# Vakëfe të ndërtuara gjatë vitit 2014

Bashkësia Islame e Kosovës, në strategjinë e saj zhvillimore dhe jo vetëm, është e fokusuar të krijojë vakëfe të cilat do të jenë në funksion të ngritjes së infrastrukturës së BI-së dhe zhvillimit të jetës fetare në vend. Në këtë kuadër, vetëm gjatë vitit që shkoi (2014), në bashkëpunim me Fondacionin "Al-Maktoum Foundation" nga Dubai i Emirateve të Bashkuara Arabe, BIK-u ka realizuar ndërtimin e këtyre vakëfeve:

Vakëfi në Pejë, i ndërtuar në rrugën "Ramiz Sadiku", e që ka një sipërfaqe prej 151. 43 m², (Përdhesa 51. 64 m², Kati 1 57. 94 m², dhe Nënkulmi 41. 85 m²,). Ky vakëf ka një pjesë që do të përdoret për nevoja kulturore e fetare (Kati i parë dhe nënkulmi), dhe një pjesë për nevoja afariste (Përdhesa). Ndërtimi i vakëfit është financuar nga "Al-Maktoum Foundation" nga Dubai i Emirateve të Bashkuara Arabe.Vakëfi në Pejë, i ndërtuar në rrugën "Sali Gjuka". Ky vakëf ka një sipërfaqe prej 344. 52 m², (Përdhesa 101. 64 m², Kati I 124. 44 m², si dhe kati II 121. 44 m²,). Vakëfi do të përdoret për nevoja afariste (Përdhesa), dhe për zhvillimin e aktiviteteve kulturore e fetare (Kati I dhe kati II). Ndërtimi i vakëfit është financuar nga "Al-Maktoum Foundation", nga Dubai i Emirateve të Bashkuara Arabe.







## Mulliri i erës

Mulliri i erës ishte shpikur më 634 për një halif persian dhe ishte përdorur për të bluar misër dhe për të sjellë ujin lart për ujitje. Në shkretëtirat e madhe të Arabisë, kur përrenjtë sezonal shteronin, burimi i vetëm i forcës së punës ishte era e cila frynte në mënyrë të vazhdueshme në një drejtim për muaj të tërë. Mullinjtë kishin gjashtë apo 12 vela të mbuluara me pëlhurë apo gjethe palmash. Kjo ishte 500 vjet para se mulliri i parë me erë të ishte parë në Evropë.



## Harku i katedraleve

Harku me maje, karakteristikë e katedraleve gotike të Evropës ishte një shpikje e huazuar nga arkitektura islame. Ishte shumë më e fortë sesa harku i rrumbullakët i përdorur nga romakët dhe normanët, duke lejuar kështu ndërtimin e ndërtesave më të mëdha, më të larta, më komplekse dhe më grandioze. Kështjellat evropiane janë bërë sipas kopjimeve nga bota islame: dritaret e ngushta e të larta, bedenat, portat e larta dhe shtesat mbrojtëse të mureve. Mysliman ishte edhe arkitekti i kështjellës së Henrit të V-të.

